


**D I T U R I A   I S L A M E**
Revistë mujore, fetare, kulturore e shkencore

**Boton**
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
Prishtinë

**Kryeredaktor:**
**Mr. Rexhep Suma**

**Redaksia**
Bahri Simnica, Driton Arifi,
Mr. Fahrush Rexhepi,
Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi,
Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora,
Dr. Sylejman Osmani

**Gazetar në redaksi**
Ramadan Shkodra

**Lektor**
Isa Bajçinca

**Korrektor**
Skender Rashiti

**Kopertina & Red. teknik**
Ymridin Trinaku

**Operator kompjuterik**
Nuhi Simnica

**Adresa**
*"Dituria Islame",*
*Rr. "Bajram Kelmendi", nr. 84.*
*10000 Prishtinë*
*Tel & Fax. 038/224-024*

***www.dituriaislame.net***
*E-mail:* ***dituriaislame@hotmail.com***
***dituriaislame@yahoo.com***

**Parapagimi:**
*Evropë 25 €   Amerikë 40 USA $*

**Shtypi:**
***"Koha"*** *- Prishtinë*

*Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

بسم الله الرحمن الرحيم

**E d i t o r i a l i**

## *Shqipëria anëtare e përhershme e Nato-s*

*"Mirë se erdhët në NATO!. Ne jemi të kënaqur për pjesëmarrjen tuaj në aleancën 60-vjeçare". Me këtë urim u është drejtuar Presidenti amerikan, Barak Obama, Shqipërisë dhe Kroacisë, dy vendeve që tanimë janë anëtare me të drejta të plota në samitin e Aleancës së Atlantikut Verior.Anëtarësimi i plotë i Shqipërisë në Nato, opinioni i gjerë shqiptar e ka pritur me pranim të përgjithshëm.Ky eveniment i rëndësishëm i shtetit shqiptar, pranimi në paktin NATO, shënon etapën e re të zhvillimeve pozitive në Shqipëri dhe përbën një arritje historike, dhe këtë anëtarësim disa popuj të rajonit e kanë shikuar me xhelozi të llojit të veçantë, pikërisht kur Aleanca Transatlantike më e fuqishme e globit po mbushte 60 vjet.*

*Anëtarësimi në Nato ka simbolikën e vet pasi kjo domethënë që automatikisht të jesh edhe një vend i rëndësishëm. Hyrja në familjen e madhe të këtij pakti Shqipërisë i ka sjellë një stabilitet politik, ekonomik dhe social.Të gjitha faktet flasin se NATO-ja mbetet tërheqëse në vazhdimësi. Presidenti i ShBA-së, Barak Obama, ka çmuar lart arritjet që Shqipëria ka realizuar në fusha të ndryshme. Shqipëria përbën një model të suksesshëm të përfaqësimit të vlerave në arenën ndërkombëtare.Për këtë Shqipëtarët duhet të ndjehen krenar se harmonia fetare ,paqja dhe harmonia që karakterizojnë kombin tonë dhe kjo është një nga vlerat më të mëdha që Shqipërinë e afron me NATO-n dhe Bashkimin Evropian.*

*Ngritja e Flamurit shqiptar në selinë e NATO-s, krahas flamujve më krenarë të vendeve më të fuqishme dhe të lira të Aleancës, ka sjellë edhe emocione.*

*Për këtë flamur dhe për kombin që ai përfaqëson, kjo është dita e lavdisë së madhe pas ngritjes së tij Ditën e Pavarësisë së Shqipërisë. Shqipëria mbetet një aleat i rëndësishëm dhe do të kontribuojë në ngritjen e urave në ndarjet në mes kulturës perendimore dhe lindore. Kjo që ka ndodhur në 60-vjetorin e NATO-s do të thotë që autoritetet në Serbi, cilatdo që të jenë, nuk do të mund të intervenojnë ushtarakisht në Kosovë. Anëtarësimi i Shqipërisë në NATO do të ndikojë shumë pozitivisht në besueshmërinë e investuesve të huaj. Gjithashtu, vendi ka forcuar bashkëpunimin me Unionin Evropian për një anëtarësim të shpejtë atje. Analistë të huaj dhe vendës vlerësojnë se Qeveria ka qenë e suksesshme në luftën kundër korrupcionit dhe krimit, përfshirë edhe trafikimin e femrave në tregun evropian të prostitucionit. Sidoqoftë, në mijëvjeçarin e ri po hapen perspektiva të reja për shqiptarët, kundër të cilëve si popull autokton në këto troje, historia ishte padrejtësisht për një kohë të gjatë.*

## Në këtë numër pos të tjerash

# Kosova 10 vjet pas katandisjes

Mr. Qemajl Morina

**Rrugëtimi ynë dhjetëvjeçar, mars 1999 - mars 2009, për një popull nuk është një periudhë e gjatë kohore, por ajo për ne ishte një periudhë e begatshme me shumë ndodhi dhe sprova të reja për ne si popull, që po ndërtonim të ardhmen tonë dhe të shtetit sovran e të i pavarur, edhe pse nën mbikëqyrjen ndërkombëtare**

Në muajin mars të këtij viti u mbushën plot 10 vjet nga katandisja jonë e madhe, që kishim përjetuar si rezultat i agresionit serb ndaj popullatës shqiptare të pambrojtur të Kosovës. Agresioni serb ndaj shqiptarëve të Kosovës, ishte episodi i fundit i shkatërrimit të së ashtuquajturës Federatë Jugosllave. Serbët, që nga themelimi i Federatës Jugosllave nuk ishin të kënaqur për pozitën e tyre, si popull shumicë në atë shtet. Vdekja e Titos u kishte dhënë rast që ata të shfaqnin hapur apetitet e tyre për të imponuar hegjemoninë e tyre në tërë territorin e saj. Për të arritur një qëllim të tillë, ata shpallën agresion ndaj ish-republikave të tjera, duke filluar prej Sllovenisë deri tek Kroacia e Bosnjë-Hercegovina, për të përfunduar me Kosovën. Brutaliteti që ushtria dhe policia serbe kishin treguar ndaj bashkështetasve të tyre në luftërat e mëhershme, Bashkësisë Ndërkombëtare i kishte dhënë të kuptonte se në Kosovë ky brutalitet do të ishte i përmasave edhe më të mëdha, prandaj, për fat të mirë tonin, ajo këtë e kishte marrë me seriozitetin më të madh, për se ndërmori të gjitha masat e mundshme që një tragjedi e tillë njerëzore të mos përsëritej, sepse bëhej fjalë edhe për ruajtjen e kredibilitetit të saj.

Meqenëse diplomacia ndërkombëtare, pas shumë bisedash, kishte dështuar për ta bindur regjimin serb të atëhershëm të Beogradit, se shqiptarët e Kosovës meritojnë të jenë zot në vendin e tyre dhe Kosova dikur si element konstitutiv i ish-Federatës Jugosllave, ka të drejtë të zgjedhë rrugën e saj, sipas vullnetit të lirë të banorëve të saj, përndryshe alternativa tjetër do të ishte ballafaqimi me paktin e NATO-s.

Regjimi i Beogradit, duke u mbështetur në arrogancën e tij të njohur, nuk besonte në vendosmërinë e Bashkësisë Ndërkombëtare, me shpresën për mospajtime ndërmjet shteteve të ndryshme. Për këto arsye nisi fushatën ushtarakopolicore në Kosovë, me qëllim të frikësimit të shqiptarëve. Ndër të tjera, në një bisedë që komandanti i Paktit NATO, amerikani Vesli Klark, që kishte pasur me Milosheviçin në Beograd, pyetjes që ai i kishte shtruar presidentit serb, - se si do ta zgjidhnin konfliktin me UÇK-në në Drenicë, Milosheviçi e kishte bërë me dije se do t'i vrisnin ashtu siç kishin vepruar edhe më parë gjatë tërë historisë. Kjo sjellje e presidentit serb, e kishte tmerruar gjeneralin amerikan, sikur e përshkruan në ditarin e tij, dhe kishte qenë një argument i qartë se me kë kishin të bënin.

Kështu në pranverën e vitit 1999 filluan sulmet barbare të ushtrisë dhe policisë serbe në Likoshan e Qirez, Prekaz, Reçak e në shumë vende të tjera të Kosovës. Përballë këtij gjenocidi, Bashkësia Ndërkombëtare u gjet para një sprove të madhe, prandaj ishte koha e fundit që duhej të reagohej me vendosmëri. Ky moment erdhi më 24 mars 1999, kur filluan bombardimet e caqeve ushtarake serbe në Kosovë dhe në Serbi, nga ana e forcave të NATO-s, paktit më të fuqishëm ushtarak. Popullata shqiptare jo vetëm në Kosovë, por kudo gjendej, iu gëzua këtij aksioni të forcave të NATO-s dhe atë e shikonte si shpëtimin e vetëm për t'i dhënë fund okupimit dhe terrorit serb. Por, ky gëzim i shqiptarëve u kthye shumë shpejt në një hakmarrje të paparë nga forcat policore dhe ushtarake serbe kundër popullatës shqiptare, tamam ashtu siç kishte paralajmëruar kryetari i Partisë Radikale Serbe, nënkryetar në qeverinë serbe të atëhershme, i cili ishte kërcënuar se në momentin kur forcat e NATO-s të fillonin sulmin ndaj Serbisë, në Kosovë nuk do të mbetej asnjë shqiptar i vetëm. Ky ishte një plan i përgatitur paraprakisht nga ushtria serbe me emrin "Patkoi", sipas të cilit ishte paraparë dëbimi i pjesës më të madhe të shqiptarëve nga Kosova.

Ndërkohë gjatë bombardimeve të NATO-s ushtria dhe policia serbe kishin



ndërmarrë aksione gjenocidale ndaj shqiptarëve, duke vrarë e masakruar dhe dëbuar me dhunë popullatën civile të pambrojtur shqiptare nga shtëpitë e tyre. Për këtë flasin statistikat e shumta të të vrarëve, numri i të cilëve arrin mbi 15.000, i të dëbuarve mbi një milion banorë, 200.000 shtëpi të djegura, 220 xhami të djegura, të granatuara, e shumë e shumë dëme të tjera.

### Rrugëtimi i gjatë drejt pavarësisë

Deshi Zoti që forcat e NATO-s vazhduan sulmet e tyre për 78 ditë pandërprerë, derisa më në fund soldateska serbe u dorëzua dhe, në bazë të marrëveshjes së Kumanovës, u detyrua ta lëshonte Kosovën një herë e përgjithmonë, pas shumë shkatërrimeve që kishte lënë pas. Shqiptarët, të cilët gjatë kësaj periudhe, nga dhuna dhe terrori serb, ishin shpërndarë në të katër anët e botës, posa u informuan për çlirimin e Kosovës nga forcat serbe, me nxitim të madh ua mësynë shtëpive të tyre, me gjithë vërejtjet e përfaqësuesve ndërkombëtarë për rreziqet me të cilat mund të ballafaqoheshin. Por, si duket, dëshira për t'u kthyer sa më parë në vatrat e të parëve ishte më e madhe se çfarëdo rreziku. Kështu qershori i vitit 1999 paraqet një kthesë të madhe në historinë më të re të popullit shqiptar. Kosova po çlirohej nga okupimi serb, i cili kishte zgjatur që nga viti 1912. Po, me çlirimin e Kosovës, po hapej një faqe e re edhe në historinë e shqiptarëve të tjerë që jetonin në trojet e tyre etnike, në Maqedoni, në Malin e Zi dhe në Luginën e Preshevës. Kjo, për fat të mirë, edhe ndodhi, dhe rezultatet dihen.

Rrugëtimi ynë dhjetëvjeçar, mars 1999 - mars 2009, për një popull nuk është një periudhë e gjatë kohore, por ajo për ne ishte një periudhë e begatshme me shumë ndodhi dhe sprova të reja për ne si popull, që po ndërtonim të ardhmen tonë dhe të shtetit sovran e të pavarur, edhe pse nën mbikëqyrjen ndërkombëtare. Një rrugëtim të këtillë, para nesh, kishin bërë edhe shtete në vende të ndryshme të botës. Ne si popull e dinim qëllimin tonë, prandaj prania ndërkombëtare shihej si një ndihmesë, nga përvoja e të cilëve ne duhej të mësonim dhe të përfitonim. Kështu edhe ndodhi. Erdhi dita dhe momenti kur ne duhej që edhe formalisht ta shpallnim Pavarësinë tonë, pavarësinë e shtetit më të ri në Evropë dhe në botë. Ndoshta edhe për një kohë më të gjatë do ta bartim këtë epitet. Ky qe 17 Shkurti i vitit 2008, që në analet e historisë sonë më të re do të shkruhet me shkronja të arta. Sepse atë ditë u realizua ëndrra e çdo shqiptari, ëndrra e sa e sa brezave që u sakrifikuan për atë ideal të lartë, u realizua Pavarësia e Kosovës.

### Formimi i strukturave të shtetit

Nga shpallja e Pavarësisë së Kosovës ka kaluar pak më shumë se një vit. Me gjithë lëshimet eventuale, mund të thuhet se Kosova ka bërë hapa të mirë në të gjitha aspektet e shtet formimit, natyrisht, duke marrë parasysh vështirësitë me të cilat jemi ballafaquar si popull dhe si shteti më i ri në botë. Gjatë kësaj periudhe të shkurtër janë formuar ministri të reja, të cilat në të kaluarën nuk i kishim, si Ministria e Punëve të Brendshme, Ministria e Punëve të Jashtme, Forca e Sigurisë e Kosovës, e cila në të ardhmen do të jetë ushtria e Kosovës, si dhe Agjencia e Inteligjencës e Kosovës. Me formimin e këtyre ministrive, Kosova po bënë strukturimin e saj si shtet me të gjitha atributet e një shteti sovran dhe të pavarur.

Beogradi ka reaguar ndaj çdo hapi të ndërtimit të strukturave shtetërore të Kosovës, por formimi i FSK-së ka qenë më i dhembshmi nga të gjithë të tjerët, për se edhe ka dërguar notë proteste në Këshillin e Sigurimit. Mesazhi është më se i qartë: Kosova do të jetë shtet me të gjitha atributet e një shteti modern dhe bashkëkohor. Sovraniteti i tij territorial do të mbrohet nga vetë kosovarët në një të ardhme shumë të afërt. Kosova do të prodhojë paqe dhe stabilitet jo vetëm në Ballkan, por edhe më gjerë.

Edhe në aspektin ndërkombëtar janë hedhur hapat e parë. Numri i shteteve që e kanë njohur pavarësinë e Kosovës është në rritje e sipër. Deri më tash ky numër ka arritur në 58 shtete, me tendencë të rritjes së këtij numri. Ky është një sukses për Kosovën, kur dihen përpjekjet dhe angazhimi i madh që po bëjnë Federata Ruse dhe diplomacia serbe për pengimin e procesit të njohjeve. Janë hapur 10 ambasadat e para të shtetit të Kosovës në metropolet më të mëdha botërore dhe janë dërguar ambasadorët e parë të Kosovës.

Ajo që është me rëndësi, në Kosovë ka një qetësi dhe stabilitet të plotë. Merita më e madhe për këtë i takon popullit të Kosovës si dhe institucioneve të saj. Në ndërtimin e shtetit të Kosovës kërkohet që kontributin e vet ta japë secili qytetar i saj, në aspektin që ai mund ta bëjë këtë. Miqtë tanë, anë e kënd botës, na ndihmuan në formimin e shtetit, por është detyrim yni që ne ta ndërtojmë dhe ta zhvillojmë këtë. Ky është detyrim yni fetar dhe kombëtar. Ky është një amanet që kemi për brezat që do të vijnë pas nesh.



# Kurani, sfidues dhe ngadhënjyes

**Mr. Adnan Simnica**

***“Apo, pse ata thonë: Ai** (Muhamedi) **e trilloi atë** (Kuranin)**”. Thuaj: “Formoni pra, dhjetë kaptina si ai** (Kurani) **ashtu të trilluara** (siç thoni ju) **dhe thirrni, përveç Allahut, po qe se jeni të drejtë** (për ç’thoni), **kë të mundeni për ndihmë!. E nëse nuk ju përgjigjen juve, atëherë pra ta keni të qartë se ai** (Kurani), **është i zbritur me dijen e Allahut dhe se nuk ka zot përveç Tij. A jeni pra ju myslimanë?”** (Hud, 13-14)*

### Lidhmëria me ajetet paraprake

Në ajetet paraprake Allahu xh.sh. ka paraqitur dobësitë e njerëzve pabesimtarë, të cilët me tallje kërkojnë ndëshkimin hyjnor, dhe në të njëjtën kohë e mohojnë atë. Më pas ka sqaruar në mënyrë të qartë dobësitë e njeriut, të cilat manifestohen me dëshpërim dhe përbuzje me rastin e marrjes së begative nga dora e tij nga ana e Krijuesit Fuqiplotë, dhe me shfrenim e mendjemadhësi në raste largimi të të këqijave dhe dhurimi të begative për të. Nga kjo maksimë Allahu xh.sh. ka përjashtuar vetëm besimtarët e sinqertë, të cilët, si në raste sprovimesh, ashtu edhe në raste begatish, bëjnë durim të madh dhe janë vepërmirë. Të tillëve, për shkak të durimit dhe devotshmërisë, Zoti i Madhërishëm u ka premtuar falje mëkatesh dhe shpërblim të madh. Njerëzit pabesimtarë, për shkak të dobësisë së tyre mohonin gjithçka nga ligji hyjnor, prandaj tentonin ta shpallnin të dështuar Shpalljen hyjnore duke krijuar huti me fjalët: “Pse të mos i këtë zbritur atij (Muhamedit) ndonjë pasuri, ose pse të mos i ketë ardhur bashkë me të ndonjë engjëll?”[1]. Ndërsa, në anën tjetër, Allahu xh.sh. inkurajon Muhamedin a.s. duke i sqaruar se ai është vetëm paralajmërues dhe kumtues i Shpalljes. Ndërsa në dy ajetet vijuese Allahu xh.sh. vazhdon të paraqesë dobësitë e njerëzve pabesimtarë, të cilët Kuranin e quajnë të trilluar, kurse Allahu i sfidon dhe i mposht ata në mënyrë absolute, duke inkurajuar kështu Muhamedin a.s., po edhe myslimanët në përgjithësi, se ky Kuran është nga Krijuesi i gjithësisë dhe është mrekulli hyjnore që nuk mund të sfidohet nga askush deri në Kiamet.




**Koment:**

Fillimisht sqarohet qartë ana kontradiktore e pabesimtarëve me ligjin hyjnor të Allahut të Madhërishëm, meqë thonë: “Muhamedi e ka trilluar Kuranin”. A thonë ata se ai (Muhamedi) e ka trilluar dhe formuluar Kuranin? Ata nuk thonë përveçse një gënjeshtër dhe shpifje. Thuaju atyre Muhamed: Nëse qëndron ashtu siç thoni ju, dhe meqë jeni të zotët e gjuhës dhe retorikës, atëherë sillni vetëm dhjetë kaptina sikur të Kuranit, të ngjashme me të, si në gjuhë, saktësi, stil të lartë dhe të përkryer, në të gjitha aspektet që përfshin Kurani si: shoqërisë, politikës, ligjit, dispozitave, ngjarjeve dhe ndodhive. Sillni këto ashtu të trilluara, sikur pretendoni, dhe thirrni kë të doni në ndihmë përveç Allahut xh.sh., dhe nuk do të mund të arrini kurrë një gjë të tillë, prandaj ju me këtë veprim bëni shpifje ndaj Allahut xh.sh.. Ndërsa unë jam një nga mesi juaj, dhe asnjëherë nuk isha në shkallë të lartë të njohjes së gjuhës dhe retorikës, dhe u rrita në mesin tuaj analfabet e asnjëherë nuk pati prova se unë gënjeva dikë nga ju, e si të shpif për Allahun, Krijuesin e gjithësisë? Nëse pretendoni se unë kam ndihmës në këtë çështje përveç Allahut, atëherë thirrni kë të mundeni përveç Allahut, nga idhujt tuaj që adhuroni, ndërmjetësuesit, poetët dhe ligjëruesit tuaj, apo ithtarët e librit dhe prijësit e tyre, që t’ju ndihmojnë për të sjellë diçka të ngjashme sikur ato të Kuranit!? Allahu xh.sh. fjalët e tyre i quan kështu - “Sa e madhe është ajo fjalë që del nga gojët e tyre, e ata nuk thonë tjetër vetëm gënjeshtër”.[2]

Kurani famëlartë këtë çështje sfiduese dhe triumfuese ndaj pabesimtarëve të të gjitha kohëve deri në Kiamet, e ka theksuar edhe në disa kaptina të tjera, duke i sfiduar nganjëherë që të sjellin diçka si Kurani, apo një kaptinë si të Kuranit, apo dhjetë kaptina, sikurse është theksuar në këtë ajet. Ndërsa komentatori i njohur i Kuranit, Muhamed Rashid Ridaja, sfidimin e tyre me dhjetë kaptina e arsyeton se ka ardhur në këtë ajet në kaptinën e dhjetë në renditjen kuranore.[3] Ai thotë se qëllimi sfidues këtu ka të bëjë me tregimet kuranore, ngase, sipas radhitjes së zbritjes, kaptinat që përmbajnë tregime të gjata deri me zbritjen e kaptinës Hud, ishin dhjetë, dhe Allahu xh.sh. i sfidoi me dhjetë. Ndërsa sfidimi i tyre me vetëm një kaptinë, i bën të dështuar edhe më shumë sesa sfidimi me dhjetë, dhe kjo në bazë të tregimeve dhe metodave të ndryshme që janë theksuar.[4]

Në momentin kur ata akuzuan Muhamedin a.s. kinse ai e kishte hartuar Kuranin, menjëherë erdhi përgjigjja hyjnore e Krijuesit ndaj tyre, në mënyrë shumë të qartë, duke u thënë: Meqë jeni të zotët e gjuhës arabe me mendjemprehtësi dhe shkathtësi, si dhe në retorikë, e Kurani ju ka ardhur në po të njëjtën gjuhë tuajën, dhe derisa po thoni: Muhamedi e ka hartuar atë, e Kurani nuk është nga Allahu, atëherë përse nuk sillni diçka si Kurani? Dhe derisa trillimi i tij, sipas jush, është shumë i lehtë, atëherë përse

nuk sillni vetëm dhjetë sure sikur të Kuranit? E kur keni jetuar me Muhamedin a.s. që nga fëmijëria e tij, e keni ditur se ai s'kishte mësuar askund dhe s'kishte ditur asgjë lidhur me poezinë, prozën, ligjërimin, dhe as që kishte farë lidhjesh me aspektin gjuhësor, dhe kurrë nuk kishte ditur poezi apo diçka të tillë dhe kurrë nuk kishte marrë pjesë në garat e poezisë që mbaheshin në kohën e injorancës. Ju, derisa jeni njohës të gjuhës dhe merrni pjesë nëpër garat e poezisë, e dini se, nëse një poet paraqet poezinë e tij, atëherë menjëherë në garë me të hyn një poet tjetër, e më pastaj komisioni vlerëson poezinë më të mirë e më të suksesshme. Nëse Muhamedi a.s. do të ketë trilluar Kuranin, siç pretendoni, atëherë ku jeni ju? A nuk e njihni që nga fëmijëria e tij? Për këtë arsye Allahu urdhëron Muhamedin a.s. që t'u thotë atyre: "Thuaj: "Sikur të kishte dashur Allahu, unë nuk do t'jua kisha lexuar juve atë, as nuk ju kisha njohur me të. Unë para tij kam jetuar një kohë në mesin tuaj (as nuk kam ditur as nuk kam lexuar), a nuk mendoni?"[5]

Muhamedi a.s. asnjëherë s'mori pjesë në garat e poezisë që zhvilloheshin në kohën e injorancës, sepse s'dinte as shkrim dhe as lexim, e jo më të dinte poezi apo diçka të tillë. Pra, ata që merrnin pjesë nëpër ato gara, a nuk qenë më të aftë sesa Muhamedi për të trilluar e hartuar diçka? A nuk ka qenë Imrul Kajsi poet brilant? Kështu edhe Amr bin Kulthumi, dhe Harith bin Hileze Eljeshkuriu, e shumë të tjerë. D.m.th. ju e dini se kush harton poezi dhe kush u kundërvihet atyre. Atëherë ju që po akuzoni, sillni kaptina si të Kuranit, e nëse nuk mundeni, atëherë kjo nënkupton se Kurani nuk është i trilluar[6]. Dhe pikërisht për këtë arsye Allahu xh.sh. tha: "Apo, pse ata thonë: Ai (Muhamedi) e trilloi atë (Kuranin). Thuaj: "Formoni pra, dhjetë kaptina si ai (Kurani) ashtu të trilluara (siç thoni ju)".

Allahu i Madhërishëm i ka sfiduar pabesimtarët në mënyrë sistematike, duke u thënë fillimisht të sillnin diçka sikur Kurani, dhe ata nuk ia arritën. "Thuaj: "Edhe sikur të bashkoheshin njerëzit dhe xhinët për të sjellë një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të bënin si ky, sado që do ta ndihmonin njëri-tjetrin"[7]. Më pastaj Allahu xh.sh. sfidoi pabesimtarët që të sillnin dhjetë kaptina si të Kuranit, dhe ata nuk ia arritën kurrsesi, e më pastaj i sfidoi që të sillnin vetëm një kaptinë, dhe përsëri nuk ia arritën: "E në qoftë se jeni në dyshim në atë që Ne ia shpallëm gradualisht robit Tonë, atëherë sillni një kaptinë të ngjashme si ai (Kurani)"[8]. Dhe ajeti tjetër, ku sqarohet kjo çështje: "Megjithëkëtë, ata (idhujtarët) thonë se atë e trilloi ai (Muhamedi). Ti thuaj: "Sillni pra ju një kaptinë të ngjashme me këtë, madje thirrni kë të doni në ndihmë, përveç Allahut, po qe se jeni të drejtë në atë që thoni".[9]

Por Krijuesi i sfidoi ata që të sillnin qoftë dhe vetëm një fjalë sikur të Kuranit, dhe ata përsëri nuk mundën. Për t'i mposhtur në tërësi pabesimtarët e të gjitha kohëve, Allahu kërkoi prej tyre që të ftonin kë të donin përveç Allahut, për t'u ndihmuar që të sillnin diç si Kurani: "...dhe thirrni, përveç Allahut, po qe se jeni të drejtë (për ç'thoni), kë të mundeni për ndihmë!". Kështu Allahu xh.sh. u këputi shpresën atyre për t'i bër thirrje Allahut, d.m.th. që të mos thoshin: do ta thërrasim Allahun!

Sidoqoftë, sfidimi kishte parasysh gjendjen dhe rrethanat e momentit të zbritjes, ngase Kurani u ballafaqua drejtpërdrejt me ndodhitë dhe ngjarjet që kanë ndodhur. Prandaj sfidimi shprehet: herë me - sillni diçka si Kurani; herë një kaptinë, e herë dhjetë kaptina, dhe pa kufizim kohor, ngase qëllimi i kësaj në parim ishte sfidimi i çdo gjëje me këtë Kuran, qoftë me të në tërësi, qoftë me një pjesë tij apo një kaptinë. Qëllimi i sfidimit ishte që të përpiqeshin (kot) të sillnin diçka të njëjtë me llojin e Kuranit dhe jo me sasinë e tij, dhe pamundësia e tyre për të sjellë diçka si ai, është për nga lloji e stili i lartë, e jo nga sasia, dhe kështu barazohen: i tëri, një pjesë (dhjetë kaptina) dhe një kaptinë, dhe s'ka nevojë për radhitje të tyre.[10]

Ndërsa ajeti vijues në këtë kuadër: "E nëse nuk ju përgjigjen juve, atëherë, pra, ta keni të qartë se ai (Kurani) është i zbritur me dijën e Allahut dhe se nuk ka zot përveç Tij. A jeni pra ju myslimanë?", u drejtohet atyre që pretendonin se Muhamedi e kishte trilluar Kuranin, ose Allahu xh.sh me këto fjalë i është drejtuar Muhamedit a.s., ngase sikur ajeti ka këtë kuptim: Nëse ata nuk kanë mundësi të përballen me këtë sfidim, atëherë le ta dinë me plot bindje se ky Kuran është i zbritur nga Allahu, dhe kjo me dëshmi nga pabesimtarët[11].

Të tillët ishin të frikësuar nga sfidimi, ngase ata e dinin se Kurani është i vërtetë, dhe nëse tentonin të sillnin diçka si ai, nuk do të mund të arrinin kurrë, për këtë arsye le ta keni të qartë me plot bindje, o ju që nuk besoni Kuranin, sepse ai "është i zbritur me dijen e Allahut". Prandaj këto fjalë mund t'i jenë drejtuar Muhamedit a.s. dhe myslimanëve, por edhe pabesimtarëve. Në rastin e parë, ngase për këtë arsye ka shprehur përemrin në shumës nga njëjësi në pjesën e ajetit: "E nëse nuk ju përgjigjen juve, atëherë pra ta keni të qartë se ai (Kurani), është i zbritur me dijen e Allahut", d.m.th. shtoni bindjen tuaj, o ju besimtarë, se ky Kuran është i zbritur nga Allahu xh.sh.. Ardhja e këtij përemri në shumës tregon madhështinë dhe piedestalin e lartë.[12] Ndërsa në rastin e dytë, drejtuar për pabesimtarët, nga të cilët Allahu xh.sh. kërkoi që të thërrisnin kë të donin dhe kë të mundnin që t'u ndihmonte në përballje me Kuranin, atyre u bëhet me dije: "ta keni të qartë se ai (Kurani), është i zbritur me dijen e Allahut", d.m.th. Kurani është i zbritur vetëm me dijen e Allahut xh.sh. e të askujt tjetër, dhe kjo tregon veçimin absolut të dijes së Allahut rreth Kuranit. Kështu e kuptojmë se askush, përveç Allahut xh.sh., nuk mund të dijë veçoritë dhe karakteristikat e përdorura rreth mrekullisë dhe sfidimit me Kuran.[13]

Dija e Allahut është absolute dhe përfshin çdo dije në gjithësi; dija e Tij nuk është sikur dija jonë, e cila ndryshon në varësi nga mundësitë që na ka dhënë Allahu për të ditur, ngase ne mund të dimë një gjë, po nuk dimë shumë gjëra dhe çështje të tjera. Për këtë arsye në shumë raste mjekët dhe shkencëtarët korrigjojnë njëri-tjetrin, si p.sh. kur i sëmuri shkon tek mjeku që cakton barnat që nuk i përgjigjen, dhe më pastaj shkon tek një mjek tjetër, i cili e korrigjon mjekun e parë dhe i cakton barna të tjera, dhe përsëri nuk i përgjigjen, po më pastaj mblidhen komisioni i mjekëve dhe vendosin se çfarë duhet t'i caktohet nga barnat dhe çfarë jo. Me këtë rast ai që korrigjon gabimin, është më i ditur, ngase mjeku i parë kishte caktuar barna që e dëmtonin të sëmurin ose nuk i përgjigjeshin, për se ai kishte gjykuar sipas dijes që posedonte. Mirëpo a ka dikush që mund të korrigjojë dijen e Allahut xh.sh.? Kurrsesi jo! Meqë Kurani është zbritur me dijen e Allahut xh.sh., nuk ka dije të njerëzve që të mund të sjellë diçka të ngjashme si Kurani[14].

Në vijim të ajetit thuhet: "...dhe se nuk ka zot përveç Tij", që dëshmon se të mos pretendojë askush më pastaj se ka zot tjetër përveç Allahut të Madhërishëm. Derisa Allahu xh.sh. ka zbritur




këtë Kuran maksimën dhe përfundimin "nuk ka zot pos Tij", atëherë duhet të besojmë këtë gjykim të urtë. Këtë e dëshmon shembulli mbi Ebu Lehebin dhe gruan e tij, se ata do të hyjnë në zjarr, dhe a do të ishte e mundur që ai të shpall Islamin e tij qoftë edhe formalisht me hipokrizi? Sigurisht që jo, ngase Ai që e ka krijuar, ka ditur sjelljet e ardhshme të Ebu Lehebit. Për këtë arsye, pas kaptinës El-Mesed, e cila konfirmon hyrjen e Ebu Lehebit në zjarr, pason Fjala e Allahut xh.sh. në kaptinën El-Ihlas: "Thuaj: Ai, Allahu është Një!"[15]. Kjo d.m.th., derisa Allahu xh.sh. shpalli vendimin se Ebu Lehebi dhe gruaja e tij do të hynin në zjarr, askush nuk mund të ndryshojë vendimin e Tij, meqë nuk ka zot tjetër përveç Tij.[16]

Ajeti përfundon me shprehjen "A jeni, pra, ju myslimanë?", meqë Allahu xh.sh. deshi që kjo shprehje të vinte nëpërmes gojës së Muhamedit a.s. që të merrte edhe përgjigjen. Po mos të ishte i bindur dhe i sigurt se nuk ekziston tjetër përveç Islamit, Pyetësi nuk do ta thoshte këtë, dhe gjithashtu ai që dëgjon, nuk do të kishte përgjigje tjetër përveçqë të hynte në Islam, dhe kështu përgjigjja e dëgjuesit bëhet argument për dëgjuesin tjetër. Sa për ilustrim, të marrim shembullin kur dikush të rrëfen ndonjë ngjarje gjerësisht, e më pas të pyet: A jam i besueshëm për këtë që ta them? Ai e shpreh këtë formë pyetjeje, ngase ai është i sigurt se ti do të thuash: po, ti je i besueshëm. Nëse analizojmë ajetin që pason pas ndalimit të alkoolit: "Shejtani nuk dëshiron tjetër përveçqë nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi në mes jush, t'ju pengojë ta përmendni Zotin dhe t'ju largojë nga namazi. Pra, a po i jepni fund (alkoolit e bixhozit)?"[17], sikur kjo mënyrë pyetëse përmban formën urdhërore: jepini fund - lini alkoolin dhe bixhozin. Pra pjesa e fundit në ajet "A jeni,pra, ju myslimanë?", d.m.th. pranoni Islamin dhe lini akuzimet se Kurani është trilluar nga Muhamedi, ngase Kurani është nga Allahu xh.sh., që nuk ka zot tjetër përveç Tij[18].

Allahu Fuqiplotë është i vetmi që pati mundësi ta zbriste Kuranin, dhe dija e tij është garantuese për këtë zbritje, që përmban argumente gjithëpërfshirëse mbi ligjet e Tij në gjithësi dhe tek njerëzit, të kaluarën, të tashmen dhe të ardhmen e tyre, si dhe çfarë u duhet dhe çfarë është e përshtatshme për ta dhe jetën e tyre. Prandaj, derisa pabesimtarët dhe idhujt e tyre që adhuronin, nuk arritën kurrsesi të sillnin diçka si Kurani, atëherë duhet të ekzistoj patjetër vetëm një Zot, i Cili ka mundësi që vetëm Ai të zbresë Kuran.

Dhe gjithë këtë sfidim Krijuesi e përfundon duke konfirmuar me anë të një pyetjeje, e cila nuk ka tjetër përgjigje tek ata që logjikojnë vëmendshëm, përveç hyrjes në Islam. Pas këtij sfidimi dhe triumfi hyjnor, dhe dobësisë së pabesimtarëve ndaj tij, nuk ka metodë ballafaqimi me të përveç hyrjes në Islam[19].

---

*Fusnotat:*

1. Hudë 12.
2. El- Kehf 5.
3. Muhamed Mahmud Hixhazi, Et-Tefsiru El-Vadih, vëll. i dytë, faqe 108, viti i bot. 1992, Egjipt.
4. Sejjid Kutub, Fi Dhilali El Kuran, vëll. i katërtë, faqe 1861, viti i bot. 1996, Bejrut. Mbështetur në Tefsir El-Menar, pjesa e 12, faqe 32-41.
5. Junus 16.
6. Tefsiri i Sharaviut 6373-6374.
7. El-Isra 88.
8. El-Bekare 23.
9. Junus 38.
10. Sejjid Kutub, 1862.
11. Sharavi 6376.
12. El-Xhamiu liAhkam El-Kuran vel Mubejen lema Tedamenehu mine Sunne ve aji el-Furkan, Tefsir El-Kurtubijj, faqe 82, Mu'usesetu errisale, 2006, Bejrut, Liban.
13. Ruhul Meani fi tefsir El-Kuran el-Adhim ve Seb'ul methani, Imam Al-Alusi, faqe 22, Ihja et-turath elarabi, Bejrut.
14. Tefsiri i Sharaviut 6378.
15. El-Ihlas 1.
16. Sharavi 6379.
17. El-Maide 91.
18. Sharaviu 6381.
19. Sejjid Kutub 1862.

# Burimet e dijes në shkencën e akaidit

Mr. Muharem Omerdiq

Çështja e burimeve të dijes është ndër problemet themelore të teorisë së dijes, epistemiologjisë. Çdo teori e dijes duhet t'u përgjigjet pyetjeve: me anë të çkaje arrihet dija, si lind (krijohet) ajo dhe cilat janë burimet e saj?

Në burimet hanefito-maturidite të shkollës akaidore, së pari shtrohen burimet e dijes. Zakonisht prezantohen burimet vijuese:

- *Shqisat*,
- *Lajmet, informacionet*,
- *Arsyeja* dhe,
- Gjykimi.[1]

Në procesin e arritjes së dijes nuk hiqet dorë nga asnjë prej tri burimeve të cekura. Secili nga ato ofron një lloj dhe shkallë tjetër të dijes. Prandaj, një burim nuk mund të kryejë funksionin e tjetrit dhe as mund të përmbushë vendin e tij.

Çdo burim i dijes është i plotfuqishëm në fushën e vet. Për shembull, burimi i dijes sonë për botën materiale apo fenomenet natyrore janë shqisat, kurse lajmet janë burim i njohjes sonë të së kaluarës. Që të fitohet mendimi për botën e padukshme, e cila nuk është objekt i shqisave, ekziston nevoja për *gjykimin njerëzor* ose për *lajmin pejgamberik*.[2]

Dija për sekretet është jashtë fushëveprimit të arsyes; ky është mbëltimi i Zotit i të kuptuarit në zemrën e njeriut, i cili është i gatshëm ta pranojë këtë dije, dhe kjo është e destinuar për pejgamberët dhe evliatë. *Arsyeja* dhe *gjykimi* i njerëzve të zakonshëm janë tepër larg mundësisë së të kuptuarit të kësaj dijeje. Edhe pse *shqisat* dhe *arsyeja* janë burime të cilat sigurojnë drejtpërdrejt dije, megjithatë ato janë burime të dijes, ndërmjetës të së cilës është *lajmi*.

Duke i shfrytëzuar shqisat dhe arsyen si burime të dijes, vetë bëhemi bashkëfolës të arsyes dhe shqisave. Te *lajmi,* ndërkaq, gjendja është ndryshe. Aty nuk jemi bashkëfolës të drejtpërdrejtë në objektin e dijes, po është ai që na jep lajmin, i cili na njofton. Lajmi në bazë zë fill në shqisa. Njeriu, pra, të tjerët i mëson për gjërat të cilat vetë i sheh, i dëgjon dhe i ndien. Nuk ekziston asnjë lajm që në themel nuk bazohet në shqisa.

Në disa dituri të tjera, si për shembull në tesavuf, trajtohet edhe dija mbi gjendjet që vjen me anë të intuitës, ku arsyes nuk i është dhënë mundësia që të mund të përcaktojë apo konstituojë me korrektësi argumentet e njohjes së kësaj diturie. Kjo është e krahasueshme me perceptimin tonë të diçkaje që është e ëmbël ose e hidhur. Dija për këtë nuk është e mundur të arrihet përveç në mënyrë empirike. Përshkrimi dhe demonstrimi nuk janë në shërbim të dijes.




Ahmed Bejadi-zade konsideron se lajmet që rrjedhin nga njeriu, bazohen te shqisat.[3] Në këtë rast duket se shkaku i marrjes së lajmeve si burim, sigurisht është orientuar nga synimi që Shpallja dhe lajmi pejgamberik të futen në burimet e dijes.[4] Sepse, kur thonë *lajmi korrekt*, me këtë mutekelimunët kuptojnë lajmin e padyshimtë, të saktë dhe të vërtetë pejgamberik.[5]

Këtu do të bëjmë një qasje të shkurtër të burimeve të dijes, për të cilat flitet në veprat akaidore, të cilat Bejadi-Zade i trajton në dorëshkrimet e veta si pasues dhe komentues i drejtimit hanefito-maturidit në shkencën e akaidit.

### 1. Shpirti

Disa dijetarë të shkencës së akaidit konsiderojnë se çdo shqisë ka shpirtin e vet, dhe ky shpirt gjatë kohës së gjumit e lëshon (shqisën), për t'u rikthyer pas zgjimit. Por ky shpirt nuk është shpirti që shqisave u dhuron jetë. Sepse, Maturidiu thotë, i shurdhëti mund të shikojë, po nuk mund të flasë; i verbëti mund të dëgjojë, po nuk mund të shohë. Domethënë, derisa një shqisë është pa funksion, shqisa tjetër mund të vazhdojë të funksionojë normalisht.

Ibn Tufejli këtë lloj shpirti e quan *shpirt jetësor*, e herë-herë *frymë jetësore*[6]. Për këtë arsye, shpirti është ai që është specifik për çdo shqisë. Ky shpirt, specifik për secilën nga shqisat, në gjendjen e gjumit i braktis shqisat. Mirëpo ai në këtë gjendje arrin vëllimësinë e të pamit dhe dëshmimit, thotë Bejadi-Zade. Ai këtë gjendje të shpirtit e dëshmon me shembullin e Ibrahimit a.s.,[7] i cili urdhrin e kishte marrë në gjumë dhe dëshmimin e vërtetësisë së Burimeve, i Cili ia dha këtë dije.[8]

Me mjaft arsye, Bejadi-Zade për këtë rast thekson mendimin e Maturidiut, i cili thotë se kjo është dëshmi se çdo Urdhër i Allahut nuk është urdhër që të bëhet ajo që urdhërohet, domethënë në rastin konkret që Ibrahimi a.s. të therte të birin e tij, Ismailin a.s., por me këtë urdhëresë, në të vërtetë, dëshirohet t'u bëhet me dije edhe Ibrahimit a.s. edhe Ismailit a.s., që të bëhen të durueshëm dhe këmbëngulës në përmbushjen e mësimit të cekur, kurse rezultatin e përcakton Allahu xh.sh.. Ky është, njëkohësisht, argument me të cilin përgënjeshtrohet qëndrimi i kundërt i mu'tezilitëve.[9]

Imam Ebu Mensur Maturidiu dhe pasuesit e tij, pra, dallojnë shpirtin që i bën të gjalla shqisat, nga që mundëson sendërtimin e detyrave dhe të funksioneve të tyre. Kështu që, kur njeriu të jetë i gjallë, shpirti që siguron funksionalitetin e shqisave, mund t'i braktisë ato.

Shqisa që lëshon kontaktin me këtë shpirt, e humb edhe funksionin e vet efektiv.

### 2. Lajmet

Një nga burimet e dijes, sipas shkollës hanefite-maturidite, është lajmi. Dijetarët e akaidit, në lidhje me çështjen e natyrës dhe përkufizimin e lajmit, ndahen në mendime. Sipas disave, lajm është çdo thënie që në vete mund të përmbajë të vërtetën apo gënjeshtrën.[10]

Sipas njërit grup të ekspertëve të akaidit, lajmi është fjala që implikon ekzistimin "e atij që e jep", kasnecin.

Ai edhe quhet lajm, në pajtim me atë se dikush e jep si informacion për diçka. Sikur të mos ishte ai që e jep, as që do të mund të quhej *lajm*.[11] Te maturiditët dallojnë dy lloj lajmesh nga pikëpamja e prejardhjes dhe e rezultatit të tyre. Njëri është lajm që është drejtpërdrejt nga Allahu xh.sh., kurse tek ne ka arritur nëpërmjet Pejgamberit a.s., dhe nëpërmjet njerëzve të cilët e kanë dëgjuar prej tij. Ky lajm, duke ardhur nga Allahu xh. sh. te Pejgamberi a.s., quhet *vahj,* kurse, kur transmetohet nga Pejgamberi a.s. deri tek ne, quhet *lajm pejgamberik*. Prandaj, ky lajm shpjegohet në dy mënyra: a) Shpallje dhe; b) Lajm pejgamberik.

Lloji i dytë i lajmit janë ato që deri tek ne, në mënyra të ndryshme, arrijnë nga njerëzit e tjerë dhe bazamenti i të cilit është njeriu i zakonshëm.[12] Më në fund, lajmi, për sa i përket mënyrës së arritjes deri tek ne, ndahet në *mutevatir* dhe *ahad.*[13] Në të vërtetë, dijetarët e akaidit të gjitha lajmet, pa marrë parasysh nga kush vijnë, i ndajnë në *mutevatir*[14] *dhe ahad*[15].

Maturidiu në *Trajtesën mbi besimin* ka saktësuar qartë përsiatjet e tyre mbi burimet e dijes. Ka theksuar shqisat e shëndosha, përsiatjen korrekte dhe traditën verbale, përfundimet e së cilës sofistët i kanë përçmuar, duke i konsideruar inkompatibile, duke thënë se lajmi nuk mund të bëhet burim i dijes, sepse ekziston mundësia e saktësisë ose pasaktësisë së tij.

Ai atëherë i ka komentuar qëndrimet e tyre, meqë paraprakisht për çdo lloj lajmi kanë sjellë gjykim negativ, dhe për lajmin ka thënë:

"Me nocionin tradita verbale / lajmi e mendojmë atë që vjen prej të Dërguarve të Allahut a.s., të cilët qenë ruajtur nga mëkatimi, dhe atë traditë e cila me përgjegjësi dhe me saktësi të paluhatshme është transmetuar."[16] Këtu, para së gjithash, përqendrohet tek lajmet që vënë në dukje sekretet që nuk është e mundur të zbulohen ndryshe përveçse nëpërmjet kësaj rruge.[17]

## 3. Shpallja

Sipas asaj që kuptojmë nga thënia e Imam Maturidiut për *shpalljen* si nocion, ai me këtë shpreh që diçka të bëhet shpejt**.** Maturidiu Shpalljen e trajton kështu për shkak të krijimit të saj në zemër dhe shpejtësisë së shfaqjes. Shpallja në këtë kuptim, në të vërtetë, paraqet manifestime kulmor të dijes. Më në fund, shpalljen ai e përkufizon si rrugë të njohjes (mësimit), e cila në vete nuk përmban kurrfarë dyshimi. Kështu, pra, në të nuk mund të gjendet gënjeshtra. Ajo jep dije të saktë dhe të vërtetë. Termi *vahj* përcaktohet edhe si dije, lajm[18], i cili vjen nga Allahu xh.sh., pra në kuptimet e dijes dhe të lajmit. Vërehet se shpallja shënon vetëm dijen, por gjithashtu edhe rrugën e arritjes së dijes. Bejadi-Zade vëmendjen e tij e përqendron në shpalljen kuranore në mënyrë eksplicite duke deklaruar se në Shpalljen e fundit të Allahut është e tërë dija dhe se ajo është burim dhe mbrojtës i të gjitha dijeve pozitive. Nëse diçka nuk është thënë qartë në Kuran, gjithsesi aty janë dhënë aludime që nxisin arsyen njerëzore të orientuar drejt arritjes së dëshmive dhe shenjave që ndriçojnë vërtetësinë e besimit.[19]

Ky autor citon imam Aliun r.a., i cili ka thënë:

*"E gjithë dituria gjendet në Kur'an, por është i pamjaftueshëm të kuptuarit e saj nga njerëzit!"* [20]

## 4. Lajmi pejgamberik

Ky lajm, i cilësuar si e vërteta e patundshme, është i tillë që s'ka asnjë lajm tjetër më i qartë dhe më i saktë se ai nga aspekti i vërtetësisë dhe besnikërisë. Sepse ekzistojnë dëshmi të qarta, të cilat tregojnë vërtetësinë e Pejgamberit a.s..[21] Kundërshtimi i këtij lajmi dhe kundërvënia ndaj tij çon në herezi dhe në rrugë të shtrembër, - është i qartë Bejadi-Zade.[22] Bartësi i idesë së këtillë është heretik.[23]

Nga aspekti i qetësisë së zemrës, nuk ka asnjë lajm tjetër që të jetë aq i qartë dhe i dukshëm. Ky lajm, gjithashtu, është lajm pejgamberik, vërtetësia e të cilit është konfirmuar dhe dëshmuar. Një lajm i këtillë, në popull shumë mirë i njohur, vetvetiu është dëshmi. Sepse Pejgamberi a.s. ndihmon dhe orienton në dijen, të vërtetën dhe në rrugën e vërtetë.[24]

## 5. Traditat (gojëdhënat)

Ky lajm, fundament i të cilit është njeriu, na siguron dije për njeriun, duke llogaritur emrin dhe prejardhjen e tij dhe emërtimet e ndryshme, për artikujt e ndryshëm ushqimorë,[25] për vendet dhe popujt që njeriu nuk i ka parë as nuk i ka ecur, për gjerat e zbuluara rishtazi, për degët e ndryshme të artit[26] etj.. Maturidiu po ashtu thotë se në këtë mënyrë mësohen edhe gjërat të cilat nxisin epsh dhe këndje.

Sipas tij, sikur të mungonin lajmet për gjësendet që në vete përmbajnë këndje, nuk do të mund të imagjinohej ekspozimi ndaj rrezikut, në mënyrë që kjo të provohej.

Me fjalë të tjera, njeriu i mëson këto gjëra pa u lëshuar në eksperimentimin, shijimin dhe provimin e tyre. Imam Maturidiu gjithashtu thotë se në këtë mënyrë mësohen ngatërresat e ndryshme dhe përcaktohet preventiva ndaj tyre.[27]

## 6. Arsyeja

Arsyeja si burim i dijes racionale zë vend me rëndësi në konceptimin hanefito-maturidit të dijes. Sepse, arsyeja prezanton një nga bazat në shkencën e akaidit, në fushën fetare dhe morale, por edhe në dituri në përgjithësi. Arsyeja, e cila në shkencën e akaidit është mjet i domosdoshëm, i vlefshëm dhe efikas, - në sistemin e diturisë në përgjithësi, paraqet arterin kryesor. Dijen e arritur nëpërmjet këtij burimi disa teoricienë e ndajnë në dy kategori: *të domosdoshme* (të dukshme) dhe *të fituar* (të arritur, doktrinare). Dija e arritur mbështetet në argumente, kurse miratimi i kësaj dijeje është procesi i zotërimit me argumentet dhe metodat e saj. Veçoria e kësaj dijeje është që, sa më shumë që zgjerohet domeni i nocionit të saj, domethënia e saj bëhet më e qartë dhe ajo kuptohet më mirë dhe më shpejt.

Duke sqaruar burimet e dijes, Imam Maturidiu vetë nuk e thekson askund fjalën *arsye*, por përcaktohet për termin *nadhar*[28]*,* ai që shpreh përdorimin e arsyes në përgjithësi dhe njohjen (kognitimin) e bazuar mbi arsyen.[29] Ky kuptim i Imam Maturidiut ka ndikuar tek shumë dijetarë të mëvonshëm të akaidit, dhe ata këtë burim të dijes e emërtojnë *arsye teorike*. Bejadi-Zade, ndërkaq, nuk heziton ta përdorë *akl*-in kurdoherë që konteksti i shqyrtimit e mundëson këtë.[30]

Përcaktimi për termin *nadhar* nuk është pasojë e ndonjë rasti. Sepse, sipas Imam Maturidiut, tek njeriu nuk është me rëndësi vetëm ekzistimi i arsyes, por edhe përdorimi dhe shfrytëzimi dinamik i saj.

Atë që, megjithëse zotëron arsyen, nuk e përdor dhe nuk e shfrytëzon atë, Imam Maturidiu, duke iu referuar Kuranit[31], e krahason me qenien e paarsyeshme, me ato që nuk kanë arsye. Pikërisht për këtë arsye, Imam Maturidiu arsyen që njeriu nuk e shfrytëzon dhe nuk e përdor, nuk e pranon si burim të dijes. Me fjalë të tjera, ai konsideron se dija nuk arrihet me pasivitet të arsyes, pra të asaj që nuk ka kurrfarë funksioni, por dija është pasojë e shfrytëzimit aktiv, praktik të arsyes dhe e përdorimit të saj. Shkasi që shtyn Imam Maturidiun në këtë përfundim, është qortimi kuranor i njeriut se rruga korrekte arrihet me *nadhar* - shfrytëzimin e arsyes, me përsiatje, dhe me vetë instruksionin (mësimin) kuranor për përdorimin e arsyes.[32]

Shkaqet e përcaktimit të arsyes si burim të dijes nëpërmjet *nadharit*, kjo si shprehje e aktivitetit të arsyes, duhen kërkuar në këto ide të tij. Më në fund, duhet theksuar se metoda që përdor Maturidiu, është e bazuar në hulumtime dhe ekzaminime, do të thotë me metodën

shkencore. Është e mundur që pikërisht për këtë shkak ai pranon arsyen si burim të dijes, sepse ai njëkohësisht shpreh edhe shfrytëzimin e arsyes, por edhe hulumtimin dhe ekzaminimin.[33]

Nuk duket shumë më relevante të thuhet se *nadhari* në të vërtetë është rrugë në të cilën arsyeja drejtohet në procesin e arritjes së dijes, në vend që *nadharin* ta quajmë burim të dijes. Sepse në një vend tjetër Imam Maturidiu përsiatjen e cilëson si *"rrugë nëpërmjet së cilës arsyeja percepton, kupton."* Mendimin e këtillë e përkrah edhe urdhëresa e përdorimit të arsyes dhe të përsiaturit në Kuran. Sepse Kurani kërkon prej zotëruesve të arsyes[34] që të përsiatin[35] dhe të kundrojnë.[36] Për këtë arsye, përsiatja dhe kundrimi është rruga së cilës i referohet dhe drejt së cilës ecën arsyeja. Nga shkaku se, në thelb, në të gjitha aktivitetet e arsyes gjendet vetë ai, burimi i dijes është sërish vetë arsyeja. Prandaj, na u duk e arsyeshme të sqarohet termi *nadhar*, me të cilin Imam Maturidiu merret si me arsyen, me shfrytëzimin dhe aktivitetet e tij.

Më në fund, derisa Ebu Mu'in Nesefiu arsyes e pranon si shkak, si një prej burimeve të dijes, soditjen me arsye dhe gjykimin njerëzor e përmend si rrugë të dijes dhe si atë që shpie në dije.

Ky dijetar nuk heziton ta shqyrtojë domethënien e *aklit* dhe *nadharit* dhe, ngjashëm me Bejadi-Zaden, e konsideron si prioritet përdorimin e tyre në kontekstin në të cilin flitet për dijen dhe njohjen.[37] Kështu termi i Imam Maturidiut *ilm'un-nadhar* e shpreh dijen që arrin arsyeja nëpërmjet kundrimit. Do të mund të themi, si përfundim, se Imam Maturidiu, duke u përckatuar për termin *nadhar* në vend të termit *akl* për përcaktimin e burimeve të dijes, ka parasysh sa vijon:

- Domosdoshmëria e çuarjes së arsyes në përsiatje dhe soditje, në mënyrë që të mësojë diçka;
- Pandashmëria e termit *akl* dhe *nadhar*, sepse nocioni *nadhar*, në të vërtetë, qysh në vete nënkupton *akl*-in;
- Domosdoshmëria dhe rëndësia e arsyes në procesin e lindjes së dijes.

Shkurtimisht, ai, duke përcaktuar një nga burimet e dijes, përcaktohet për nocionin e nadharit vetëm nga shkaku se kjo është rruga në të cilën arsyeja domosdoshmërisht i referohet procesit të arritjes së dijes, dhe kurrsesi ndryshe, sepse është i vetëdijshëm, se edhe nocioni nadhar bazohet në parimet e arsyes, dhe se kështu burim i dijes, në të vërtetë, është arsyeja. Në veprën tjetër të tij Imam Maturidiu nuk heziton të përdorë këtë term, duke i përcaktuar vend, rol dhe domethënie në mënyrë sovrane.[38]




## 7. Nadhari

*Nadhar* gjuhësisht do të thotë: meditim, përsiatje, gjykim, depërtim, ndërfutje, parashikim,[39] të mendohet në aspekt të përfundimit kognitiv, meditim, mendim, kundrim, soditje,[40] krahasim dhe vlerësim.[41] Nganjëherë ky term përdoret në vështrim të hulumtimit dhe ekzaminimit që duhet të jetë i orientuar me synimin për të arritur dijen. Kështu, pra, *nadhar* paraqitet para dijes. Herë-herë dija e arritur me anë të hulumtimit dhe ekzaminimit, quhet nadhar.[42] Si kuptohet nga domethënia leksikore, edhe në nadhar ekziston analogjia. Por, *nadhari* është shumë më i përgjithshëm se analogjia. Sepse çdo kias mund të jetë nadhar, kurse çdo nadhar nuk mund të jetë kias.[43]

*Nadhari* si term në shkencën e akaidit do të thotë *përsiatje e përgjithshme* për atë që do ta përforcojë besimin në zemër: *A nuk e shohin ata mbretërinë e qiejve e të Tokës dhe gjithçka që ka krijuar Allahu, duke menduar se mund t'u jetë afruar fundi?! Në çfarë Shpalljeje tjetër do të besojnë pas kësaj?!*[44] Marrje e mësimit, këshillës: *Vallë, a nuk i shohin devetë, se si janë krijuar?! Po qiellin, se si është ngritur?! Po malet, se si janë vënë të patundura?! Po Tokën, se si është shtrirë?!*[45]*;* pritje me synimin e marrjes nga tjetri të dijes së arritur, sikurse thuhet në Kuran: *"Na prisni edhe ne që të marrim nga drita juaj"!*[46]*;* vrojtim, vëzhgim dhe qartësi për shkak të gjetjes së dëshmive: *Vështroni frytet e tyre kur formohen dhe piqen*[47]*;* shikim me sy që tash nuk na është i njohur: *Atë ditë, disa fytyra do të shkëlqejnë dhe Zotin e tyre do të shohin.*[48] Ky *të parë* është i panjohur dhe për mënyrën e tij nuk duhen zhvilluar diskutime[49]. *En-Nadhar* është cilësi e përcaktuar e Allahut xh.sh.[50] sipas shkronjës së Kuranit dhe haditheve autentike të Muhamedit a.s.. Ajeti: *Allahu nuk do t'u flasë atyre, as nuk do t'i shikojë në Ditën e Kiametit...*[51]

Hadithi*: "Allahu në Ditën e Gjykimit nuk do ta shikojë atë petkat e të cilit zvarriten nëpër tokë nga mendjemadhësia".*[52] Shikimi (vëzhgimi) i Allahut i njerëzve në Ditën e Gjykimit është Mirësia e Tij dhe shumëzimi i dhuratave.[53]

Imam Maturidiu hollësisht, në mënyrë terminologjike, nuk e arsyeton nocionin *nadhar*, por këtë burim të dijes në themel e kundron në kontekste të ndryshme të njohjes, besimit dhe dijes. Ai këtë term e përdor duke i arsyetuar burimet e dijes, por me këtë kupton përdorimin dhe shfrytëzimin e arsyes.[54] Do të mund të thoshim, pra, se maturiditët nadharin e përdorin së bashku me termat sinonimë[55] me të cilët, po ashtu, përcaktojnë përdorimin dhe shfrytëzimin e arsyes, thekson Bejadi-Zade.[56] Është e mundur që, pavarësisht nga vetëdija e dallimeve në mes tyre, përdorimi krahasues i këtyre termave ka për qëllim që të apostrofojë dëmethënien dhe kuptimin e tyre.

*Nadhari*, sipas Bejadi-Zades, është burim qenësor i dijes me të cilin njihet dhe përsiatet bota, fenomenet dhe urtësitë. Sipas tij, nadhari është detyrim për të gjitha qeniet që kuptojnë. Ai thekson se të menduarit është i urdhëruar me Kuran, kurse shumë ajete të tij, që bëjnë thirrje për përdorimin e arsyes, paraqesin dëshmi tradicionale dhe vënë në dukje rëndësinë dhe nevojën e arsyes dhe të të përsiaturit në procesin e arritjes së dijes.

Këto dëshmi janë argumenti më i mirë për ata që kontestojnë mundësitë e arsyes. Bejadi-Zade thotë: "...edhe në çastet e vuajtjeve dhe fatkeqësive, kur

njeriu arrin në dyshime dhe konfuzione të ndryshme, rrugëdaljen gjithnjë duhet ta kërkojë nën ombrellën e arsyes. E vërteta mund të arrihet vetëm me të menduar. Detyrueshmëria e nadharit rrjedh ngase në këtë rrugë është mundësia e njohjes së Allahut dhe të Cilësive të Tij"[57]. Më në fund, Imam Maturidiu arsyen e konsideron dhuratë, e cila njeriun e ngre mbi kafshët dhe i mundëson njohjen që është e pakapshme për qenien e cila barazohet vetëm në instinkt. Harmonia dhe misteret në botë, sipas tij, mund t'i arrijmë vetëm me arsye. Më në fund, bota e së krijuarës i nënshtrohet udhëheqjes dhe administrimit të njeriut: me arsye shmanget antagonizmi dhe kështu zgjidhet më e mira dhe më e bukura. Kjo është e mundur të arrihet vetëm me përsiatjen e gjërave.[58]

Por, që arsyeja të mund ta perceptojë botën materiale, e fenomeneve , para së gjithash, duhet të merret me studimin e fenomenit të kësaj bote. Kjo është rruga e *nadharit* dhe detyrim njerëzor në kuptimin e arritjes së dijes dhe njohjes, - thotë Bejadi-Zade.[59]

Pas parashtrimit të dëndësisë dhe legjitimitetit të arsyes, Bejadi-Zade paralajmëron shkatërrimin për kontestuesit e arsyes. Sepse, sipas tij, arsyeja e konfirmon bazueshmërinë e mendimit dhe të përsiatjes. Shkaku i lëshimit të rrugës së arsyes është mashtrimi i njeriut nga ana e shejtanit, puna e të cilit është ta largojë njeriun nga frytet e arsyes dhe ta çojë në dyshim.Nga ana tjetër, ai që përdor arsyen dhe është i vetëdijshëm për pozitën e tij nënshtruese kundrejt Krijuesit, do t'i shmangë gjërat që çojnë në dënimin në Ahiret dhe në gjetjen e rrugëve për arritjen e fatit në të dy botët.[60]

*Përktheu nga gjuha boshnjake[61]:*
***N. Ibrahimi***

*Fusnotat:*

1. Al-Imâm Abû Mansur Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, Dâru'l-gami'âti'l-misriyya, Kajro, (-), fq. 7.
2. Ahmed Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm min 'ibârâti'l-Imâm*, Biblioteka e Gazi Husrev-begut, Sarajevë, dorëshkrimi nr. D-1894., folia (fol.) 42a.
3. Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm,* ibid., f ol. 39b.
4. Dr. al-Shayh Mustafâ al-Sibâ'î, *Al-Sunna wa makânatuhâ fi't-tashrî'i'l-islâmî*, Al-Maktabu'l-islâmî, botimi IV, Bejrut, 1985, fq. 167-171.
5. Shih: Al-Bazdawî, *Usûlu'd-Dîn*, brenda: 'Alâuddîn al-Buhârî, *Kashfu'l-asrâr 'an Usûli Fahru'l-islâm al-Bazdawî*, I, Dâru'l-kitâbi'l-'arabî, Bejrut, 1994, 656-672.
6. Abû-Bakr Muhammed Ibn-Tufayl, *Živi sin Budnoga*, "Logos", Sarajevë, 1985, 49.
Te dijetarët muslimanë në përdorim janë edhe termat vijues: fryma natyrore (*rûhu't-tabi'î*) i vendosur në mëlqi të zezë, fryma e shpirtit (*rûhu'n-nafsânî*) i vendosur në tru, shpirti vegjetativ (*nafsu'n-nabâtiyya*), fryma njerëzore (*al-rûhu'l-a'dham*)... Shih: T. Haveric, ibid., 49., fusnota nr. 105.; 'Âlî Ibn-Muhammed Ibn-'Âlî al-Gurgani, *Al-Ta'rîfât*, Dâru'l-kitâbi'l-'arabî, Bejrut, 1996, fq. 150.
7. El-Sâffât, ajeti 102.
8. Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm,* ibid., fol. 87a.
9. Ibid., fol. 87a.
10. Abu'l-Hasan 'Âlî al-Ash'ârî, *Maqâlâtu'l-islâmiyyîn wahtilâfu'l-musal-lîn*, Maktabatu'n-nahda al-misriyya, Kajro, 1969, fq. 132.
11. Al-Ash'ari, *Maqâlât*, ibid., 132.
12. Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., 7-8.
13. Ibid., 9.
14. *Mutawâtir* është hadithi i tillë të cilin në të gjithë brezat e transmeton, nga Pejgamberi, s.a., e më tutje, saqë në të është e pamundur të dyshohet. Sa duhet të jetë numri i transmetuesve të hadithit të kësaj kategorie, nuk ka një konsensus të dijetarëve të hadithit. Fillon nga katër transmetues, si minimum, e deri në 314 a edhe më shumë, si maksimum. "Megjithatë, numri i njerëzve për përkufizimin e *hadithit mutawâtir* nuk është vendimtar, por vendimtar është ajo që në mënyrë logjike është e pamundur, as që është e sendërtueshme, që një numër aq i madh i njerëzve të pajtohen për diçka që nuk është e vërtetë." *Hadithi mutawâtir* ndahet në: *el-lafdhî dhe el-ma'newî*. (Shih gjerësisht: Dr. Omer Nakicevic, *Uvod u hadiske znanosti – Hadis I* (Predavanja za I godinu), Islamski teološki fakultet u Sarajevu, Sarajevo, 1986, 101-102.)
15. *Hadithi ahâd* është transmetim autentik nëpërmjet një personi nga individi, ose dy personave prej një individi, me të dëgjuar personalisht nga Pejgamberi a.s.. Për këtë shih shqyrtime të gjata: Dr. Al-Shayh Mustafâ al-Sibâ'î, *Al-Sunna wa makânatuhâ fi't-tashrî'i'l-islâmî*, ibid., fq. 167-186.) Ky transmetim në terminologjinë e hadithit nuk i plotëson kushtet e mutevatir hadithit, kurse ndahet në: *garîb*, nëse e transmeton një individ besnik, *'azîz*, nëse e transmetojnë dy nga mësuesi besnik, *mashhûr*, nëse e transmetojnë më shumë njerëz nga mësuesi besnik. (Shih më gjerësisht: Omer Nakicevic, *Uvod*, ibid., fq. 103.)
16. Abû-Mansûr al-Mâturîdî, *Risâlatun fi'l-'aqâid,* dorëshkrimi, Biblioteka e Gazi Husrev-begut në Sarajevë, nr. R-783, fol. 161a. Shih për dorëshkrimin më shumë: Abû-Mansûr al-Mâturîdî, Traktat o islamskom vjerovanju, *Islamska misao*, Sarajevo, VII/1985., nr. 76, 19-27. Përkthimin nga gjuha arabe, përpunimin, hyrjen dhe shënimet: Muharem Omerdic. Në gjuhën shqipe shih: Imam El-Maturidiu, Jeta, vepra dhe mësimi, Prishtinë, 2003.
17. Al-Shayh Muhammed 'Abduhû, *Sharhu'l-'aqâidi'l-'adudiyya,* Kajro, 1959, fq. 534-535. Ky botim botohet me titullin *Al-Shayh Muhammed 'Abduhû bejne'l-falâsifeti wa'l-kalâmijjîn*, në të cilin dr. Sulejman Dunya ka dhënë hyrjen e tij në 60 faqe. Në libër në çdo faqe është pjesa e veprës bazë dhe komenti i Muhammed Abduhusë për këtë pjesë, fq. 1-730.
18. Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., fq. 11.
19. Ahmed Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm min 'ibârâti'l-Imâm*, Matba'atu Mustafâ al-Bâbî al-çalabî, Kajro, 1368. h./1949. Përpunimi kritik: Yûsuf 'Abdurrazzâq, 48. Ky citat nuk gjendet në ekzemplarët dorëshkrimorë në Bibliotekën e Gazi Husrev-begut, nr. D-1894 dhe nr. D-3999.
20. Ibid., 48.
21. Ahmed Bejadi-zade, *Al-Usûlu'l-munîfa li'l-Imâm Abî-Hanîfa*, "Shehid Ali Pasha", Süleymaniye Kütüphanesi, Istanbul, dorëshkrimi, no. 1705, fol. 7b.
22. Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm*, ibid., fol. 20a.
23. Bejadi-zade, *Usûlu'l-munîfa*, ibid., fol. 7b.
24. Ibid., fol. 8a.
25. Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., 7.
26. Ibid., 183.
27. Ibid., 26.
28. Ibid., 10.
29. Ibid., 7 dhe 9.
30. Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm*, ibid., fol. 20a.
31. El-A'râf, 179; Al-Anfâl, 65; Al-Tawba, 87 dhe 127; Al-Isrâ', 46.
32. Shih: Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., 10.
33. Ibid., 135. Krhs. Dr. Hanifi Ozcan, *Maturidide Bilgi Problemi*, Marmara Universitesi – Ilahiyat fakultesi Vakfi Yayinlari, Istanbul, 1993, 71.
34. Âlu 'Imrân, 7. dhe 190.; Sad, 29.
35. Al-Baqara, 219 dhe 266; Al-Rûm, 8; Âlu 'Imrân, 191; Yûnus, 24; Al-Ra'd, 3.
36. Sâd, 29; Al-Nisâ' 82.
37. Abû Mu'în al-Nasafi, *Tabsiratu'l-adil-la fi usûli'd-dîn*, I, Diyanet Ishleri Bashkanligi, Ankara, 1993, Përpunimi: prof. dr. Huseyin Atay, 27-33.
38. Al-Mâturîdî, *Risâlatun fi'l-'aqâid*, ibid., fol. 160a.
39. Dr. Teufik Muftic, *Arapsko-bosanski rjecnik*, El-Kalem, botimi III, Sarajevo, 1997, fq. 1505. Do të mund të thuhet se kjo domethënie në kuptim të *tafakkura* është e përgjithshme, të përsiatet për diçka. (Râgib al-Isfâhanî, *Mu'gamu Mufradâti alfadhi'l-Qur'ân*, Dâru'l-fikr, Bejrut, 1972, 398).
40. Kështu konsideron Ragib El-Isfahani duke e përdorur termin *ta'ammul* në kuptimin e kundrimit depërtues me shikim fizik dhe shpirtëror me qëllim të njohjes dhe bindjes së qartë; hollësisht. Me durim të përsiatet për diç me qëllim të njohjes së njëmendësisë të asaj për të cilën përsiatet.
(Al-Isfahani, ibid., 518-519.)
41. Muhammed al-Fayrûz Âbâdî, *Al-Qamûsu'l-muhît*, Dâru'l-fikr, Bejrut, 1995, 436.
42. Al-Isfahânî, *Mu'gam*, ibid, 519.
43. Ibid., 520.
44. El-A'râf, 185.
45. El-Gâshiya, 17.-20.
46. El-Hadîd, 13.
47. El-En'am, 99.
48. El-Kijâme, 22.-23.El-En'âm, 99.
49. Abî 'Abdil-lâh 'Âmir 'Abdullâh Fâlih, *Mu'gamu alfadhi'l-'aqîdati*, Maktabatu'l-'ubaykân, Rijad, 1997, 412.
50. Fâlih, *Mu'gam*, ibid., 413.
51. Âlu 'Imrân, 77.
52. *Muslim*, hadithi nr. 2087.
53. Al-Isfahânî, *Mu'gam*, ibid., 519.
54. Mustafa Ceric, *Roots of sinthetic theology in Islam, A Study of the theology of Abu-Mansur al-Maturidi*, International Institute of Islamic Thought and Civilization (ITAC), Kuala Lumpur, 1995, fq. 67; Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., 10.
55 *Tadabbur:* të mendohet pasoja apo fundi i diçkahit. Më hollësisht për këtë shih: Bejadi-Zade, *Ishârâtu'l-marâm,* ibid., fol. 32a.
56. Ibid., fol. 41b.; Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., 10.
57. Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm,* ibid., fol. 42b.
58. Krahaso ajetet kur'anore: Al-A'râf, 185.; Fussilat, 53 dhe Fâtir, 37.
59. Bejadi-zade, *Ishârâtu'l-marâm*, ibid., fol. 42b.
60. Ibid., fol. 42b.; Al-Mâturîdî, *Kitâbu't-Tawhîd*, ibid., 136.
61. Burimi:http://www.rijaset.ba/images/stories/TAKVIM/TAKVIM%202009/IZVORI%20ZNANJA%20U%20AKAIDSKOJ%20NAUCI.pdf.

# Besimi ndjenjë e parëlindur

Ajni Sinani

**Në mbretërinë qiellore, njerëzit në formë shpirtrash kanë dëshmuar para Allahut Njëshmërinë dhe Hyjninë e Tij. Prandaj, çdo njeri vjen në këtë botë i pajisur me një ndjenjë të tillë. Ky është thelbi i dëshmisë islame: "S'ka Zot tjetër përveç Allahut", që është konfirmim i pohimit të parë në gjendjen shpirtërore. Ndjenja e pastër kongjenitale mund të harrohet duke u dhënë pas kësaj bote, por, kur të largohen pengesat mashtruese, njeriu i kthehet natyrës së tij burimore.**




Shpirtrat e njerëzve kanë ardhur në ekzistencë para zbritjes së tyre në këtë botë. Në mbretërinë qiellore ata janë paraqitur në formën që ka dëshiruar Allahu dhe Ai ka kërkuar prej tyre që të dëshmojnë për hyjninë e Tij. Sipas Kuranit, Allahu, pasi krijoi Ademin, mori premtimin e tij. Më pas, Ai nxori nga kryqet e tij pasardhësit që do të lindnin deri në fund të botës, gjeneratë pas gjenerate, dhe i vendosi para Tij për t'ua marrë edhe atyre premtimin, duke u thënë: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" dhe shpirtrat u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se je Ti".

Allahu e bëri këtë me qëllim që njerëzit të mos kishin kurrfarë justifikimi në Ditën e Ringjalljes: "Të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Ne për këtë (dëshmim) nuk kemi pasur njohuri", apo të mos arsyetoheshin duke thënë: "Prindërit tanë më parë ishin idhujtarë, e ne ishim pasardhës të tyre. A do të na shkatërrosh ne për atë që bënë ata asgjësues të së vërtetës?" (El A'raf: 172-173).

Këtë dëshmi njerëzimi e ka bërë para ekzistencës tokësore, në botën e urdhrave dhe të fjalëve, ku shpirtrat tanë janë takuar dhe janë njohur në mes tyre. Disa janë afruar e disa janë larguar: "Shpirtrat janë si ushtarët që rrinë grupe-grupe. Ata që njihen në mes vete, shoqërohen, ata që s'njihen ndahen." (Hadith, transmeton Buhariu). Që atëherë, secili njeri është i obliguar për besëlidhjen që ka lidhur me Allahun. Allahu i Plotfuqishëm ua ndau shpirtrave të njerëzve misionin e bartjes së amanetit (Ina aradna el emanete) dhe ata fituan të drejtën për ta realizuar atë me zbritjen nga bota e "urdhrave" në botën tokësore të fenomeneve.

Pranimi që njerëzimi bëri para Allahut (KALU BELA), duke e pranuar për Zot të vetin, është vulosur në shpirtin e çdo njeriu dhe, si i tillë, është i pandashëm nga natyra njerëzore. Prandaj njeriu duhet të vazhdojë ta njohë dhe ta pranojë Krijuesin e tij në gjithë jetën e tij tokësore. Kjo ndjenjë e natyrshme në gjuhën arabe quhet 'fitretullah' - krijim i Allahut, 'Fitretul Ilahijje' - krijim hyjnor dhe 'fitretus selime' - krijim i pastër, që nuk mund të ndryshohet: "Përqendro vetveten tënde sinqerisht në fenë, larg prej çdo të kote, (e ajo fe), feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu, ajo është feja e drejtë po shumica e njerëzve nuk e dinë." (Er Rum: 30).

### Natyrshmëria islame - fitra

Imani buron nga thellësia e zemrës së njeriut dhe është i ngulitur në shpirtin e tij. Si rrjedhim, çdo foshnjë që lind e bart me vete këtë besim të natyrshëm tek Zoti: "Çdo foshnjë lind me natyrë të pastër (natyrshmëri islame)." (Hadith). Fitra është natyra e parakrijuar e njeriut, e orientuar nga njëshmëria e Zotit (tevhid), që ka qenë thelbi dhe esenca e gjithë shpalljeve hyjnore.

Dijetarët e shkencave shoqërore dhe të shkencave të natyrës janë të mendimit se ndjenja e besimit tek njeriu është diçka e natyrshme dhe e bashkëlindur (fitri). Ata vlerësojnë se fëmijët janë të prirë dhe të parapërgatitur për ta besuar botën si krijim të Zotit. Në qoftë se fëmija lihet vetëm, ai do të rritet me dijen se ka vetëm një Zot. Sapo fëmija fillon të kuptojë normalisht, duke shqyrtuar shkakun dhe përbërjen e sendeve e dukurive që sheh, ai do të nisë të bëjë pyetje.

Ibn Hazmi (994-1064), në veprën e tij El-Fasl, e ka shtjelluar mjaft mirë konceptin e parimeve të para të quajtura: [Fillimet e arsyes] (evailul akl), të pranuara edhe prej shkencëtarëve të kohës sonë, ku tregohet se parimet e para fillojnë të formohen te fëmija qysh në moshën dyvjeçare. Fëmija, midis moshës tre deri pesë vjeç, duke mos pasur asnjë nxitje, fillon të kuptojë parimin e shkakësisë, të ndajë veten prej të tjerëve, madje të pyesë: "Kush më ka bërë mua, zogjtë, lodrat...?"

Dr. Justin Barrett, shkencëtar në Qendrën e Antropologjisë dhe Vetëdijes të Universitetit të Oksfordit, deklaroi për radio-programin BBC4, të emetuar më




24 nëntor 2008, se fëmijët e vegjël kanë predispozita që të besojnë në një Krijues Suprem, sepse instinktivisht supozojnë se gjithçka që është krijuar në Tokë, i shërben një qëllimi të caktuar: “Argumentet shkencore në dhjetë vjetët e fundit tregojnë se fëmija vjen në këtë botë me më shumë nga ato që ne i kemi konsideruar si rastësi, përfshirë edhe predispozitën se ai e sheh natyrën në formën se pas saj qëndron një Qenie Inteligjente”.

Njeriu, aftësinë dhe ndjenjën për ta njohur Krijuesin, e ka të lindur dhe e sjell me vete në këtë botë dhe, nëse nuk do ta kishte këtë shkëndijë, ai kurrë nuk do të mund të arrinte në idenë e ekzistencës së Zotit.

Këtë e ka përshkruar, para qindra vjetësh, filozofi andaluzian Ibn Tuffejli (1105-1185) në librin e tij “Hajj in Jakdhan”, përmes një njeriu që rritet i vetmuar në një ishull, dhe i cili, duke medituar, arriti ta kuptonte dhe ta besonte Krijuesin me mendjen e tij. Prandaj, feja dhe besimi nuk janë kategori historike që janë zhvilluar me njeriun, kinse nën presionin e frikës nga dukuri të ndryshme natyrore. Përkundrazi, besimi është një dhuratë hyjnore që nga lindja, një gjendje e natyrshme në të cilën lind çdo njeri (fitreh/sensus communis), që është e përbashkët për të gjithë.

Dr. Barrett thotë se fëmijët e vegjël besojnë në Zotin edhe nëse këtë nuk e kanë mësuar nga prindërit e tyre dhe në shkolla, dhe vazhdon e pohon se edhe ata që do të rriteshin në një ujdhesë të vetmuar, do ta besonin Zotin: “Nëse do të izolonim disa fëmijë në një ujdhesë të vetmuar dhe nëse ata do të rriteshin larg çdo ndikimi, mendoj se do ta besonin Zotin”.

Deri në fazën e pjekurisë, fëmijët nuk janë në gjendje të mendojnë dhe të kuptojnë në masën e duhur, por ndikohen nga familja, i imitojnë ata dhe nuk mund t’i rezistojnë ndikimit të prindërve të tyre. Feja që fëmija merr në këtë moshë, është feja që pasojnë prindërit e tij. Prandaj Allahu nuk i kërkon llogari asnjë fëmije që lind në një familje jomyslimane dhe nuk i dënon ata për besimet e pavërteta që pasojnë.

Por, kur fëmija rritet dhe hyn në fazën e pubertetit, nëse është normal në aspektin mendor, nga ai kërkohet që të pasojë besimin e vërtetë, besimin që është skalitur në shpirtin e tij dhe që pajtohet me arsyen e shëndoshë. Në këtë periudhë lind vetëdija mbi botën, mbi vetveten, mbi kohën, dhe në kokën e tij vërtiten pyetje të ndryshme, që kërkojnë përgjigje.

Në konstruktin e mendjes së njeriut ekziston veçoria për ta kërkuar Krijuesin, gjë që e ka ngritur atë mbi të gjitha krijesat. Për nga natyra e tij njeriu është adhurues dhe nuk ka njeri që nuk adhuron. Dallimi ndërmjet tyre qëndron në faktin se çfarë adhurojnë. Disa besojnë drejt, kurse të tjerë jepen pas besimeve të kota.

Prandaj, djajtë përpiqen ta nxisin atë që të qëndrojë në atë gjendje që është, apo të zhytet edhe më thellë në humbjen e tij. Duke ia zbukuruar të pavërtetën, ata mundohen t’ia pamundësojnë njeriut që të arrijë të kuptojë të vërtetën. Allahu në një hadithi kudsij thotë “Unë i krijova robërit e Mi në fenë e drejtë, por shejtanët i bëjnë ata që të humbasin rrugën.”

Por, nëse njeriu është i vendosur dhe nuk bie pre e pasionit dhe ëndjeve të kota nën cytjen e djallit dhe e kërkon të vërtetën sinqerisht, atëherë ai do të ketë ndihmën e Krijuesit. Madje, sa më shumë që njeriu arrin ta ruajë fitren e tij të pastër dhe atë që është shkruar në pllakën e shpirtit të tij, aq më pak pengesa do të ketë për ta pranuar rrugën e drejtë islame.

## Misioni i pejgamberëve

Meqë njohja e transhendentes hyjnore është diçka e lindur te njeriu, devijimi dhe shmangia nga kjo normë shkaktohet nga harresa. Këtë kongjenitalitet njerëzor e asfiksojnë botëkuptimet e dështuara, epshet dhe kënaqësitë e kësaj bote. Prandaj, misioni i të gjithë pejgamberëve ka qenë që t’i rikujtonin dhe t’i ftonin njerëzit që t’i ktheheshin zotimit (mithak-ut), nëpërmjet të cilit njeriut i është dhënë jo vetëm funksioni i të qenit shërbëtor i Allahut, por edhe funksioni mëkëmbës i Tij mbi tokë.

Historia tregon se të gjithë njerëzit e botës, gjatë epokave të ndryshme, kanë besuar në ekzistencën e Krijuesit. Abas El Akad thotë se njeriu është koshient dhe i vetëdijshëm për Zotin. Ai është i bindur vetvetiu se Ai ekziston.

Njeriu qëndron i magjepsur përballë madhështisë dhe harmonisë së universit. Kjo magjepsje është e shprehur në mënyrë sipërfaqësore te njeriu i zakonshëm, kurse te shkencëtari në mënyrë të thellë. Çdo mendje mrekullohet dhe kërkon autorin e universit. Në këtë kërkim, ndodh që njeriu ta gjejë Krijuesin ose të gabojë dhe të shmanget nga natyra e tij e pastër origjinale.

Ka njerëz që nuk besojnë ose që thonë se nuk besojnë. Shumica e atyre që e kanë mohuar ekzistimin e Zotit, janë pushtuar nga pasionet e tyre. Një deformim i tillë ndodh ngase këta njerëz nuk kanë mundur të ruajnë natyrshmërinë e tyre të pastër e të vërtetë, nën ndikime negative të ardhura nga mashtrimet e jashtme të shoqërisë, arsimit, rrymave mohuese apo presionit të brendshëm, sikurse janë dëshirat egoiste, fodullëku, mendjemadhësia, populllariteti, hipokrizia etj. Kjo rezulton me larjen e trurit dhe sëmurjen e zemrës për shkak të mëkateve, pakujdesisë dhe pavëmendshmërisë së njeriut ndaj argumenteve dhe shenjave të Zotit. Prandaj, edhe pse ekzistenca e Allahut është një e vërtetë e padyshimtë, ka edhe të tillë që nuk e pranojnë këtë të vërtetë. (El-Hixhr: 14-15).

Ashtu sikurse trupi u nënshtrohet ligjeve që ka vendosur Krijuesi në natyrë, po ashtu edhe shpirti duhet t’i nënshtrohet faktit se Allahu është Zoti dhe Krijuesi. Fitra, kthimi në normë, është baza e Islamit, prandaj, duke praktikuar Islamin, veprat e jashtme të njeriut harmonizohen me natyrën me të cilën Allahu e krijoi qenien e tij.

Në shpirtin e tij ekziston ndjenja e mbështetjes dhe strehimit tek një Qenie e lartë dhe e fuqishme. Njeriu, vetëm duke iu kthyer zotimit burimor ndërmjet tij dhe Krijuesit, mund të jetë plotësisht vetvetja. Njerëzimi ka lindur dhe ka ardhur me besim (iman) në këtë botë dhe me këtë besim/iman duhet të ndahet dhe të largohet prej saj.

“Kush ka pranuar me kënaqësi Allahun për Zot, Islamin për fe dhe Muhamedin a.s. për pejgamber, - ka shijuar ëmbëlsinë e besimit-imanit”. (Hadith).

# Qasje ndaj traditës sonë teologjike*

**Dr. Ismail Bardhi**

**"Ne mbase jemi më shumë në terr për sa i përket *njohjes së kushteve të mjedisit, të cilat e lehtësojnë krijimtarinë*, sesa në raport me cilindo aspekt tjetër të problemeve... Hulumtimi për *kushtet e përgjithshme të mjedisit* – ato kulturore, profesionale dhe institucionale – është problem i rendit të parë dhe kërkon më tepër vëmendje. Ne nuk dimë për ndonjë hapësirë në shkencat shoqërore, në të cilën hulumtimi të jetë aq jetësisht i domosdoshëm e për keqardhje dhe aq i neglizhuar".**

*(C.W. Taylor)*

Teologjia, e kuptuar si përmbajtje e mendimeve qenësore që paracaktojnë shprehjen e vetëdijes logjike, estetike, etike dhe fetare, duke i dhënë përcaktimet e përgjithshme të ekzistencës, njeriut, botës dhe qenies më të lartë, bëhet një teologji e vetme dhe e domosdoshme kur në bazë të përsiatjes së "pyetjeve të fundit" vendoset si zgjidhje e "enigmës së jetës". Sepse, për teologjinë nuk ekziston shumësi teologjish, mendoj në aspektin ontologjik. Toleranca teologjike e ndonjë teologjie, në këtë rast e asaj myslimane, është njësoj si joteologjikja e saj. Teologjia që nuk do të pretendonte të paktën për absolutin teologjik, edhe në rast se në vendimet e fundit do ta pranonte kompetencën e diçkaje mbiteologjike, do të ishte vetëm një lojë me qenësoren. Akëcila teologji paraqitet si teologji e vetme. E bartur nga ajo e cila e mundëson atë si të tillë, atë veçanti të vetën e fiton vetëm nga raporti ndaj "teologjive" ekzistuese.[1]

Sistemi i teologjisë myslimane[2] si rezultat i "nevojës metafizike", nuk mund të arsyetohet me kurrfarë kushtesh apo ndikimesh jashtëteologjike, historike, religjioze, e sidomos shkencore, sociale, psikologjike e të ngjashme.[3] Mirëpo kërkimi pas origjinës së sistematikes shpie në atë veçanti në mendimin në përgjithësi, për të cilin sistemi është diçka e domosdoshme[4]. Nga ana tjetër, paraqitja e përmbajtjes së caktuar teologjike duhet që në fillim të sqarojë lidhjen e veçantisë së vet me "realitetin" teologjik, sepse, nëse prezantohet si kompensim absolut i teologjive paraprake, sistemi gjen përcaktimin e vet, lëndën dhe qëllimin ndaj gjendjes së përgjithshme teologjike "të gjërave". Ndonjë teologji e re kënaq nevojën e pakënaqur të metafizikës. Nga qasja në atë për se ka nevojë metafizika, rrjedh edhe detyra e saj. Prandaj mund të thuhet se teologjia është origjina e teologjisë.[5]

Kur flasim për relevancën e mendimit teologjik tek ne, në të kaluarën dhe të tashmen, menjëherë na shfaqen disa pyetje, pikërisht teologjike, të cilat në këtë punë aspak nuk mund të anashkalohen, meqë në atë rast ky nuk do të ishte ndonjë punim serioz teologjik, por i llojit të teologjisë "arkivore". Fjala është për traditën teologjike tek ne, ose pikërisht për të kaluarën apo traditën tonë teologjike, e cila nuk mund të vërehet dhe të shihet.[6] Prandaj, duke folur për relevancën e këtij mendimi teologjik, menjëherë parashtrohen pyetjet: Për çfarë është relevant mendimi i caktuar teologjik, në raport me se ose ndaj çkaje është relevant dhe, përfundimisht, ai si i tillë, për kë është relevant? Pra kërkohet kriteri apo parimi i vlerësimit, madje edhe i vetë observimit të mendimit të caktuar teologjik të së kaluarës, kështu që kësisoj edhe vetë nocioni i trashëgimisë teologjike (madje edhe në përgjithësi i asaj kulturore) paraqitet si njëfarë problemi teologjik-historik. Pra, bëhet fjalë për relevancën teologjike-historike të mendimit teologjik tek ne në të kaluarën, që do të thotë të pyesim për domethënien, kuptimin, shtrirjen dhe rolin e asaj teologjie në një kontekst të caktuar historik, po dhe në atë të përgjithshmin. Në këtë kuptim, duke mbajtur parasysh tri pyetjet e cekura për karakterin e relevancës së mendimit teologjik, tradita jonë teologjike, si lëndë e hulumtimit tonë, shikuar në përgjithësi, do të mund të na imponohej në tri aspekte:

1. Ajo do të ishte relevante në vete, me peshën apo thellësinë e vet, si mendim autentik i një kohe, i cili pikërisht si i tillë, si çdo mendim i madh teologjik në histori, jeton edhe sot, ashtu siç jetojmë edhe ne në të dhe në raportin teologjik-mendimor ndaj tij. Në atë rast ai na përfshin me autenticitetin e vet si dhe me gjallërinë e vet futet në horizontin e bashkëkohësisë sonë, duke na vënë përballë pyetjes për domethënien e mbijetesës sonë personale.[7]
2. Ky mendim i caktuar teologjik mund të tregohet relevant në raport ndaj epokës së tij, që domethënë njëkohësisht në raport me arritjen më të lartë teologjike-mendimore të një periudhe historike, si vetëdije dhe vetëvetëdije e asaj kohe, pra si një vetënjohje e mundësive personale dhe pamundësisë së një bote të krijuar historikisht në të gjitha specifikat e saj. Ai pra, si mendim teologjik me rezultatet e veta, matet dhe dëshmohet si pjesëmarrës aktiv në zgjidhjen e çështjeve thelbësore të kohës së vet, si një part-



ner deri-diku i barabartë i mendimit udhëheqës të periudhës së caktuar historike.[8]

3. Kur parashtrojmë pyetjet për kë është relevant mendimi teologjik i së kaluarës sonë, atëherë kjo ka të bëjë me vetë ne, sepse është pikërisht detyra jonë që atë ta vlerësojmë në mënyrë teologjike-historike dhe t'ia përcaktojmë vendin e vërtetë në rrjedhat mendimore të së kaluarës dhe të së tashmes.[9] Por, nëse mendojmë pak më mirë, do të shohim se në të tri aspektet, në të tri rastet e cekura, po ashtu kjo është çështje e nesh vetë, sepse bëhet fjalë për qasjen tonë personale ndaj diçkaje – në këtë rast ndaj trashëgimisë sonë teologjike - që, pikërisht sipas mënyrës dhe karakterit të qasjes sonë metodologjike, sipas kuptimit të saj teologjik dhe historik, sipas frymës dhe orientimit, për ne në njëfarë mënyre bëhet relevante.

Në rast se tani këtë nocion të relevancës, e cila është e tillë vetëm në raport me qasjen tonë ndaj vetë çështjes, e marrim në një kuptim krejtësisht abstrakt apo arbitrar, pa mbajtur llogari edhe për qëndrimin tonë personal - e me këtë mendoj në qëndrimin historik, i cili tejkalon subjektivizmin e thjeshtë, mitet nacionale, zemërngushtësitë dhe moskritikën - atëherë edhe tradita jonë teologjike dhe në përgjithësi kulturore, mund të shndërrohet në një ekspozim jokritik, theksim dhe lavdërim të gjithë asaj që në të ashtuquajturën të kaluar, thjesht kishte ekzistuar. Me këtë natyrisht që nuk dëshirohet të mohohet nevoja për një evidentim sa më të hollësishëm dhe nxjerrje në dritë të të gjitha të dhënave historiografike në dispozicion për punën teologjike në të kaluarën, me qëllim të marrjes së një pasqyre sa më të plotë të gjithë asaj që hyn në fondin e literaturës sonë të dikurshme teologjike, e të flitet mos edhe për arritjet serioze dhe rezultatet e veprat vërtet të vlefshme mendore.

Megjithatë, nuk mund të largojmë nga vëmendja se qasja ndaj ndonjë mendimi teologjik të së kaluarës, para së gjithash duhet të jetë qasje teologjike. Por qasja e tillë parasheh një qëndrim të caktuar teologjik, për të cilin si teologjike, madje edhe e a.q. faktografi e thjeshtë, paraqitet pikërisht në një dritë të caktuar. Gjithnjë bëhet fjalë për një qëndrim, një zgjedhje, një dëshirë, një orientim, një vërejtje specifike, një vlerësim, një pasqyrim, një kritikë, pra një proces të tërë mendor, në të cilin ajo e kaluar mendore në përgjithësi edhe bëhet e kaluar e përcaktuar në bazë të supozimeve, po ashtu të përcaktuara. Sepse, përndryshe është dhe mbetet asgjë, madje nuk është as *faktum* apo *datum* i thjeshtë, e në teologji kjo është më së paku. Prandaj, kur flasim për të kaluarën tonë teologjike, dhe kjo, siç mund të shihet në mënyrë të shpërpjesëtuar, më tepër për të tashmen tonë teologjike, edhe pse sipas vetë temës së parashtruar të paktën në atë drejtim e tashmja e tillë do të meritonte pak më tepër vëmendje nga ne, - atëherë vetë nocioni i së kaluarës vendoset pashmangshëm para nesh si një problem i rëndësishëm teologjik i llojit të vet. Pikërisht atëherë kur teologjikisht ta tematizojmë dhe problematizojmë atë nocion, dhe kjo në nivel të arritjeve reale historike të vetë atij mendimi teologjik qindra vjet më parë, mund të arrijmë në atë qëndrim të domosdoshëm kritik, që do të na mundësonte që në dimensionin e vërtetë historik t'i qasemi, trashëgimisë sonë teologjike, e cila nuk do të shterte dhe humbiste në faktografinë e thjeshtë, nga njëra anë, dhe subjektivizmin e pastër të vlerësimit, nga ana tjetër, pavarësisht nga prejardhja, karakteri, pikënisja, shtytja, baza dhe interesi momental i atij vlerësimi.[10]

Pra, qasja teologjikisht ndaj asaj trashëgimie teologjike, gjegjësisht ndaj së kaluarës teologjike, para së gjithash do të thotë që për këtë të kihet një presupozim i caktuar teologjik. Kjo, nga ana tjetër, sot nuk mund të jetë cilido dhe çfarëdo presupozimi dhe pikënisjeje. Aq më pak jo një i tillë që thjesht do të shpërfillte nivelin teologjik dhe arritjen, nga njëra anë, të mendimit klasik mysliman, kurse, nga tjetra, të mendimit teologjik të reformatorëve[11], në të cilat pikërisht vetë nocioni i të kaluarës më së thelli teologjikisht është tematizuar dhe parashtruar si problem. Pikërisht në gjurmën dhe në themelin e pashmangshëm të asaj teologjie hapet, në fakt, ai horizonti eminent historik dhe ai dimensioni teologjik, në të cilat mund të parashtrohet realisht pyetja vendimtare: sipas çkaje, si dhe për kë është e mundshme trashëgimia dhe tradita kulturore teologjike? Ose, me fjalë të tjera: sipas çkaje dhe kur ajo është historike, ç'domethënë dimensioni real historik ose koha reale historike për teologjinë?

Historicizmi i historikes si diçka reale, tejkalon praninë e thjeshtë në një hapësirë dhe kohë ose fakticitetin e ekzistimit të thjeshtë, kështu që edhe historikisht e kaluara, dhe historikisht e tashmja, për të qenë diçka, duhet të dëshmohen si të tilla.[12] E ato dëshmohen vetëm me veprën e njeriut ose me njeriun në veprim, që është sendërtim i mundësive të reja njerëzore, që do të thotë përvijim veprues i ardhmërisë. Prandaj diçka thjesht ekzistuese as që ekziston, meqë ajo ekzistuesja tashmë është prodhuar si diçka realisht historike, dhe vetëm si e tillë na paraqitet (si traditë e prodhuar ose praktikë e kaluar), se përndryshe, ngel një hiçgjë abstrakte. E këtillë është gjendja e teologjisë myslimane tek ne.[13]

Historicizmi i historikes (si dhe historikja e së kaluarës) kështu paraqitet gjithmonë në dimensionin e ardhmërisë, e cila realisht është në vepër në të tashmen. Atëherë dhe vetëm atëherë, edhe e kaluara është, ose ka qenë, për sa nga ajo ndriçon drita e së ardhmes, nëse në fakt dikush ka qenë në vepër të së ardhmes, e jo vetëm të ketë vegjetuar, ose të ketë vruar kundër asaj ardhmërie. Presupozimi themelor për këtë, në histori paraqitet në formën e mohimit veprues të ekzistueses si ekzistuese. Por, që kjo e ardhme nga e kaluara edhe vetë të paraqitet si e tillë, d.m.th. si diçka realisht historike, ajo duhet dhe mund të paraqitet vetëm për atë që edhe vetë në të tashmen është në veprim të së ardhmes, në veprim të humanizimit dhe konceptimit të së tashmes (e njëkohësisht edhe të së kaluarës) së vet.

Prandaj, edhe historikisht edhe njerëzisht, është i dështuar ai pozicion, i cili së kaluarës dëshiron t'i qaset si ndaj një të dhëne të thjeshtë nga pikëqëndrimi i së dhënës, ngaqë kjo do të ishte udhë në terrin e kaluar nga terri i tashëm ekzistues. Kjo do të ishte lëvizja e obskures në obskuren, i së paartikuluarës në të paartikuluar, pra thjeshtë një kotësi. Këtu nuk ndihmon kurrfarë fryrje, mashtrimi dhe vetëmashtrimi. Për të kaluarën mund të dërdëllisim dhe t'i referohemi asaj sa të duam, mirëpo ajo nuk do të dalë nga terri, nëse vetë me apo pa vetëdije, kemi ngelur edhe në terrin e së kaluarës edhe në terrin e së tashmes. Së pari duhet të tregojmë në vepër se ç'jemi, në mënyrë që me veprën tonë të jemi në kontakt kuptimor dhe historik me veprat e së kaluarës. Vetëm atëherë kur të tregojmë se ç'jemi ne vetë dhe ç'dëshirojmë, bëhet e qartë se ç'dëshirojmë edhe me traditën dhe trashëgiminë teologjike.[14] Ky është kriteri i vetëm dhe i drejtë. Këtu nuk duhen theksuar disa shembuj historikë që do të tregonin se si, tradita personale dhe historia e një populli, janë shfrytëzuar shpeshherë për qëllime tejet reaksionare, kur natyrisht subjekt nuk kanë qenë forcat progresive, por pikërisht forcat e errëta dhe reaksionare.[15] Prandaj, në atë rast nuk bëhej fjalë vetëm për tradita, po kryesisht për qasjen e

përcaktuar ndaj saj. Krijuesja me krijuesen kontakton, mundësohet, konceptohet, zbulohet, zgjohet në dritën e ditës, dhe njihet. Hapja jonë personale vepruese e të ardhmes na jep të drejtën, dhe atë të drejtën vërtet historike, e jo vetëm interesin e thjeshtë, për t'u thirrur në të kaluarën. Nuk ka të kaluar ai, i cili është i kthyer kryekëput nga e kaluara dhe i cili na tërheq në të kaluarën, sepse ashtu nuk do ta gjejë as atë të kaluar. Tradita është gjë e mirë, mirëpo pyetja është se për kë dhe me cilat presupozime? Nuk mund të jetohet vetëm me traditën dhe nga tradita si parazit, sado e madhe, e pasur dhe e ndritshme qoftë ajo – dhe pikërisht për shkak të kësaj – nëse ajo me veprën tonë personale nuk dëshmohet ashtu që të ngrihet në nivel më të lartë dhe ashtu e mëkëmbur të bartet në ardhmëri.[16]

Nëse flasim me gjuhën e racionalizmit, pa ardhmërinë nuk do të kishte as histori, sepse historia edhe fillon me ardhmërinë, pra me veprën e njeriut, e cila, si e tillë – madje edhe në formën e vet empirike – tashmë gjendet në anën tjetër të ekzistueses, kështu që historia nuk do të mund të bënte as edhe një hap dhe nuk do të zhvendosej nga vendi, nëse në themel nuk do t'i vihej jo vetëm ndryshimi i botës, po edhe depërtimi dhe hapja e saj, po të mos fillonte me atë që akoma nuk është. Përndryshe nuk do të kishte as traditë.[17]

Ardhmëria nuk është vetëm një dimension i kohës, pranë së kaluarës dhe të tashmes, e as vetëm një dimension parësor i kohës, por e vetmja kohë historike vërtet njerëzore dhe reale, sipas së cilës çdo gjë është, sepse vetëm në të dhe sipas saj hapet dhe dëshmohet historiciteti i historisë si origjinë dhe themel i botës njerëzore, gjegjësisht historike. Prandaj ajo historikisht i paraprin edhe së kaluarës dhe së tashmes, të cilat vetëm nëpërmjet saj zbulohen me faqen që qenësisht janë. Kështu lëviz ecja e historisë dhe historia ndodh nga ardhmëria përmes së tashmes në të kaluarën, duke hapur shikimin në thelbin e së tashmes dhe së kaluarës. Ashtu si duke u nisur nga nocioni i domosdoshmërisë, kurrë nuk do të arrinim tek nocioni i lirisë, dhe përkundrazi, po ashtu edhe duke u nisur nga e kaluara, kurrë nuk do të arrinim tek e ardhmja, përveçse si një proces në pafundësi, ndërsa e tashmja do të paraqitej dhe vazhdimisht do të dëshmohej si vazhdimësi e thjeshtë e qenësisht ekzistueses.[18]

Deri në këtë masë edhe nocioni i kohës është prodhim historik, i nxjerrë nga kuptimi i caktuar historik i mënyrës së ekzistencës (natyrës, njeriut dhe botës), për se ky "kuptim" gjithmonë është "vetëpërjetim" dhe "vetëndijim" i caktuar i botës personale, historikisht të dhënë, dhe i strukturës së saj ekzistuese nga ana e njeriut. Prandaj, shikuar historikisht, i ngërthyer në strukturat e tëhuajsuara dhe të realizuara ekonomiko-shoqërore të së kaluarës dhe së tashmes, dhe si i tillë gjithmonë më tepër i përcaktuar sipas diçkaje tjetër sesa sipas vetvetes si qenie njerëzore historikisht praktike, krijuese, pikërisht në periudhat e rralla historike shihet dhe njihet në dimensionin që edhe e mundëson në atë aspekt që ai është, pra në dimensionin e ardhmërisë, e cila rrjedh nga vetë vepra e tij personale. Ky "shtrembërim", në të cilin ai veten e sheh të përcaktuar sipas së kaluarës dhe së tashmes, e jo sipas hapjes së tij personale vepruese dhe kuptimplotë ndaj së ardhmes, në rend të parë rrjedh nga fakticiteti i thjeshtë i situatës së tij historiko-shoqërore. Atëherë vërtet "domosdoshmërisht" jetohet nga e kaluara, e cila mbetet si e tillë edhe në formën e së tashmes si vazhdim lakuriq i së kaluarës në këtë qëndresë të amshuar.[19]

Ky nivel i vetëdijësimit paraqitet vetëm në pikat më të larta të cilat i ka sjellë me vete dhe nga vetja i ka zhvilluar lëvizja faktike teologjiko-historike, gjegjësisht në ato pika në të cilat ardhmëria është e dendësuar, aty për aty e pranishme dhe në vepër, dhe ku në mënyrën më të drejtpërdrejtë bashkohen edhe e kaluara, edhe e tashmja, edhe ardhmëria, por pikërisht sipas masës së të ardhmes, e cila e mundëson këtë bashkim. Akti historik mundëson (dhe përfshin) kështu edhe traditën teologjike si diçka që në vetë atë zbulohet si realitet, i cili realisht ka qenë dhe prandaj akoma është këtu dhe tani si presupozim i vërtetë njerëzor. Vetëm kështu edhe tradita teologjike paraqitet si akt historik, e pastaj edhe si "traditë jona", sepse ka pushuar të jetë (thjesht subjektivisht) vetëm jona. Ajo është në fakt vetëm si historikisht e objektivizuar dhe, si e tillë, bëhet bazë universale e mbijetesës së njeriut, njeriut si qenie historike njerëzore, ajo shndërrohet në bazë, "trampolinë" reale dhe nxitje për realizimin, thellësimin dhe zgjerimin e mundësive të reja njerëzore. Kështu, mbarë historia njerëzore "punon" në atë që në një moment të zbulohet, në atë që sipas thelbit të saj edhe është realisht: skenë e ekzistencës së njeriut në botën e tij personale historike.[20]

Sot "bota" (bota njerëzore e njeriut) është shndërruar edhe realisht në një tërësi, e cila është e drejtuar drejt një qëllimi të vetëm: në shndërrimin e ngjarjes së copëtuar, të thërrmuar dhe kaotike parciale historike, në ngjarje të vërtetë historike, që shihet në shkatërrimin dhe kapërcimin e botës së vjetër në tërësi. Kuptimi i së ndryshmes, së mundshmes dhe së ardhmes duhet dëshmuar në vepër, por për fat të keq, përpos shqetësimeve, nuk kemi asgjë: vërehet zbrazëtia e madhe e teologjisë individuale dhe e asaj institucionale.[21] Kuptimi i së ndryshmes, si kuptim i vërtetë njerëzor, është i mundshëm vetëm në hapjen totale që është dëshmim real i aktit personal historik, sipas të cilit edhe historia, edhe tradita, edhe njeriu janë si të tillë.[22]

Teologët, vërtet me tërë pasionin e tyre në luftën për të vërtetën e panjollosur dhe të pasimuluar, qëndrojnë, dhe si teologë duhet të qëndrojnë, pas fjalëve që i thonë. Sepse, tek e fundit, teologu nuk



bën teologji vetëm me arsyen, po edhe me vullnetin, ndjenjën, gjakun dhe palcën, me tërë shpirtin dhe trupin, zemrën, mushkëritë, brendësinë, jetën. Përndryshe teologët do të shndërroheshim në lojtarë të lirë me fjalë dhe nocione, apo thjesht profesionistë të mendimeve, të cilët nuk i përgjigjen askujt, ndërsa si kriter të vetmin teologjik, në ne do ta pranonim vetëm diturinë pseudo(anti)teologjike e jo, para së gjithash, përcaktimin njerëzor. Prandaj, teologjia nuk është vetëm zeje a profesion, por edhe vendim jetësor. Pikërisht për shkak të kësaj, mendoj se duhet të vendosim: ose të jemi teologë dhe t'i flasim botës në mënyrë kritike dhe haptazi, duke i përfaqësuar denjësisht interesat shpirtërorë të besimtarëve, ose të bëhemi glorifikues të çdo gjëje ekzistuese, marifetçinj apo dekorues rrejshëm të brengosur për fatin e njerëzimit, apologjetë të çdo gjëje "vendëse", provincialist i cili mbyllet brenda kufijve të vet dhe kënaqet me dollitë primitive, duke i braktisur kështu të gjitha ambiciet për të folur diçka teologjikisht relevante, sepse teologjia, mbase sot më shumë se kurrë, ose duhet t'i flasë botës, ose të heshtë.[23]

## Rezyme

Teologjia është një burim i pashtershëm që ofron përgjigje të gjalla ndaj shenjave të kohës, por mungesa e vetëkritikës teologjinë myslimane tek ne e ka izoluar dhe varfëruar. Edhe pse tradita e teologjisë nuk na mundëson të dhëna historike, megjithatë mendimi dhe jeta dëshmojnë se teologjia myslimane është një disiplinë në vete dhe për vete. Teologjia e këtyre viseve ka mundësi të hapë horizonte për studime krahasuese të kësaj dukurie që tash për tash është në heshtje.

*Fusnotat:*

* Artikulli kryesisht përqendrohet në analizën e gjendjes së teologjisë në hapësirën myslimane shqiptare.

1. Martin Heidegger, "Teologija i filozofija", në *JUKIC*, nr. 1, Sarajevë 1971, f. 158.
2. Siç dihet termi teologji është përdorur dhe përdoret në kontekste të ndryshme, por në këtë tekst e përdor sipas përcaktimit të fjalës *ilmu'l-kelam*: "*ilmu'l-kelam* ndryshe njihet edhe si *ilmu'l-akaid*, shkenca e parimeve, nyjeve të fesë. Autori i *Keshfu'z-Zunun*-it atë e përkufizon si vijon: shkencë në të cilën jemi në gjendje të parashtrojmë dëshmi të besimit tonë fetar." Po ashtu sipas kuptimit të *ilmu'd-din* dhe *ilmu'l-fikh*, drejtim ky i cili tek ne është përdorur dhe praktikuar më tepër në interpretimin e fundamenteve të mësimit islam. Për më gjerë shih: Thomas Patrick Hughes, *Dictionary of Islam,* KAZI Publications, Chicago 1994, f. 202; Daniel Bucan, "Teologija i filozofija u Islamu", në *Filozofija i teologija* (përmbledhje punimesh), Skolska knjiga, Zagreb 1993, f. 85-86. Teologjia interpretohet edhe si "shkencë për përfundimet e fesë", "feja në gjendjen e dijes", "feja e cila kërkon kuptim", etj. Shih: *po aty*, Stjepan Kushar, "Teologija i filozofija religije", f. 11.
3. Martin Heidegger, "Teologija i filozofija", në *JUKIC*, nr. 1, Sarajevë 1971, f. 159.
4. Abu Hamid el-Gazali, *Nesuvislost filozofa*, HSN Zagreb 1993, Parathënia nga Daniel Bucan, f. 10-16.
5. Fethi Osman, *Contemporary Issues: An Islamic Perspective*, ISICW, Los Angeles 2008, f. ix.
6. Është fakt i pakontestueshëm se me vetë përkthimin e veprave më kolosale të filozofisë antike greke, gjegjësisht edhe të teologjisë, ato janë bërë sërish të njohura edhe për Perëndimin. Ajo periudhë në letërsinë e filozofisë islame njihet si "shekulli i përkthimeve". Shih: Ahmed Fuad el-Ehvani, *Filozofia islame*, (përktheu I. Bardhi), Shkup 2002, f. 42. Mirëpo praktikë e disa shekujve të fundit, pra edhe sot, është bërë që teologjia muslimane shumë pak ka "komunikuar" apo kontaktuar me teologjitë e tjera, fotografi kjo e cila është vërejtur edhe tek teologët tanë muslimanë shqiptarë. Për më gjerë rreth kësaj çështjeje shih: *Gjeni shqiptar në kontakt me fenë islame* (separat), Ismail Bardhi, Shkup 1998; *po ai*, *Vrojtim gjendjes së teologut shqiptar* (separat), Shkup 1998.
7. Për zhvillimin e *ilmu'l-kelamit*, teologjisë, kemi edhe periudhën e quajtur "shekulli i lumtur", që ka kaluar nëpër fazat e ndryshme, por për ne është një kohë mbi të cilën duhet ta bazojmë zhvillimin e teologjisë sonë. Shih: Prof. Dr. Bekir Topallogllu, *Hyrja në Kelam*, Prishtinë 2002, fq. 23-26.
8. Sa i përket zhvillimit të teologjisë në hapësirën shqiptare, ajo ka përjetuar dridhje të shumta, që në një çast solli edhe deri te ndalimi i kobshëm, por periudha më e ndritshme e saj shihet prej vitit 1912-1938, gjegjesisht para Luftës II Botërore. Këtu kemi mundësi të përmendim disa emra të autorëve që kanë lënë vepra të shumta si: Hafiz Ali Korça, Hafiz Ibrahim Dalliu, Hafiz Ali Ulqinaku, Ibrahim Repishti etj. Për më gjerë shih: Ismail Bardhi, *Hafiz Ibrahim Dalliu dhe ekzegjeza e tij kur'anore*, Shkup 1998, f. 66-68.
9. Husein Gjozo, "Potreba i pokusaj savremene interpretacije i egzegeze kur'anske misli", në *Kur'an u savremenom dobu*, Sarajevë 1991, f. 9-26.
10. Fethi Osman, *po aty*, f. 120-125.
11. Për më gjerë shih, Ismail Bardhi, *ibid*, f. 92, fusnota 169.
12. Veronika Nela-Gaspar, "Teoloske perspektive za 21. stoljece", në *Filozofska istrazivanja*, Zagreb 2006, nr. 104, f. 985-996.
13. Rreth kësaj çështjeje i vlerësoj argumentet që i sjell dr. Enes Karic në studimin e tij rreth zhvillimit të mendimit teologjik musliman tek boshnjakët, që është shumë e ngjashme edhe për tek ne shqiptarët. Shih: Enes Karic, *Prilozi za povijest islamskog misljenja u Bosni i Hercegovini XX stoljeca*, Sarajevë 2004, f. 20-38.
14. Ismail Bardhi, "Teologjia dhe teologu sot", në *Gjendja dhe perspektivat e sistemit arsimor fetar në suazat e Bashkësisë Fetare Islame*, Shkup 2006, f. 121-133.
15. Djuro Susnjic, *Otpori kritickom misljenju*, Beograd 1971, f. 13-30.
16. Enes Karic, *po aty*.
17. Pa kapërcimin e këtillë të pandërprerë të së tashmes dhe të kaluarës, pra të ekzistueses, nuk do të dinim as për të tashmen dhe të kaluarën, që na paraqitet vetëm kur gjendemi në anën tjetër të saj, pra të vetë kufirit personal. Nuk mund të arrihet ekzistenca në histori e vetë njeriu mos të jetë shkak i një ardhmërie të re. Prandaj, pa ardhmërinë nuk ka histori, e me këtë as të kaluar, as traditë, as trashëgimi kulturore e teologjike si diçka historike. Mbase megjithatë është e nevojshme, sot dhe këtu, të përsëritet se pa ardhmëri nuk ka të kaluar, dhe atë të paktën për ata të cilët me veprën e tyre tregojnë dhe dëshirojnë ta dëshmojnë pikërisht të kundërtën, si dhe për ata të cilët këtë ose nuk e dinë ose nuk dëshirojnë ta dinë. Lidhur me këtë shih Ferit Vokopola, "Qëllimi i njishëm i feve", në *Njeriu* – revistë e përmujshme shpirtnore e kulturore, Tiranë, dhjetor 1943, Viti 2, nr 6 (18), f. 3-5.
18. Ky kthim në të cilin ndodh shndërrimi i së kaluarës dhe të tashmes në ardhmëri fillon përmes vetë ardhmërisë e cila tani më duhet të jetë në vepër, që diçka të jetë, e me këtë që të jenë edhe e kaluara dhe e tashmja. Prandaj nuk mund të pohohet me të drejtën e njëjtë se pa të kaluarën dhe të tashmen nuk ka as ardhmëri. Vetëm atëherë kur të ndërpritet kjo rrjedhë e lëvizjes së amshuar dhe abstrakte të gjërave në rrethin e gjithnjë në thelb të njëjtës me ndihmën e ardhmërisë si depërtuese vepruese të hapësirës për mundësinë e të ndryshmes nga ajo që është dhe që ka qenë, fillon një lëvizje e re, pikërisht historike në të cilën kjo "është" dhe kjo "ka qenë" paraqitet si diçka reale, pra pikërisht si e tashme dhe e kaluar e shikueshme, me çka hapet bota historike e njeriut dhe pikërisht atëherë historia është e mundshme si ai kuadër i ngjarjeve i cili burimisht i bashkon të tre dimensionet e kohës në një tërësi të pandashme. Shih: Ivan Supek, *Filozofija, znanost i humanizam*, Zagreb 1995, f. 353-361, 369-374.
19. Mbi këtë dhe vetëm mbi këtë themel dhe në këtë horizont jetësisht-mendor dhe njohës, janë të mundshme të gjitha format (konceptet) e ontologjive dhe të teorive ontologjike (dhe atyre antropologjike) për botën ekzistuese, ekzistencën e saj dhe thelbin për atë që ajo është. Dimensioni i së mundshmes këtu është fshirë, ndërsa ardhmëria është përjashtuar si ajo "mosekzistuese" dhe "joreale", meqë ajo realja (me gjithë tendenca e veta personale) mbyllet në rrethin e domosdoshmërisë së realitetit ekzistues, ose të realitetit "të vetëm" dhe "të vërtetë" (të mundshëm). Nga horizonti i realitetit të tillë dhe të konceptuar dhe të fiksuar asisoj ontologjikisht, kurrë nuk mund të dilet (ose të hyhet) në horizontin e së mundshmes, i cili nuk është askund (paraprakisht) "i vendosur", ngaqë mundësia e tij hapet asaj ane të botës ekzistuese, pra pikërisht në presupozimin historik të së ndryshmes nga ajo që është. Madje të asaj së ndryshmes që prek në vetë strukturën e botës ekzistuese, e cila shkon drejt shkatërrimit të saj qenësor. Për më gjerë, shih: Abdullah Sarcevic, *Iskustvo i vrijeme*, Sarajevë 1981, f. 397-399; 416-417.
20. Ismail Bardhi, *ibid*.
21. Një teologji e cila nuk merret me paraqitjen e *isharatu'z-zeman* (shenjat e kohës), do të thotë se e ka humbur kontaktin me Shpalljen, pra Shpalljen e ka futur në "frigorifer". Kjo dëshmohet në shumë dukuri: nga moskundërvënia ndaj paraqitjes së "religjioneve" të reja dhe sekteve të ndryshme; problemi i radikalizmit, fundamentalizmit, izolacionizmit dhe më aktualja – terrorizmit. Sidomos në raport me luftën kundër këtij të fundit, teologjia, në vend që të jetë autonome dhe të luftojë me energjinë që ka, u vu në shërbim të politikës dhe të ideologjive, por sërish ngeli pa u kuptuar problemi më i urryer për Islamin dhe myslimanët.
22. Për më gjerë shih: Ivan Supek, *ibid*, f. 334, 375.
23. Ismail Bardhi, *Institucionalna kriza na muslimanskata teologija*, në http://preminportal.com.mk/content/view/2973/71/

# Një qasje juridike islame ndaj së drejtës së autorit

Mr. Flamur Sofiu

**Mendimi më i zbatueshëm dhe më i arsyeshëm për rrethanat e sotme, është se lejohet marrja e kompensimit dhe shitja e së drejtës së autorit sipas kushteve që i vendosin të dy palët, vesëse kushtet duhet të jenë në përputhje dhe të pranuara nga e drejta e Sheriatit islam**

Pa dyshim se çështja e së drejtës së autorit është prej çështjeve shumë të ndjeshme që diskutohen shumë nga studiuesit e ndryshëm. Edhe dijetarët e së drejtës islame janë marrë dhe kanë gjurmuar çështjen e së drejtës së autorit dhe kanë shprehur mendimet e veta. Themi me plot përgjegjësi se kjo është një temë ende e hapur që kërkon diskutime e studime, ngase vetë çështja është një temë e gjerë, prandaj do të mundohemi të përmendim disa nga mendimet e juristëve myslimanë që kanë shprehur për këtë temë. Tjetra çështje që duhet ta rikujtojmë, është se natyrshmëria e fesë islame është e atillë që i përgjigjet çdo kohe e çdo vendi dhe çdo problematike që paraqitet duhet t'i japë shpjegim dhe sqarim se çfarë qëndrimi ka Sheriati ndaj saj.

Dihet shumë mirë se në aspektin e përgjithshëm nuk lejohet të dëmtohet askush dhe se askujt nuk mund t'i merren të drejtat e veta, që i ka përcaktuar Sheriati islam, prandaj edhe e drejta e autorësisë është e drejtë e pacenuar sipas së drejtës islame.

Në këtë punim shumë modest nuk do të shprehim mendimin tonë personal, por do të mundohemi të cekim mendimet e dijetarëve të rëndësishëm islamë.

Këtë punim mendojmë ta shtjellojmë sipas kësaj ndarjeje:
1. Shitja e së drejtës së autorit
2. Shitja e së drejtës autorit vetëm për botim,
3. Trashëgimia e së të drejtës së autorit dhe shitja e saj,
4. Të marrët shpërblim dhe të përfituarit nga punimi autorial,
5. Përfundimi.

### 1. Shitja e së drejtës së autorit

Pa kurrfarë diskutimi dihet se ai që shkruan një libër ose dhe një artikull, has në vështirësi dhe harxhon mundin e tij duke shpenzuar kohë dhe angazhim të madh. Kështu, menjëherë del para nesh çështja nëse autori në këtë rast do të mund të marrë shpërblim dhe kompensim, sikurse merr çdo mjeshtër a punëtor që kryen ndonjë punë? Sikur punëtori a mjeshtri që ka të drejtën të kërkojë kompensimin apo shpërblimin për mundin dhe angazhimin që ka bërë, në të njëjtën mënyrë edhe autori e ka të drejtën dhe, krahas kësaj atij i përket e drejta që kujt të dojë t'i ofroj të drejtën e autorit dhe, anasjelltas, kujt të mos dojë, nuk i jep këtë të drejtë.

Kur shikojmë mendimet e dijetarëve për marrjen e kompensimit për punime autoriale do të vërejmë se dijetarët në këtë aspekt mendimet i kanë të ndara:
1. Disa nga dijetarët janë të mendimit se nuk lejohet të shitet a të merret kompensim për të drejtën autorit.
2. Të tjerë janë të mendimit se lejohet shitja dhe kompensimi për të drejtën e autorit. P.sh. në librin "Bustanul Muhadithin" transmetohet se disa nga dijetarët e hadithit kishin lejuar marrjen e kompensimit.[1] Po ashtu duhet të përmendim se dijetari Ebu Is'hak esh-Shiraziu ka dhënë fetvanë se marrja e kompensimit është e lejuar.[2]
3. Ka prej dijetarëve që janë të mendimit se kjo nuk është e ndaluar, por është veprim i papëlqyer (mekruh).

Mendimi mbizotërues: Mendoj se mendimi më i zbatueshëm dhe më i arsyeshëm për rrethanat e sotme, është se lejohet marrja e kompensimit dhe shitja e së drejtës së autorit sipas kushteve që i vendosin të dy palët, vesëse kushtet duhet të jenë në përputhje dhe të pranuara nga e drejta e Sheriatit islam.

Të drejtën e dhënies së lejes për botim nuk e ka askush përveç autorit. Nga kjo kuptohet se autori jep lejen për botim dhe se ka të drejtë të përfitimit nga botimi. Po ashtu të drejtën për përcaktimin e numrit të kopjeve të botuara e jep vetëm autori dhe ai është i vetmi që mund ta bëjë përcaktimin e tillë. Ndërsa përcaktimi i çmimit të shitjes është e drejtë e botuesit dhe autorit nuk i lejohet të ndërhyjë në këtë çështje. Arsyeja është se kopjet e librit janë mall i vlefshëm në pronësinë e botuesit dhe çdo pronar vepron lirisht me pasurinë dhe pronën e vet[3].



## 2. Shitja e së drejtës së autorit vetëm për botim:

Kur ndodh që të shitet e drejta për botim nga ana e autorit, ai që e ka blerë këtë të drejtë, nuk lejohet t'i japë leje dikujt tjetër për botim, sepse kjo është e papranueshme duke u bazuar në hadithin e të Dërguarit s.a.w.s., i cili e ka ndaluar shitjen e mallit që nuk është në pronësinë tënde: "Mos e shit atë që nuk është në pronësinë tënde" (hadithi i tillë gjendet në sunenin e Ebu Davudit, në Xhamiun e Tirmidhiut dhe në koleksione të tjera të hadithit). Me këtë hadith duket qartë ndalesa që botuesi t'i japë leje tjetrit për ta botuar d.m.th., të bëjnë një marrëveshje me mallin që nuk i përket atij. Duhet theksuar se ka nga dijetarët hanefitë që kanë lejuar një shitblerje të tillë, por mendimi i zbatuar është se kjo shitblerje është e ndaluar dhe se të këtij mendimi janë edhe dijetarët e medh'hebeve të tjera.

Ajo që na detyron të mendojmë kështu, është se kur botuesi merr leje për botim nga botuesi që ka pasur leje, na bënë të besojmë se në këtë rast botuesi i parë mund të ketë marrë ndonjë shpërblim për këtë leje dhe se tash kemi të bëjmë me kamatën, e cila, sikur dihet është një akt rreptësisht i ndaluar.

Imam Maliku r.a. dhe të tjerët kanë zgjedhur shpjegimin se askujt përveç autorit, nuk i lejohet të marrë kompensim-shpërblim, ngase autori në këtë rast është pronari i parë e botuesi është i dyti apo edhe i treti[4].

## 3. Trashëgimia e së të drejtës së autorit dhe shitja e saj:

Në shpjegimet më lartë është parë se shkrimi i autorit është pasuri me vlerë, e cila si lloje pasurie trashëgohet sipas ligjeve të Sheriatit. Atë shpërblim që ka pasur ta marrë autori, pas vdekjes së tij, këtë e trashëgon trashëgimtari .

Ndërsa për sa i përket shitjes së trashëgimisë së të drejtës së autorit, ligjet islame këtë nuk e lejojnë sikur nuk lejojnë as t'i jepet leje cilitdo trashëgimtar të autorit që ta shesë të drejtën e trashëgimisë.

## 4. Të marrët shpërblim dhe të përfituarit nga punimi autorial

Duke u shprehur në mënyrë të përgjithshme, themi se, nëse plotësohen të gjitha kushtet e marrëveshjes në mes të autorit dhe klientit dhe asgjë në marrëveshje nuk është në kundërshtim me parimet e Sheriatit, lejohet shpërblimi dhe përfitimi material.

Shënim:

Këtu mund të lindë një pyetje: A lejohet botimi i një libri pa lejen e autorit apo jo? Vërtet nuk hasim ndonjë shkrim i cili të sjellë argumente të forta që nuk lejojnë një veprim të tillë, mirëpo, nëse autori e ka regjistruar librin në përputhje me ligjet e shtetit, atëherë mbetet që për këtë të përcaktohet nga vetë shteti dhe, nëse kjo bie ndesh me marrëveshjen që ka autori me shtetin, sigurisht që do të konsiderohet vepër e ndaluar edhe në Sheriatin islam, ngase vetë prijësi mund të penalizojë ndonjë çështje nëse sheh se në të është interesi i përgjithshëm i shoqërisë islame. Përkundrazi, autori nuk ka të drejtë që në këtë rast të përcaktojë ndonjë gjobë në të holla për shkak të botimit apo shitjes pa lejen e tij, po ndëshkimi mbetet në dorë të qeverisë sipas ligjeve të përcaktuara.[5]



## 5. Përfundimi:

Duke analizuar mendimet e dijetarëve-juristëve islamë, qofshin të hershmit apo të mëvonshmit, na dalin këto përfundime:

1. Çdo punim autorial është një lloj pasurie që ka vlerë, prandaj autori është pronari i parë dhe kryesor i kësaj pasurie.
2. E drejta e autorit është prej të drejtave që nuk lejohet të cenohen në asnjë mënyrë.
3. E drejta e autorit mund t'i shitet botuesit, po edhe mund t'i ofrohet dikujt për të studiuar, në mënyrë që më pastaj ta kthejë; edhe për këtë mund të merret kompensim.
4. Autori e ka të drejtën e caktimit të numrit të kopjeve për botim, por të drejtën e caktimit të çmimit e ka vetë botuesi pa të drejtë ndërhyrjeje nga autori.
5. Kur ndodh që autori t'i shesë dikujt një kopje të librit, atëherë ai ka të drejtë t'ia shesë atë dikujt tjetër, ndërsa botuesi që ka blerë të drejtën e autorit, nuk mund t'ia shesë ndonjë botuesi tjetër.
6. Autori nuk ka të drejtë të përcaktojë ndonjë gjobë materiale ndaj botuesit që boton librin e tij pa të drejtë, po kjo është kompetencë e shtetit se si do të ndëshkojë botuesin e tillë.

---

*Fusnotat:*

1. Abdul Aziz ed-Dehelvij, Bustanul Muhadithin, pa vitë dhe vend botimi, fq. 35.
2. Mukaddimetu Ibni Salah , botuar në Bombaj 1358 h. fq. 56.
3. Muhammed Burhanduddin es-Sunbuheji: Kadaja Fikhjiet Muasiretin, Daretul Ulum, Bejrut, Darul Kalem, Dimeshk 1408 h. 1988, fq. 39.
4. po aty, fq. 42-43.
5. po aty: fq. 45-46.

# Të drejtat e punëtorëve në Islam

**"Duam të drejtat tona"**
**Një moto e tillë, madje vazhdon edhe sot të jetë më irrituesja për qeveritë e vendeve ngado nëpër botë**

**Driton Arifi**

Është plotësisht e natyrshme për çdonjërin që gjen durimin t'u qaset me objektivizëm e paanësi burimeve dhe bazamenteve të Sheriatit islam, që të vërejë se ai pa mëdyshje është sistemi i vetëm gjithë përfshirës dhe universal i të gjitha sferave të jetës së njeriut. Një përshtypje të tillë, pothuajse do t'a fitojë secili lexues, posa të hapë Librin e Allahut, Kuranin Fisnik, e të shpalosë në margaritarët e Mrekullive që janë të fshehur në të. Në këtë konotacion, në mesin e gjërave që do t'i nxjerrim nga një shpalosje spontane e teksteve kuranore ose atyre të Synetit të Muhamedit s.a.v.s., sigurisht që neve do të na kristalizohet shumë bukur se puna është faktor thelbësor, nga e cila varen tërë kënaqësia, komoditeti dhe pasuria në këtë botë, por gjithsesi edhe përfundimi i mirë dhe lumturia e amshueshme në Botën Tjetër. Allahu i Lartmadhërishëm e vuri në spikamë këtë parim, duke na u drejtuar e duke na thënë: "Dhe thuaj: "Veproni (punoni), Alllahu do ta shohë veprën tuaj, edhe i dërguari i Tij e besimtarët, e më vonë do të ktheheni te Njohësi i së fshehtës dhe të dukshmes, e do t'ju njoftojë për atë që vepruat". (Et-Teube, 105)

Motivimi për punë në këtë ajet të Kuranit erdhi në formën e urdhrit të prerë, i cili kërkon të kryhet domosdoshmërisht. Madje nuk kemi arsye që kuptimin e punës në këtë citat ta cungojmë vetëm në aspektin e kryerjes së ibadeteve ose obligimeve që janë në raport me Krijuesin. Ngase ekziston një prej rregullativave ose një prej parimeve që kanë theksuar shpesh komentatorët e Kuranit: Nëse një citat ka mundësi t'i përmbajë dy e më shumë kuptime të sakta, atëherë ngushtimi i ajetit në njërin prej atyre kuptimeve, nuk është i pranuar.

### Islami motivoi njeriun për punë dhe angazhim

Më tutje gjejmë citate që prej njerëzve kërkojnë në mënyrë edhe më të qartë që të punojnë, shtegtojnë e të kërkojnë furnizimin e Allahut, të shpërndarë gjithandej nëpër tokë. Ai në Kuran thotë: "Ai është që juve tokën jua bëri të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është e ardhmja." (El-Mulk, 15)

Këtë moto i Dërguari i Allahut - Muhamedi s.a.v.s. e jetësoi në përditshmërinë e tij, madje edhe shokëve të vet ua bëri të qartë me porositë e veta të frymëzuara. Transmeton Enes Ibn Maliku se një lypës kishte shkuar tek i Dërguari i Allahut për t'i lypur atij diçka, mirëpo Muhamedi s.a.v.s. të njejtit lypës ia kishte shitur atë copë rrobë dhe një kovë që kishte në shtëpi dhe i kishte blerë një sëpatë për të prerë dru…. Pastaj i kishte thënë: "Shko me këtë, mblidh dru dhe shiti e mos më eja për 15 ditë". Kur erdhi pas asaj periudhe, i kishte fituar 10 dërhemë dhe me disa dërhemë kishte blerë ushqim e me disa rroba, dhe Muhamedi a.s. iu drejtua atij e i tha: "Kjo është më mirë për ty sesa të vish në Ditën e Kiametit e në fytyrën tënde të kesh vetinë e lypjes si një njollë të zezë, ngase lypja nuk u lejohet përveç tre personave: Atij që është në varfëri të skajshme, atij që ka borxh marramendës ose që ka të shpaguajë gjakun (nëse ka vrarë dikë)".

Ky është një harmonizim i plotë në mes të porosive kuranore dhe atyre profetike të Muhamedit s.a.v.s., i cili ua bëri të qartë shokëve të tij se duhej të punonin e të gjallëronin për t'i siguruar vetvetes një jetë të ndershme e fisnike.

Umeri r.a. gjithashtu thoshte: Mos ta ndërpresë askush kërkimin e furnizimit e të thotë: O Zot më furnizo mua, ngase tani po e dini që qielli nuk sjell ar e as argjend dhe se Zoti i furnizon njerëzit duke bashkëvepruar ata njëri me tjetrin (reciprokisht).



Jo rastësisht i solla këto raste, për të theksuar edhe një herë se Islami kërkon nga besimtarët punën, elanin, zhvillimin, angazhimin dhe nuk pranon në asnjë formë neglizhencën, plogështinë dhe qyqarllëkun.

Prandaj me plot të drejtë themi se nderin që Islami ia bëri njeriut si krijesë, nuk ia bëri asnjë ideologji, religjion ose sistem tjetër botëror. Madje me një respekt edhe më të lartë, Islami i specifikoi dhe i vlerësoi denjësisht prej njerëzve ata që punuan, u angazhuan dhe flakën nga jeta e tyre neglizhencën, përtacinë dhe ngathtësinë.

### Puna faktor mburrjeje e jo poshtërimi

Punëtori në shumë shoqëri të mëhershme nuk konsiderohej si njeri me status të njëjtë me të tjerët. Ai më shumë i ngjante një të robëruari, fatin e të cilit e kishte në dorë punëdhënësi dhe zotëria i tij. Mendoj që për shumicën e njerëzve janë të njohura rrëfimet e gjata dhe storiet e dhimbshme që tregonin për vuajtjet dhe rënkimet e shtresës së punëtorëve anekënd botës, madje këto janë rrëfyer gjatë gjithë historisë. Në këtë kuadër kemi kuptuar se edhe në botën e qytetëruar u desh të kalonin shekuj të tërë për të filluar vetëm të bisedohet për të drejtat e shtresës më vitale të shoqërisë njerëzore, për të drejtat e punëtorëve. Atyre iu desh që të sakrifikonin më të shtrenjtën, vetëm për të fituar ndoshta edhe të drejtat minimale që i takojnë një pune të nder-

shme që kryente ndonjëri prej tyre. Gati pothuaj nuk shpëtoi shoqëri, në secilën epokë kohore, e cila të mos ishte ndarë në klasa; njëra fisnike dhe aristokrate, kurse tjetra e ulët dhe e poshtëruar. Aristokracia kishte të drejtë për gjithçka, madje kishte në dispozicion edhe jetën e punëtorit, kurse punëtori nuk posedonte asgjë, madje as të drejtën për të lëshuar ofshamën e dhimbjeve e vuajtjeve që ai përjetonte përditë. Shpesh, punëtori nuk gëzonte as të drejtën për të jetuar, nëse një gjë e tillë binte ndesh me pasionin devint të arsitokratit të tij. Pothuaj as tani nuk na janë shlyer nga mendja rrëfimet historike që tregonin për raportet klasore e nënçmuese në mes feudalit dhe bujkrobit. Mbase nuk kemi arsye t'i shlyejmë ato nga memoria, sepse edhe në kohën bashkëkohore, e cila është e stërmbushur me moto e slogane bosh, dëgjojmë e shohim raste të shumta anekënd botës, ku të drejtat e punëtorëve shkelen në mënyrën më drastike. Botës moderne iu nevojit kalimi i më shumë se dy shekujve për të dalë me deklarata dhe rekomandime nga organizatat ndërkombëtare, të cilat trumbetojnë "mbrojtjen e të drejtave të punëtorëve".

Dhe në vazhdën e këtyre përpjekjeve të kamotshme për t'u dhënë lamtumirën e fundit këtyre shkeljeve të stërzgjatura të të drejtave të punëtorëve, u themeluan edhe sindikatat e punëtorëve brenda çdo institucioni ose organi. Madje edhe protestat e demonstratat nuk pushuan asnjëherë deri tani, me anë të të cilave punëtorët ngrinin lartë brohoritjet e tyre kundër punëdhënësve dhe organeve ekzekutive: "Duam të drejtat tona". Një moto e tillë, madje vazhdon edhe sot të jetë më irrituesja për qeveritë e vendeve ngado nëpër botë.

Një vale të tillë pakënaqësish nuk ka shenja se do t'i ketë ardhur fundi, madje ato kanë tendenca edhe të përshkallëzimit e masivizimit të mëtutjeshëm.

Në këtë kontekst, do të ishte e udhës që të ndalemi edhe një herë për të parë se çfarë ishin të drejtat e punëtorit në shoqërinë islame, në shoqërinë e cila u ngrit mbi themelet e Drejtësisë Absolute të Krijuesit tonë, e gdhendur në formë të përpiktë nga Shpallja Hyjnore, si dhe nën përkujdesjen e Udhëzuesit të mbarë njerëzimit, Muhamedit s.a.v.s.

Ishte e qartë se për ta kryer puna rolin e saj të sëndërtimit dhe ngritjes së civilizimit, patjetër do të duhej të përcaktoheshin të drejtat dhe detyrimet e punëtorëve. Islami prandaj përcaktoi si detyrim ndaj punëtorit që, kur të punojë një punë, ta kryej në mënyrën më të përsosur të mundshme. Muhamedi s.a.v.s. thotë:"Vërtet Allahu dëshiron që kur dikush të kryejë ndonjë punë, ta përkryejë atë (sa të jetë e mundur)". Dhe përballë këtij detyrimi me rëndësi që bie mbi supet e punëtorit, gjejmë se Islami përcaktoi disa të drejta që meriton t'i gëzojë secili punëtor.

Këto të drejta do t'i përkufizojmë në disa pika me rëndësi, që janë:

a) T'i jepet paga adekuate, pa mizori dhe pa vonesë. Kompensimi adekuat për punën e tij, në pikëpamjen islame fillimisht është që t'i sigurohet një pagë sa i mjafton ta mirëmbajë vetveten dhe familjen e tij të ngushtë. E përveç këtyre, nuk ka të keqe që përcaktimi i pagës të bëhet në bazë të fuqisë së tregut ose profesionit që ushtron punëtori. Muhamedi s.a.v.s. vë theksin në këtë çështje e thotë: "Jepjani punëtorit (argatit) mëditjen e tij para se t'i thahen djersët e tij". Madje gjejmë se Muhamedi s.a.v.s. shprehet edhe më ashpër në këtë kontekst,duke kërcënuar atë që bën mizori ndaj punëtorit e nuk ia jep pagën e merituar. Transmeton Ebu Hurejre, nga i Dërguari i Allahut, i cili thotë: Ka thënë Allahu (hadith kudsijj): Ndaj tre personave Unë do të jem armik i tyre në Ditën e Kiametit: Ndaj atij që zotohet në emrin Tim e pastaj mashtron; kundër atij që shet një njeri të lirë e më pastaj ushqehet me ato të holla, dhe kundër një njeriu që ka marrë një punëtor, e shfrytëzon atë po nuk ia jep mëditjen".

Le të shohim tash se në çfarë kategorie Allahu e konsideron dhe në radhë me kë e fut personin që nuk ia jep punëtorit atë që meriton.

b) T'i sigurohet punëtorit një jetë e ndershme, në përputhje me mundin dhe angazhimin që ai bën. Të vlerësohet ai që derdh mund më shumë dhe ai që ka merita më të larta, sepse kështu porosit Allahu në Kuran: "E, secilit sipas veprave që bën, i takon shkalla, e shpërblimi për veprat e tyre do t'u plotësohet, e nuk u bëhet e padrejtë." (El-Ahkaf, 19).

Edhe pse, në shikim të parë do të na krijohet përshtypja se ky kategorizim ka të bëjë vetëm me Botën Tjetër, megjithatë gjejmë se shumë prej ekonomistëve bashkëkohorë myslimanë, këtë citat e komentojnë dhe atij i japin hapësirë më të gjerë të përfshirjes, duke thënë: Secili meriton edhe në këtë botë aq sa ka derdhur mundin, për punën që ka kryer.

Madje konstatohet se prej elementeve që përcaktojnë vlerën e ndonjë malli, ndoshta edhe më qenësori, është ai i mu-



ndit dhe angazhimit që është bërë për të, e jo vetëm në bazë të fuqisë së atij malli që ka në treg, në bazë të ofertës e kërkesës, siç vlerësohet në sistemin ekonomik kapitalist. Dhe një balancë e tillë sigurisht se vlen edhe në Botën Tjetër, atë ditë kur do të mbretërojë vetëm Drejtësia Absolute e Krijuesit tonë.

c) Punëtori të nderohet e të respektohet nga rrethi shoqëror, ashtu siç e meriton, për djersën, angazhimin dhe mundin që derdh. Transmeton Taberaniu se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: "Vërtet Allahu e do besimtarin që zotëron ndonjë profesion".

Një vlerësim të tillë e vërejmë edhe te shokët e Muhamedit s.a.v.s. Transmetohet nga Umeri r.a. se, kur shihte ndonjë njeri dhe i pëlqente nga pamja e jashtme, pyeste: A ka ndonjë profesion (zanat) me të cilin merret? E nëse e merrte vesh se nuk kishte kurrfarë zanati, i dilte prej qejfit dhe e nënvlerësonte. Ky është vlerësim për punën, të cilin Halifi i dytë i drejtë i myslimanëve nuk e bëri nga pasioni ose nga prirja e tij individuale, por e bëri nga edukata dhe mësimet që kishte marrë nga Mësuesi i tij, Muhamedi s.a.v.s., mësimet e të cilit kishin lënë gjurmë të pashlyeshme në personalitetin e Umerit - Zoti qoftë i kënaqur me të-.

d) Punëtori të mos ngarkohet më shumë sesa mund ta përballojë e ta kryejë. I Dërguari i Allahut s.a.v.s. kishte porositur:"Robi (punëtori, në disa transmetime të tjera) e meriton ushqimin dhe veshmbathjen në mënyrë të denjë, dhe nuk duhet të ngarkohet me atë që s'mund ta përballojë". Ndërsa është transmetuar se Umer ibn Hatabi shkonte dhe i vizitonte robërit në atë kohë çdo të shtunë, dhe, nëse shihte se ndonjë rob ishte ngarkuar me ndonjë punë që nuk mund ta përballonte, atëherë ai e lironte nga ajo punë".

e) Secili punëtor të gjejë mbrojtje nën ombrellën e Ligjit Islam, pavarësisht se çfarë pune kryen. Të sigurohet pikësëpari nga despotizmi i udhëheqësve mizorë, të cilët kanë mundësi të përdorin pushtetin e tyre për shkeljen dhe abuzimin e të drejtave të atyre njerëzve që janë nën pushtetin e tij. Vetëm në këtë mënyrë do të lulëzonte një shoqëri, dhe do të kultivohej një qytetërim i cili mëton të jetë prijatar dhe shëmbëlltyrë e botës mbarë. Na është transmetuar një rast, me rrugë të sakta: Në kohën e Muhamedit s.a.v.s. u ngritën çmimet e mallrave dhe shokët e tij kërkuan nga ai që të ndërhynte në cilësinë e tij si burrë shteti, për mbrojtjen e interesave të shoqërisë. Nga ai, ashabët morën një përgjigje, e cila do të duhej të ishte model për çdo udhëheqës të drejtë në çfarëdo kohe që ai jeton. Ai tha: "Vërtet Allahu është Ai që e ka të drejtën e uljes ose të ngritjes së çmimeve (duke shtuar ose pakësuar begatitë), Ai është që merr dhe i dhuron kujt të dojë, por edhe Ai që përcakton çmimet. Ndërsa unë shpresoj ta takoj Allahun, e të mos ketë asnjë njeri që të kërkojë nga unë diçka për ndonjë të padrejtë që t'ia kem bërë, qoftë në gjak ose në pasuri".

Nuk ka faktor më motivues për tregtarin sesa ambienti i lirë dhe i pacensuruar, ku ai do ta zhvillojë tregtinë dhe veprimtarinë e tij. Censurat e imponuara, mizoritë dhe hapësira e zymtë për të punuar, që diktohen nga despotët, janë ndër elementet kyç që ndikuan në ngecjen dhe regresivitetin e qytetërimeve të shumë popujve gjatë historisë, e pse jo edhe të atij mysliman. Këtë fakt më së miri e vërejti sociologu, historiani dhe ekonomisti islam nga Andaluzia, Ibn Halduni, një personalitet i cili realisht llogaritet se ka vënë themelet e shumë prej shkencave moderne. Ai në librin e tij të mirënjohur "Mukaddimet Ibn Haldun" një kapitulli i kishte vënë titullin "Padrejtësia (zullumi) paralajmëron shkatërrimin e qytetërimit dhe ndërtimit". Ai në vazhdim shprehet: "Dije se agresioni ndaj njerëzve në pasuritë e tyre ua humb shpresat për ta arritur dhe përfituar pasurinë, ngase ata e shohin se përfundimi i asaj pasurie do të jetë plaçkitja dhe rrëmbimi nga duart e tyre. E kur ata t'i humbin shpresat që të fitojnë e të grumbullojnë pasuri, ata ndalojnë aktivitetin dhe pushojnë…. Dhe mizoria më e madhe në këtë do të ishte ndërhyrja në pasuritë e njerëzve duke e blerë atë me çmime më të lira, ndërsa në anën tjetër imponimi i mallrave me çmime më të larta, dhe kjo në formë të dhunshme e imponimi, si në blerje ashtu edhe në shitje…. Dije se motivi i gjithë kësaj është nevoja e shtetit dhe udhëheqësve të tij për shtimin e pasurisë, që t'i sigurojnë vetvetes një komoditet në jetesë e t'i shtojnë shpenzimet e veta…".

Kjo ishte vetëm një nuancë e atij përshkrimi të mprehtë nga një shkencëtar i llojit të rrallë, siç ishte Ibn Halduni. Ai madje këtë përshkrim e bëri para më se 700 vjetësh, për të na e shtuar edhe më tej mahnitjen tonë për mendjemprehtësinë dhe largpamësinë që kishte. Prandaj s'është për t'u çuditur që idetë e tij ende mbetën të spikatura dhe të pamposhtura nga çfarëdo lloj teorie shkencore dhe ekonomiko-sociale. Pas gjithë kësaj që u munduam të shtjellojmë këtu, rreth një problematike kaq delikate, e cila sa vjen e bëhet më serioze, me siguri të plotë themi se trokitja në portën e Islamit nga çfarëdo sistemi në botë, për të kërkuar ndihmën urgjente, pa dyshim që do të hapte një faqe të re shpresëdhënëse për djersën e punëtorit.



# (Jo) kultura e trafikut dhe islami

Rrustem Spahiu

**Shpirti dhe karakteri i njeriut mund të manifestohen në dorëshkrim, veshmbathje, po gjithsesi edhe në faktin se çfarë makine nget dhe si e nget**

Në hytben e vet lamtumirëse, Muhamedi a.s., në mes të tjerash i tha edhe këto fjalë: “O njerëz, jeta juaj, pasuria juaj dhe nderi juaj janë të pacenueshme derisa nuk takoheni me Zotin tuaj, ashtu siç është i pacenueshëm ky muaj, në këtë vend të shenjtë. A më keni kuptuar, o njerëz?” Në bazë të këtyre thënieve të Muhamedit a.s. dhe të ngjashme me këto, dijetarët islamë kanë vendosur hierarkinë e vlerave, të cilat patjetër duhet të ruhen dhe të çmohen. Në vend të parë janë ato të domosdoshmet - eddarurijat, në të cilat bëjnë pjesë eddinu-feja, el-hajatu - jeta, el-aklu - logjika, el-irdu - nderi dhe el-mal - pasuria. Kur të sigurohen këto gjëra të domosdoshme, mund të mendojmë për aspekte të tjera të jetës, siç janë haxhiat - gjërat e nevojshme për jetë normale dhe tahsiniat - gjërat luksoze. Në bazë të kësaj që u tha, mund të përfundojmë se, sipas Islamit, jeta e njeriut është vlera më e madhe e cila duhet të ruhet me kujdesin më të madh si dhurata më e madhe e Allahut.

Se sa rëndësi i jep jetës Islami, tregon edhe ky ajet që në njëfarë mënyre është himni i jetës:” Nëse dikush mbyt dikë që nuk kishte mbytur njeri, ose atë që nuk bën turbullira në tokë, - është sikur të kishe mbytur tërë njerëzimin, e nëse dikush bëhet shkaktar për të ruajtur jetën e dikujt, kjo do të jetë sikur ai të kishte ruajtur të gjitha jetët”. Sot është fakti i pamohueshëm se jeta e njeriut është gjëja më e lirë bile edhe pa vlerë. Gjërat janë kthyer nga e mbrapshta, saqë luksit i japin përparësi mbi gjërat elementare, e statusit material i japim rëndësi mbi jetën. Për të dëshmuar këtë, mjafton të sjellim ndërmend me dhjetëra aksidente trafiku që ndodhin për çdo ditë, në të cilat viktimat janë të pashmangshme. Këto aksidente tragjike kryesisht janë rezultat i faktorit njeri, që ndodhin nga pakujdesia dhe papërgjegjësia e shoferit, nga ngarja e makinës nën ndikimin e alkoolit, shkelja e rregullave të komunikacionit dhe mungesa e kulturës elementare të komunikacionit. Kështu, vitet e fundit, sipas statistikave, në rrugët tona kanë ndodhur qindra aksidente trafiku me pasoja tragjike, në të cilat kanë humbur jetën dhjetëra e qindra njerëz të pafajshëm. Me të vërtetë, është shumë e çuditshme se si timoni dhe trafiku ndikojnë në prishjen e moralit njerëzor. Jo rrallë ndodh që nga një njëri shumë i qetë në jetën e përditshme, dikush në timon kthehet në një njeri të papërmbajtur, të papërgjegjshëm dhe të pandjeshëm për pasojat që mund të shkaktojë. E pasojat nuk është e domosdoshme të ndodhin për çdo ditë, mjafton një çast që jeta jonë ose jeta e të tjerëve të shkatërrohet nga një pakujdesi rasti. Dikush ka thënë se mënyra më e thjeshtë për të parë kulturën e një populli, është të shihet se si sillen njerëzit në komunikacion. Ka një fjalë që dëgjohet kohët e fundit: “Je i atillë si drejton automjetin”. Domethënë se njeriu më së miri tregon karakterin e tij pra në timonit. E kemi të qartë se shpirti i njeriut nuk mund të shihet, po mund të ndihet. Shpirti dhe karakteri i njeriut mund të manifestohen në dorëshkrim, veshmbathje, po gjithsesi edhe në faktin se çfarë makine nget dhe si e nget. Gjatë drejtimit të automjetit pasqyrohen anët e errëta të karakterit të njeriut, dhe këtë e vërteton edhe fjala popullore: “Shan si arabaxhi”, pra shoferët janë të njohur si njerëz që shajnë dhe fyejnë. Sot në ShBA ekzistojnë institute që hulumtojnë se ç’ndodh me njerëzit të cilët, udhëtojnë në autostradë si njerëz të qetë dhe, kur dikush i tejkalon ose i bie borisë, ata bëhen të gatshëm që për këtë shkak edhe ta mbysin “provokuesin”! Do të kishim thënë se karakteri i shoferit mbetet i njëjti, po në të tilla raste atij vetëm i shtohen shpejtësia dhe fuqia e motorit.

Shtrohet pyetja: Si është e mundur që të ketë kaos në komunikacion në mesin e myslimanëve, të cilëve u është bërë thirrje që të jenë krijesa të rendit dhe ligjit. Të rikujtojmë se respektimi i rendit dhe i ligjit është obligimi i parë fetar, pra farz: ”Thuaj: nënshtrojuni Allahut e Pejgamberit dhe atyre që kanë autorizim të urdhërojnë në mesin tuaj”. Si mund të ndodhë që në një bashkësi, ku vendin qendror e ka ligji, njerëzit të mos respektojnë rendin dhe ligjin. Sa shumë insiston Islami për rendin dhe ligjin, na dëshmojnë shumë thënie të Muhamedit a.s. mbi safat e xhamive, ku insistohet deri në imtësi për respektimin e rendit që duhet të mbretërojë brenda në xhami, i cili duhet të zbatohet edhe në shoqëri në përgjithësi. Secili që tenton t’i shkelë rregullat e komunikacionit, duhet ta ketë në mend se me këtë veprim sjell në rrezik jetën e vet dhe të tjerëve, që është e



barabartë me vrasje dhe vetëvrasje. Konsiderojmë se nuk mund të konsiderohet normale shpejtësia 140 km/h në një rrugë, ku shpejtësia kufizohet në 60 km/h. Ky problem merr dimensione më të gjera, sepse këtë e bëjnë ata që konsiderojnë se janë myslimanë të mirë. Ky fakt, i cili parasupozon se është e mundur të shkohet në xhami, të agjërohet, bile edhe të shkohet në haxh, dhe në të njëjtën kohë të mos kemi kujdes se si gjendemi në komunikacion, tregon se jemi të sëmurë në zemrat tona, një gjë që mund t'u ndodhë shumë popujve e feve. Kjo gjendje manifestohet sidomos sot, kur njerëzit, pas periudhës së ateizmit agresiv dhe botëkuptimit materialist për disa decenie, i kthehen besimit/fesë. Nuk mund të mos kujtojmë faktin që njerëzit nuk mund të kthehen aq lehtë në atë gjendje që e kishin humbur për decenie, dhe njerëzit i kthehen fesë me ibadete formale, po lënë pas dore segmentet e tjera të fesë, siç janë morali, ndershmëria e sinqeriteti etj. Morali është një gjendje tjetër agregate që besimtarin e çon në lutje-rite, po në të vërtetë është edhe shenjë e deformimit të tij. Myslimanët shpeshherë citojnë ajete në të cilat Allahu xh.sh. flet mbi ehli kitabët, pasuesit e librave, të cilët praktikojnë disa ajete, e të tjerat i hedhin, duke konsideruar se ato kanë të bëjnë me të tjerët, hebrenjtë dhe të krishterët. Por mufesirët bashkëkohorë thonë se kjo ka të bëjë edhe me myslimanët, sepse edhe ata janë që i praktikojnë disa rregulla, e disa të tjera i hedhin. Për interesat e veta Islamin ia përshtatin vetes e jo veten Islamit. Duhet ditur se - je me Zotin apo jo, nuk mund ta ndash veten në atë mënyrë që pak të jesh besimtar, e pastaj diçka tjetër; në xhami jam mysliman e pranë timonit bishë ose diçka krejtësisht tjetër. Islami është fe universale që i përshtatet të gjitha kohëve, vendeve e situatave. T'i kujtojmë fjalët e Kuranit: "O besimtar, hyni në Islam plotësisht". Ky ajet na urdhëron qartë se në Islam duhet të hyhet me tërë qenien tonë dhe çdo segment të jetës sonë t'ia përshtatim fesë. Prandaj është shumë e logjikshme që besimtari, fuqinë e besimit të vet, mund ta tregojë edhe pranë timonit dhe të fitojë sevape a gjynahe duke drejtuar automobilin e tij. Mund të përfundojmë se zbatimi selektiv i fesë është shkaku kryesor i mungesës së kulturës në komunikacion tek myslimanët.



Këtu do të japim disa këshilla, që do t'u rrisin sigurinë dhe kënaqësinë e drejtimit të automjetit në rrëmuja të përditshme në rrugë, të cilat sa vijnë e shtohen:

- "O besimtarë, kërkoni shpëtimin në durim"[8] - thuhet në Kuran. Durimi është shpëtim dhe virtyt për njerëzit e mëdhenj dhe të zgjedhur, të cilët do të arrijnë larg, sepse uji i qetë i rrënon brigjet.
- "Ngutja është punë e dreqit" - thotë Pejgamberi a.s., pra mos u ngut, sepse në largësinë që mundohesh ta arrish, mund ta humbësh atë që asnjëherë nuk mund të ta kompensojnë.
- Mos u hidhëro për atë që nuk mund ta ndryshosh. Është e kotë të nervozohesh nëse ndizet drita e kuqe në semafor, pikërisht kur ty të vjen radha për të kaluar ose dikujt para teje që e nget automjetin ngadalë, edhe pse je duke u ngutur. Do ta kursesh veten, sepse nga nervozizmi nuk ke kurrfarë dobie.
- Si shofer, zbato devizën islame: "Atë që nuk dëshirojnë të ta bëjnë të tjerët ty, mos ua bëj as ti të tjerëve". Edukata e mirë tregohet edhe në komunikacion.
- Kur rrëmujat janë të mëdha, jepu përparësi kalimi edhe të tjerëve, e kur dikush të jep ty përparësi, falënderoje, qoftë edhe duke e përshëndetur me dorë, sepse falënderimi është cilësi e besimtarit.
- Derisa gjendesh në makinë në rrëmujë trafiku, bëj ndonjë dhikër. Do të shohësh se gjatë kësaj kohe me qindra herë mund të shqiptoni Estagfirullah, Elhamdulilah ose salavat për Pejgamberin, me se do të largohesh nga stresi e do ta kalon kohën më mirë sesa në nervozizëm të padobishëm.
- Mbështetu tek Allah, sepse, sa do shumë që të mundohesh të bësh si duhet, aksidentet dhe fatkeqësitë janë të mundshme. Kini parasysh fjalët e Muhamedit a.s.: "Ajo që të ka gjetur, nuk kishte mundësi të evitohej, e ajo që është evituar nuk kishte mundësi të të gjente.

Dhe, në fund, kuptoni se me respektimin e rendit në komunikacion, bëheni besimtarë dhe njerëz më të mirë. Nëse mund të bindim dikë që të sillet me përgjegjësi pranë timonit, ndoshta kemi shpëtuar jetën e tij dhe ndonjë jetë tjetër.

# Pasojat juridike islame nga vepra penale e abortit

**Në legjislacionin islam e drejta e jetës është e drejtë vetoje, që Allahu e ka rezervuar vetëm për Veten e Tij, dhe askush tjetër nuk gëzon të drejtën që dikujt tjetër t'ia uzurpojë këtë të drejtë**

Jusuf Zimeri

Sipas parimeve të përgjithshme të jurisprudencës islame, çdo veprim i njeriut që është në kundërshtim me imperativin tekstual - ligjor (Kuranin apo Synetin), në aspektin fetar konsiderohet veprim i urryer dhe mëkat, kurse në aspektin e implementimit praktik të jurisprudencës islame, konsiderohet veprim penal, për të cilin parashihet sanksion i përcaktuar ose diskrecional. Aspekti fetar është më i gjerë në gjithëpërfshishmërinë e saj nga aspekti i implementimit praktik të jurisprudencës islame, sepse në të përfshihen të gjitha veprimet që janë në kundërshtim me imperativin ligjor, qofshin publike që mund të dëshmohen përmes provave fizike para organit kompetent që është gjykata, ose qofshin interne - sekrete të papublikuara për opinionin e gjerë, siç janë mëkatet që nuk i di askush tjetër përveç autorit të tyre dhe Krijuesit.

Nga kjo nënkuptohet se ekzistojnë disa veprime që në esencë janë veprime penale, por që nuk mund të dëshmohen dhe të vërtetohen në procedurën penale, mirëpo pamundësia e vërtetimit në procedurën penale, nuk nënkupton se autori i veprës është i liruar nga përgjegjësia në aspektin fetar para Allahut xh.sh.. Të marrim si shembull, nëse një njeri ka ushtruar veprën penale të prostitucionit, po vërtetimi i kësaj vepre penale në procedurën gjyqësore është i pamundshëm, në mungesë të fakteve dhe provave, siç janë dëshmitarët apo vetëpranimi. Në këtë rast, ndaj autorit të veprës penale nuk mund të merret aktgjykim për ekzekutimin e sanksionit për këtë vepër, por kjo nuk do të thotë se autori i tillë nuk do të sanksionohet para Allahut të Lartmadhërishëm, sepse procedura e vërtetimit të veprimeve para Gjykatësit Absolut ndryshon nga ajo e vërtetimit të veprës para gjykatësit në jetën e kësaj bote.

Është krejt normale që të gjitha veprimet në kundërshtim me imperativin ligjor, nuk janë të një kategorie, porse ato rangohen varësisht nga madhësia e veprës penale, kurse sanksionet përcaktohen në përputhje me veprën.

### Abortimi, veprim penal

Një nga veprat që është në kundërshtim me imperativin ligjor dhe në kundërshtim me parimet universale islame, dhe që në jurisprudencën islame konsiderohet veprim penal, dhe për të cilin parashihet sanksion, - është edhe çështja e abortimit. Arsyeja thelbësore që abortimi, sipas jurisprudencës islame, të konsiderohet veprim penal, është ataku që i bëhet jetës, si vlerë për mbrojtjen së cilës janë të përcaktuar Islami dhe jurisprudenca e tij. Në legjislacionin islam e drejta e jetës është e drejtë vetoje, që Allahu e ka rezervuar vetëm për Veten e Tij, dhe askush tjetër nuk gëzon të drejtën që dikujt tjetër t'ia uzurpojë këtë të drejtë. Jo vetëm kaq, po Islami shkon edhe më larg nga kjo, sepse këtë të drejtë, pra për t'i marrë jetën vetes nuk ia dha as vetë bartësit, me anë të vetëvrasjes, sepse edhe ky veprim në pikëpamje islame konsiderohet veprim penal, ndryshe nga e drejta pozitive.

Nëse në të kaluarën e largët, prindërit, të nxitur nga rrethanat dhe traditat barbare të shoqërisë së tyre, i mbytnin foshnjat vajza të tyre të porsalindura duke i varrosur të gjalla, sot, në kulmin e botës së modernizuar dhe të qytetëruar kryhet i njëjti veprim veçse me metoda më të sofistikuara përmes abortit terapeutik, jo vetëm duke i marrë jetën fetusit në vendbanimin e tij të ngrohtë, por edhe duke e masakruar. Për të qenë krimi dhe ironia edhe më e madhe a e dyfishtë, në botën bashkëkohore përmes abortit, fëmijët të shumtën vriten vetëm e vetëm që të zhduken gjurmët e tradhtisë dhe prostitucionit.

Juristët islamë - fukahenjtë nga e drejta penale islame, duke diskutuar për këtë krim të pamoralshëm dhe antinjerëzor, konstatuan se aborti është disa llojesh, që janë:

1. Aborti që kryhet brenda periudhës kohore dyzet ditë nga çasti kur zë fill shtatzënia. Ky lloj i abortit, sipas juristëve islamë, është i lejuar[1] në pikëpamje islame, nëse bëhet me pajtimin e dy bashkëshortëve, dhe nëse qëllimi i abortimit nuk është frika nga varfëria, po kushtëzohet edhe nga leja apo kontrollimi i mjekut specialist mysliman, i cili do të konstato-



jë se ky abort nuk do të sjellë pasoja. Dispozitat juridike të abortit të këtij lloji janë të ngjashme me dispozitat për përdorimin e masave parandaluese - kontraceptive kundër shtatëzënësisë, siç është moshedhja e spermës në mitrën e gruas.

Ajo që na tërheq vëmendjen neve, është se për lejimin e këtij aborti është kusht që kjo shtatëzëni të jetë fryt i kurorës së shëndoshë bashkëshortore, sepse, prej prostitucionit nuk ka shtatëzëni legale, që do të thotë se nuk konsiderohet shtatëzëni ajo që del prej prostitucionit; për shtatzëninë e këtillë nuk lejohet aborti.

2. Aborti që kryhet pas periudhës dyzet ditë nga dita e vendosjes së spermatozoidit në mitrën e femrës e deri në ditën e njëqind e njëzetë (120). Ky lloj i abortit në këtë periudhë të zhvillimit të fetusit, sipas mendimit më të përkrahur islam, nuk lejohet, vetëm nëse e kërkon nevoja, dhe kjo pas konstatimit të dy mjekëve ekspert dhe myslimanë, se barra e shtatëzënisë është e dëmshme për femrën.
3. Aborti i foshnjës që ndihet e gjallë në barkun e nënës, pra, pas 120 ditësh shtatzënie, nuk lejohet. Nëse femra shtatzënë në këtë periudhë është në gjendje të mirë shëndetësore, asaj nuk i lejohet abortimi kurrsesi, sepse në këto kushte foshnjës i sigurohet e drejta e jetës ashtu sikur i sigurohet e drejta e jetës edhe nënës së saj. Pasi t´i vijë shpirti, foshnja bën jetë të plotë. Sipas së drejtës islame asnjë shpirti nuk i jepet prioritet ndaj shpirtit tjetër. Ai që kërcënohet nga vdekja, nuk ka të drejtë të vrasë një shpirt tjetër, edhe pse jeta e këtij shpirti rrezikohet nga vdekja e tij. Në këtë rast, mendimi i akëcilës nënë se, nëse e aborton fëmijën, mund të shpëtojë nga rreziku i vdekjes, nuk është i arsyeshëm[2]



## Sanksioni për abortin

Sanksioni për veprën penale të abortit, që parasheh kodi penal islam, është:

**1. Pagimi i dijes[3]**

Nëse dikush bëhet shkaktar që gruaja shtatzënë ta hedhë foshnjën e vet, e drejta islame-Sheriati, për të parasheh dënime të rënda. Nëse dikush e rreh gruan shtatzënë, e frikëson, e ndëshkon me uri ose i ofron ndonjë erë që shkakton abortin etj., pavarësisht nëse me këto masa e veprime, autori kishte për qëllim abortimin e saj apo jo, shkaktari i veprës nuk lirohet nga sanksioni, që është pagimi i Dijes. Ky dënim i paraparë e përfshin, si vetë gruan shtatzënë për fëmijën e saj, ashtu edhe dikë tjetër që shkakton abortimin me apo padashje. Për shembull, nëse një grua përdor ndonjë ilaç pa udhëzimin dhe këshillën e mjekut, dhe shkaktohet aborti, atëherë kjo vepër konsiderohet krim, dhe për të ajo grua mban përgjegjësi dhe obligohet të paguajë Dije. Për dallim nga rasti kur gruaja shtatzënë përdor ndonjë ilaç me udhëzimin dhe këshillën e mjekut, me qëllim të shërimit të ndonjë sëmundjeje, dhe një ilaç i tillë tek ajo shkakton abortin, kjo nuk konsiderohet krim dhe për të nuk mban përgjegjësi juridike dhe nuk obligohet të paguajë dije.[4]

Për të qenë obligim pagimi i dijes është kusht që fetusi të ketë kaluar fazën e tretë (120 ditë) të zhvillimit (El Mudgatu - copë mishi e ngjizur) dhe të ketë filluar të marrë formën e njeriut. Kjo duhet të konstatohet edhe prej dy gjinekologëve myslimanë. Por, nëse foshnja nuk e ka kaluar këtë fazë, porse është ende El Alekatu (gjak i ngjizur), apo është El Mudgatu po ende nuk e ka marrë formën e njeriut, atëherë shkaktari i abortit nuk është i obliguar të paguajë dije.[5]

Dështimi i shtatzënisë, gjegjësisht aborti nga gruaja shtatzënë, mund të jetë:
- hedhja e foshnjës së vdekur,
- hedhja e foshnjës së gjallë.

**a. Hedhja e foshnjës së vdekur**

Nëse abortohet foshnja e vdekur nga nëna, atëherë shkaktari i këtij krimi sanksionohet për të paguar dijen, e cila në terminologjinë e jurisprudencës islame quhet (Girre), që është në vlerë të pesë deveve, ose si kundërvlerë prej pesëdhjetë dinarësh[6] ari, ose pesëqind dërhemë argjend, siç parashihet në shkollën juridike hanefite.

Argument për këtë kemi hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejra, i cili thotë: "Derisa rriheshin në mes tyre dy gra nga fisi Hudhejl, njëra prej tyre e gjuajti tjetrën me gurë dhe e mbyti atë dhe foshnjën në barkun e saj. Me këtë rast lënda për procedurë gjyqësore u ngrit te Pejgamberi (Alejhis-selam), i cili gjykoi dhe mori aktvendimin: "Dija e fëmijës së saj është 5 deve, dhe dijen e gruas (së vrarë) duhet ta paguajë familja e vrasëses 100 deve."

Në zgjidhjen e problemit në procedurë si dhe për shkakun e vdekjes së foshnjës për të vërtetuar nëse është pasojë e kriminelit apo jo, rol të rëndësishëm ka edhe gjinekologu ose mjekësia gjyqësore. Në bazë të analizave dhe konstatimeve të tij, mund të merret vendimi për

pagimin ose për mospagimin e dijes. S´do mend se, në raste krimi, nëse gruaja aborton dy foshnja binake a më shumë, atëherë edhe numri i dijes jepet sipas numrit të foshnjave.

Dijen si sanksion duhet ta paguajë familja e shkaktarit të krimit ose fisi i tij. Imam Bejhekiu na rrëfen se si një ditë Omeri, i biri i Hatabit (radiall-llahu anhu), e kishte ftuar një grua që të vinte tek ai. Kur dëgjoi për këtë, ajo u frikësua pa masë, duke thënë: E mjera unë, ç´ka Omeri me mua!? Derisa ishte duke shkuar rrugës, nga frika pse e kishte ftuar Omeri në rezidencën e tij, ajo abortoi foshnjën, e cila pas një vaji të shkurtër, vdiq menjëherë. Pastaj, për ta zgjidhur këtë problem, Omeri r.a. filloi të kërkonte këshilla dhe sugjerime juridike islame prej shokëve të Pejgamberit (Alejhis-selam). Disa prej tyre i thanë se Omeri nuk ishte i obliguar të paguante dije në atë rast. Lirimin nga përgjegjësia e bënë duke u arsyetuar në faktin se ishte Halif dhe edukator i myslimanëve. Mirëpo, gjatë tërë kësaj kohe Aliu (radiall-llahu anhu) rrinte anash dhe heshtte. Pastaj Omeri qe kthyer nga ai dhe e kishte pyetur: "Ç'thoni ju, o baba i Hasanit"?. Atëherë Aliu (radiall-llahu anhu) iu përgjigj: "Nëse këta e thanë mendimin e vet, mendimi i tyre është i gabuar, e nëse këtë e thanë vetëm për hir tëndin, nuk të këshilluan mirë, sepse ti në këtë rast je i obliguar ta paguash dijen, sepse e frikësove këtë grua, dhe prej frikës sate ajo hodhi fëmijën". Omeri tha: "Po të betohem që të mos lëvizësh nga vendi përderisa dijen ta ndajmë në popullin tënd."

## Kush e trashëgon dijen e abortit

Meqenëse dija është pasuri e viktimës, atëherë e drejta islame parasheh që dijen e foshnjës së mbytur mund ta trashëgojnë vetëm trashëgimtarët juridikë që i parasheh jurisprudenca islame.

Shkaktari i krimit nuk mund të trashëgojë asgjë, madje sikur të ishte edhe ndonjë shumë i afërt. Sikur për atë dështim (abort) fajtorë të ishin babai apo nëna, nuk kanë të drejtë të trashëgojnë dijen, sepse në këtë rast ata trajtohen si vrasës të padrejtë. Këtë e argumenton edhe një hadith i Pejgamberit a.s., që thotë: "Vrasësi nuk trashëgon". Nëse vetë gruaja shtatzënë është shkaktare për abortin e fëmijës, atëherë ajo obligohet ta paguajë dijen dhe atë mund ta trashëgojnë të gjithë anëtarët e tjerë trashëgues, por jo edhe ajo.

**b. Hedhja e foshnjës së gjallë**

Nëse për shkak të ndonjë agresiviteti apo sjelljeje barbare, gruaja hedh foshnjën e gjallë dhe pastaj vdes foshnja, pas konstatimit të dy gjinekologëve, vrasësi obligohet të paguajë dijen, porse kësaj radhe dija duhet të jetë e plotë, e jo me sasinë që jepet për foshnjën. Në këtë rast, dije e plotë do të thotë që pagesa të bëhet në vlerë të njëqind deveve, ose në kundërvlerë prej një mijë dinarësh ari, ose dhjetë mijë dërhemësh argjendi.[7] Shkaku për një pagesë të tillë të plotë qëndron në faktin se foshnja në bark të nënës pas dyzet ditësh, apo sipas disa mendimeve të tjera, pas njëqind e njëzet ditësh, e gëzon të drejtën ligjore për të jetuar.

Ngritja apo zbritja e dijes prej asaj të plotës në atë të fëmijës bëhet për dy shkaqe:

1. Nëse lind dyshimi i thjeshtë se shkaku i vdekjes së foshnjës apo i hedhjes së tij, është diku gjetiu, pra, jashtë armiqësisë së shprehur ndaj nënës shtatzënë, dhe
2. Nëse konstatohet se armiqësia i është shprehur drejtpërsëdrejti nënës shtatzënë, e jo foshnjës që bie viktimi e kësaj armiqësie.

**2. Kefareti për abortim**

Kefareti është sanksioni i dytë për abortin, prandaj kur jemi në këtë temë, që në fillim duhet të theksojmë se për këtë kefaret vlejnë dy dispozita juridike islame, hukme, që janë:

- kefareti mendub
- kefareti farz

Nëse foshnja abortohet, hidhet e vdekur, atëherë kefareti është mendub. Por, nëse foshnja abortohet, hidhet e gjallë e pastaj vdes prej pasojave të marra nga sjelljet antinjerëzore, atëherë kefareti është obligim, pra farz.

Kefaretin e ka caktuar Allahu xh.sh., i Cili thotë: "E kush mbyt gabimisht një besimtar, ai është i obliguar të lirojë një rob besimtar dhe shpagimin do t´ia dorëzojë familjes së tij përveç nëse ia falin... E kush nuk ka mundësi, le të agjërojë dy muaj rresht pandërprerë si pendim ndaj Allahut. Allahu është më i dijshmi, ligjdhënësi më i drejtë." (En Nisa, 92).

Sipas këtij ajeti, kuptojmë se në kohën e sotme për mbytje jemi të detyruar që, në shenjë kefareti, të agjërojmë dy muaj rresh pandërprerë.

Nëse gjatë agjërimit të kefaretit paraqitet ndonjë arsye juridike e Sheriatit islam që ndërpret agjërimin, si për femrat gjatë të përmuajshmeve, kjo nuk konsiderohet ndërpreje dhe, menjëherë pas kalimit të kësaj pengese, obligohet të vazhdojë edhe më tej agjërimin prej aty ku ka ngelur. Mirëpo, nëse shkaku është aksidental, ta zëmë, ndonj sëmundje, atëherë ndërpritet agjërimi dhe, pasi të kalojë sëmundja, agjërimi bëhet i obligueshëm për t´u përsëritur prej fillimit.

Po ashtu duhet përmendur se obligimi i kefaretit nuk e liron prej pagesës së dijes shkaktarin e krimit, pavarësisht nëse kefareti është mendub apo farz.[8]

Allahu e di më së miri.

*Fusnotat:*

1. Në medhhebin hanefit është edhe një mendim tjetër, sipas të cilit lejohet abortimi përderisa shtatzënia nuk e arrin ditën e njëqindenjëzetë. Mirëpo mendim më i pranueshëm është ai që abortimin e parasheh deri në ditën e dyzetë.
2. E drejta familjare në islam - Grup Autorësh, Mexhlisi Shura i BIM 1996.
3. Dije - është pasuria e obliguar që duhet të jepet për krimin, ose që i përket llojit të krimit, siç është aborti.
4. Edrejta familjare në Islam - Grup autorësh. Mexhlisi Shura i BIM 1996.
5. I njëjti burim.
6. Një dinar ari është baraz me pesë gramë ari. 50 dinarë janë 250 gramë ar.
7. Një dinar ari është baraz me 5 gramë ar, që do të thotë se 1000 dinarë janë 5 kg ar, kurse një dërhem ka 3.5 gramë argjend.
8. I njëjti burim.

# Humbja e pasigurtë

**Prof. Ferid Agani**

**Humbja e pasigurtë është problem strukturor atëherë kur qonë në pasigurinë e kufinjëve të familjes në aspektin sociologjik, psh: rolet e prindërve injorohen, marrja e vendimeve shtyhet, obligimet ditore nuk kryhen, festat dhe zakonet familjare nuk mbahen ndonëse paraqesin faktorin kryesor koheziv të familjes**

Humbja qëndron në rrënjët e dhembjes njerëzore dhe të konflikteve familjare. Ajo shoqërohet me traumë dhe pikëllim por faktori kryesor imobilizues është pasiguria. Kur humbja komplikohet me pasiguri atëherë ajo ka potencial që të shkaktojë probleme serioze familjare dhe bashkëshortore, dhe atë nëpër gjenerata.

Humbja e pasigurtë paraqet situatën kur anëtarët e familjes ballafaqohen me pyetjen: a është personi i dashur i gjallë apo i vdekur, a është prezentë në aspektin psikologjik apo mungon. Ndër situatat ku humbja e pasigurtë haset më së shpeshti janë: lufta (ushtarët e zhdukur), katastrofat natyrore (personat që mungojnë), kidnapimet, peng-marrja, dhe zhdukjet misterioze. Në Kosovë rreth 4000 familje pas luftës i kanë kërkuar të dashurit e tyre, të gjallë ose të vdekur. Pyetja themelore që këto familje e kanë bërë dhe shumë prej tyre ende vazhdojnë që ta bëjnë është: çka më tutje? Ato i shtyejnë festat dhe ritualet familjare, e ndryshojnë përditshmërinë dhe janë aq shumë të preokupuara me personat që mungojnë saqë i ignorojnë anëtarët e tjerë të familjes. Fëmijët janë veçanërisht të prekur. Ata, kur të rriten shpesh i krijojnë familjet e tyre me vrragët e humbjeve traumatike nga fëmijëria.

Humbja e pasigurtë nuk është sëmundje por është situatë e stresit kronik që ka potencial të shkaktojë paaftësi serioze. Derisa humbja e sigurtë e lejon procesin e pikëllimit që të vazhdojë deri te përfundimi i natyrshëm, humbja e pasigurtë këtë e pamundëson. Në rastin e humbjes së pasigurtë proceset familjare shkojnë kah mohimi i vdekjes, duke shkaktuar bllokim të shprehjes së ndjenjave si dhe ndërprerje të plotë të komunikimit brenda familjes. Kështu, hapet rruga për formimin e sekreteve familjare - p.sh. për babain e zhdukur mund të thuhet: “babai është duke punuar jasht shtetit”. Si rezultat vie deri te grumbullimi i energjisë agresive dhe paraqitja e ankthit me të gjitha manifestimet e tij psikologjike (zemërimi, frika, depresioni) dhe trupore (dhembjet trupore).

Hulumtimet e para përkitazi me humbjet e pasigurta janë bërë në vitin 1971 me ushtarët e SHBA në Vijetnam dhe Laos, ndërkaq hulumtuesja më eminente në ditët e sodme është Pauline Boss nga SHBA, që para disa vitesh e vizitoi Kosovën dhe pat rast të bisedoj me familjarët shqiptarë të cilët e përjetonin këtë humbje të rëndë.

Në rastin e personave të zhdukur kemi situatën kur personat e dashur mungojnë në familje vetëm në aspektin fizik por janë tejet prezentë në aspektin psikologjik sepse familja nuk ka informata ose prova të sigurta se ata kanë vdekur. Humbja e pasigurtë është problem strukturor atëherë kur qonë në pasigurinë e kufinjëve të familjes në aspektin sociologjik, psh: rolet e prindërve injorohen, marrja e vendimeve shtyhet, obligimet ditore nuk kryhen, festat dhe zakonet familjare nuk mbahen ndonëse paraqesin faktorin kryesor koheziv të familjes.

Humbja e pasigurtë është problem psikologjik atëherë kur si rezultat i mungesës së informatave adekuate mungon shpresa. Kjo qonë në depresion dhe pasivitet si dhe ankth, imobilizim të familjes dhe ndjenja të pasigurisë, të ambivalences dhe të fajit. Situatat që nuk kanë zgjidhje kanë tendencë që të ngrijnë proceset e pikëllimit dhe të bllokojnë funksionet kognitive, përpjekjet përballuese si dhe menaxhimin e suksesshëm të stresit.

Proceset që duhet analizuar në këto raste zhvillohen në dy nivele:

a) në nivelin e individit, anëtarit të familjes - gjejmë: hutim përkitazi me fajin dhe shpresën, krizë të identitetit, sëmundje psikosomatike, dhe ide vetëvrasëse; ndërkaq,

b) në nivelin e familjes si tërësi - gjejmë: procese të bllokuara të interaksioneve familjare dhe dinamikë të ngrirë, krizë të kufijve dhe të roleve në familje, krizë të ritualeve dhe të festave të zakonshme familjare.

Pa prova të sigurta për vdekje, pa trupin e vdekur, anëtarët e familjes nuk dijnë se çka të mendojnë ose se si të sillen kështuqë ata mohojnë humbjen dhe vazhdojnë që të shpresojnë. Proceset familjare ngrihen. Familjet e ndjejnë veten të hutuara dhe të lëna anash. Në familje pa-



raqiten percepcione konfuze se kush është, dhe kush nuk është anëtarë i familjes.

Mungesa e trupit të personit të dashur pamundëson mbylljen psikologjike të humbjes nëpërmjet procesit të varrimit. Humbja e pasigurtë imponon jetën nën stres të vazhdueshëm në situatën pa kurrfarë përgjegje. Pra, humbja e pasigurtë për dallim nga humbja e sigurtë, pa mëdyshje, është shumë më e vështirë për t'u përballuar për shkak të bllokimit të procesit të pikëllimit dhe krijimit të simptomave të ritraumatizimit dhe pikëllimit të komplikuar.

## Trajtimi

Hulumtimet kanë treguar se rezultati i trajtimit në situatat e humbjes së pasigurtë ka shumë pak sukses. Në mënyrë të përsëritur konstatohen: depresioni dhe konfliktet familjare, pikëllimi i madhë dhe i papërfunduar, ambivalenca (pasiguria), ndjenja e fajit, konfliktet në marrëdhënie ndërpersonale, dhe hutimi sa i përket kufijve strukturor të familjes. Me rastin e trajtimit vemendje e posaçme duhet kushtuar aspekteve sistemike dhe atë në nivele të ndryshme: individuale, familjare dhe komunitare.

Intervenimi i hershëm nga klinicistët kur hetohen simptomat e para negative mund të parandalojë çrregullimet afatgjate klinike që mund të shkojnë edhe nëpër gjenerata. Qëllimi është që të rifitohet qëndresa në situata tejet të rënda për t'u adaptuar. Për humbjet e pasigurta nevojitet trajtim special: terapi familjare dhe mbledhje sistematike me familje në mjediset e bashkësisë. Për fat të keq shumica e intervenimeve në Kosovë kanë qenë josistemike, janë zhvilluar në baza individuale dhe kanë qenë të orientuara kah sëmundja.

Qëllimi i shërimit është që të normalizohen: stresi, agresiviteti, ndjenja e pafuqisë; të tejkalohet hutimi dhe pasiguria, duke krijuar koshiencën për atë se këto gjendje janë normale dhe të pritura si dhe duke ndihmuar aktivitetet familjare dhe më të gjëra sociale nëpërmjet refleksioneve periodike. Duhet të krijohet sqena në të cilën anëtarët e familjes do të mund të dëgjojnë njëri tjetrin lidhur me percepcionet dhe tregimet e tyre për anëtarin e familjes që mungon. Familjet duhet të ndihmohen që të rikonstruktojnë rolet, rregullat, festat dhe ritualet e familjes. Qëllim afatgjatë është që anëtarët e familjes t'i japin kuptim situatës së humbjes dhe pasigurisë (përveç vetakuzimit) sepse për shumicën kuptimin e paraqet konstatimi se kjo situatë nuk ka kuptim.

Modelet mjekësore të trajtimit të humbjes së pasigurtë dhe të pikëllimit të komplikuar nuk janë treguar efikase, sepse janë të orientuara në individë dhe jo në mbështetjen e qëndresës së familjes. Për shkak të pamundësisë për të tejkaluar pasigurinë rreth humbjes si dhe për të arritur mbylljen psikologjike të situatës se humbjes, profesionistët e ndiejnë veten joefektiv dhe të demoralizuar, kështuqë fillojnë t'i konsiderojnë anëtarët e familjes që ende besojnë se i dashuri i tyre është gjallë, si joracional dhe patologjik. Parimet e trajtimit përfshijnë:

- parandalimin e dëmeve të përhershme në proceset familjare nëpërmjet identifikimit të hershëm të humbjes së pasigurtë dhe kërkesës së ndihmës për këtë;
- përforcimin e qëndresës së familjes që gjendet në distress, nëpërmjet dëgjimit dhe tregimit të tregimeve për personin që mungon;
- fuqizimi i identitetit fetar të familjes, dukeqenëse është vërtetuar se disa familje e përjetojnë situatën e humbjes së pasigurtë pa pasoja negative për proceset familjare duke i falenderuar sistemit të fuqishëm të besimit në Zotin e gjithëmëshirshëm, mëshirëplotë që do t'i udhëheqë nëpër situatën e pasigurisë ekstreme;
- puna në grupë, si përvojë kolektive; dhe,
- restaurimi i simboleve, festave dhe ritualeve të familjes që paraqesin zemrën e jetës familjare – sepse mundëson fillimin e pavërejtshëm të procesit të pikëlllimit ndonëse mungon trupi për tu varrosur.



# Rrethanat e veprimit në Islam në periudhën e shpalljes dhe në ditët e sotme

Mr. Fahrush Rexhepi

Duke shfletuar shpeshherë literaturë për jetën dhe biografinë e Muhamedit a.s. dhe duke i kuptuar gjithnjë e më tepër vështirësitë dhe pengesat me të cilat është ballafaquar ai gjatë kryerjes së misionit të tij të shenjtë, vendosa të shkruaj për këtë temë, sa për të bërë një krahasim në mes periudhës dhe rrethanave të zhvillimit të Islamit në kohën e Pejgamberit a.s., dhe periudhës e rrethanave të zhvillimit të Islamit në ditët e sotme.

Që në fillim duhet të konstatojmë faktin se vet Pejgamberi a.s. ishte lindur në rrethana të një shoqërie të rënduar dhe komplekse, ku idhujtaria, përçarjet, urrejtja dhe injoranca në shoqërinë arabe ishin shumë të pranishme. Pejgamberi a.s. ishte lindur edhe në rrethana jo të favorshme familjare, sepse atij i kishte vdekur babai Abdullahu para lindjes së tij dhe të gjithëve na janë të njohura vuajtjet me të cilat ishte ballafaquar Eminja (nëna e Muhamedit a.s.) gjatë rritjes dhe edukimit të tij derisa ajo ishte gjallë.[1] Pra, gjithnjë e më shumë që po rritej Muhamedi a.s., gjithnjë e më tepër po përjetonte vështirësi, vuajtje e pengesa të natyrave të ndryshme.

### Fillimi i ballafaqimit të vërtetë

Periudha e vërtetë e luftës dhe e ballafaqimit të Pejgamberit a.s. shfaqet me fillimin e zbritjes së shpalljes, kur Pejgamberi a.s. i mbushi të dyzetat. Që në momentin e zbritjes së ajeteve të para Kur'anore[2] Resulullahu a.s. kthehet në shtëpi i tronditur dhe i shqetësuar, hynë te Hatixhja r.a dhe i tregon asaj "lajmin" se si i kishte ndodhur dhe si kishte pasur frikë për veten.

Se rruga e ballafaqimit, e pengesave dhe e reaksionit, me të cilin do të ndeshet Pejgamberi a.s. është e vështirë dhe e gjatë, këtë e paralajmëron edhe All-llahu xh.sh. përmes zbritjes së ajeteve të sures "El-Muddeththir", me ç'rast Pejgamberi a.s. ka pranuar disa urdhra nga All-llahu xh.sh, që në shikim të parë duken simbolik, por në realitet ato janë shumë përmbajtësore dhe vizionare. Në ajetin 5 të kësaj sure: "Dhe për hir të Zotit tënd, duro".[3] Pejgamberi a.s. është paralajmëruar për gjithë vuajtjet në të cilat do të hasë gjatë veprimtarisë së vet. Pejgamberi a.s. u paralajmërua se çfarë shpifje dhe intriga do të përjetojë, se çfarë plane dhe kurthe do t'i përgatiten për likuidimin e tij dhe të shokëve të tij.

Se Pejgamberi a.s. dhe së bashku me të edhe shpallja që i zbriste atij do të hasin në kundërshtim të fuqishëm, tregon edhe fakti se në tri vitet e para të shpalljes e tërë veprimtaria e tij është zhvilluar në mënyrë sekrete, pasi që është e njohur se Meka, ku në të ndodhej Qabja ishte kryeqendër e idhujtarisë e të gjithë arabëve. Bazuar në këto rrethana, ishte e natyrshme që Resulullahu a.s. islamin t'ua prezantojë së pari njerëzve që i njihte dhe që u besonte dhe që e dinte mirë se e duan All-llahun Një, e duan të vërtetën dhe drejtësinë dhe e njohin atë, Muhamedin a.s. me të gjitha sjelljet dhe bujarinë e tij. Të parët që në mënyrë të fshehtë iu përgjigjën thirrjes ishin; Hatixhja r.a., bashkëshortja e Pejgamberit a.s., pastaj shërbëtori i tij Zejd bin Harithi, Ali bin Ebu Talibi, kusheriri i tij, dhe në fund shoku i tij besnik Ebu Beker Es-Siddiku.[4]

Periudha e dytë e shpalljes fillon me thirrjen publike në islam.All-llahu xh.sh në lidhje me këtë ka shpallur: "Dhe paralajmëroje farefisin tënd më të afërt".[5] Surja në të cilën ka zbritur ky verset, quhet Esh-Shu'ara, përmes së cilës All-llahu xh.sh rrëfen për të gjitha periudhat nëpër të cilat ka kaluar Musai a.s. gjatë misionit të tij në Egjipt-duke thirrur faraonin dhe popullin e tij të besojnë All-llahun Një,krijues i gjithësisë, i cili në fund, për shkak "mohimit" mbytet në det me gjithë familjen e tij. Kjo sure gjithashtu përmend edhe intrigantët, shpifësit e Pejgamberëve të mëparshëm, në mënyrë që t'i paralajmëroj ata të cilët shërbehen me gënjeshtra, se do tu arrij ndëshkimi i All-llahut xh.sh, nëse njejtë veprojnë edhe me Muhamedin a.s..

Edhe pse All-llahu xh.sh i kishte paralajmëruar kundërshtarët e Muhamedit a.s. dhe të islamit se përfundimi i tyre do të jetë i errët, mushrikët kurejsh të Mekës në formën më të vrazhdë iu kundërvunë Pejgamberit a.s. dhe muslimanëve të parë. Fillimisht pas paraqitjeve publike të Muhamedit a.s., më i shpejti në kundërshtim të thirrjes në fenë e re, ishte



Ebu Lehebi, i cili iu kërcnua hapur Pejgamberit a.s. duke i thënë: “Mos prek në farefisin e babës tëndë! Nëse vazhdon me atë që ke filluar (me thirrje), ata do të braktisin…nuk njoh askënd tjetër, i cili i ka shkaktuar dëme farefisit të vetë, më tepër se ti”. Në ftesën e dytë të Pejgamberit a.s. prapë Ebu Lehebi reagon, këtaj radhe shkon te Ebu Talibi (xhaxhai i Pejgamberit a.s., i cili i dilte në mbrojtje Pejgamberit a.s.), duke i thënë: “Kjo, pasha Zotin, është turp, pengone derisa nuk e kanë penguar të tjerët!”. Ndërsa Ebu Talibi përgjigjet: “Pasha Zotin, do ta mbrojmë sa të jemi gjallë!”.[6] Reagimi i Ebu Lehebit ishte i njëjtë edhe herën e tretë, kur Muhamedi a.s. në bregun “Safa” i ftoi fiset kurejshite që t’i besojnë atij si i dërguar i All-llahut, duke ia tërheqë vërejtjen për vuajtjet dhe ndëshkimet që i presin ata nga All-llahu xh.sh në rast të mohimit.

Pasi që kishin kaluar disa muaj të interpretimit të shpalljes, Mekën e kishte kapluar urrejtja, frika dhe paniku. Në Mekë pyetnin çdo ditë se kush flet me këtë zë të lartë kundër idhujve dhe zotave të tyre?Me mija rrufe, shkreptima dhe tërmete tronditën luginën e qetë dhe të përgjumshme të Mekës. Në muajt vijues, kurejshitët politeist kishin filluar një propagandë dhe presion psikik kundër Pejgamberit a.s. duke e ofenduar dhe duke e quajtur sehirxhi (magjistar) e herë të çmendur e poet.[7] Në këtë plan, më së tepërmi ka kontribuar Ebu Lehebi, i cili e përcillte Pejgamberin a.s. në çdo hap. Në një rast kur Pejgamberi a.s. i vizitonte disa familje në shtëpitë e tyre në Ukadh, Mexhneh dhe Dhul-Mexhaz, Ebu Lehebi,i shkonte pas duke thirrur: “Mos i’u përgjigjni ftesës së tij, se është renegat dhe gënjeshtar i madh”.[8]

Me kalimin e kohës, kur panë se kjo formë e presionit të tyre nuk po ipte rezultate, Mushrikët kurejsh u tubuan sërish dhe formuan një grup prej 25 vetësh nga paria e Mekës. Ky grup nën udhëheqjen e Ebu Lehebit në vitin e katërt të shpalljes mori vendim definitiv për shkatërrimin e Pejgamberit a.s.. dhe të shokëve të tij, duke i përdorur të gjitha trysnitë e mundshme kundër islamit dhe atyre që përqafuan islamin.

Si shenjë hakmarrje dy djemtë e Ebu Lehebit që ishin të martuar me vajzat e Pejgamberit a.s., Rukien dhe Ummu




Gulthumin në periudhën para shpalljes, vendosën që të dy të ndahen prej tyre. Ebu Lehebi nuk kënaqej vetëm me kaq, ai shpeshherë e gjuante Pejgamberin a.s. me gur, sa që Pejgamberi a.s. ka pasur edhe gjurmë gjaku. Edhe gruaja e Ebu Lehebit, Ummu Xhemile, që ishte motra e Ebu Sufjanit, aspak nuk ngecte prapa burrit të saj në armiqësi ndaj Pejgamberit a.s.. Ajo e kishte zakon të mblidhte gjemba dhe t’i hidhte ato në rrugë natën para derës së Pejgamberi a.s.. Ajo ishte gojëkeqe dhe e bezdiste shpeshherë Pejgamberin a.s. me shpifjet dhe intrigat e saj. Kur’ani për këta dy armiq të islamit (burr e gru) thotë: “Qoftë i shkatërruar Ebi Lehebi, e ai më është shkatërruar”, dhe ajeti tjetër: “e edhe gruaja e tij, ajo që barti dru (ferra)”. (Mesed: 1,4).[9]

Siç transmetohet nga Ibni Is-haku, nga personat të cilët e shqetësonin Pejgamberin a.s. ishin edhe disa fqinjë të tij. Një ditë njëri prej tyre ia gjuan zorrët e deles Resulullahut a.s. gjersa falej në Harem të Qabes. Kjo e kishte shqetësuar shumë Pejgamberin a.s.. Ai një ditë i kishte mbledhur zorrët e hedhura dhe kishte shkuar para xhamisë i hidhëruar dhe briste: “O beni Abdi Menaf!Çfarë fqinjësh janë këta!? Përse ma bëjnë këtë, çka u kam bërë unë atyre”. Më pak agresiv ndaj Pejgamberit a.s. nuk ishte as Ebu Xhehli,i cili një ditë ishte betuar në “Latin” dhe “Uzanë” se do të shkonte në Qabe dhe nëse e gjente Pejgamberi a.s. me krye në sexhde, do ta shkelte në qafë, e hundën do t’ia fus në pluhur.

Këto ishin llojet e torturave që kishte përjetuar Pejgamberi a.s.. Ndërsa njerëzit e tjerë që e pranonin islamin, torturat ndaj tyre ishin edhe më të tmerrshme. Kur Ebu Xhehli dëgjonte se ndonjëri prej njerëzve autoritativ e ka pranuar islamin, ai i kërcënohej atij se së pari do ta shkatërronte materialisht, e pastaj moralisht e fizikisht.[10] Kur nëna e Mus’ab bin Umejrit e mori vesh se djali i saj e kishte pranuar islamin , së pari e bëri të vuante nga uria, e pastaj e përzuri nga shtëpia, dhe lëkura e tij, pas këtyre vuajtjeve, ishte mbledhur sikur me qenë e gjarpërit. Bilalli, rob i Umejjes, kur e kishte pranuar islamin, Umejje ia kishte vënë lakun në qafë e konopin ia kishte dhënë fëmijëve në dorë për ta tërhequr zvarrë kodrave të Mekës, pastaj ia shtrëngonte lakun me një dorë e me tjetrën e rrihte duke e goditur me shkop. Këto ishin vetëm disa nga torturat që i kishte përjetuar Bilalli, e që asnjëherë nuk ishte tërhequr nga besimi në All-llahun Një, dhe nga praktikimi i parimeve të islamit.

Amër bin Jasiri, baba i tij dhe nëna e tij, e kishin pranuar islamin së bashku. Ata përjetuan vuajtje, tortura dhe në fund edhe persekutime edhe më shumë se Bilalli. Politeistët e Mekës, në krye me Ebu Xhehlin i linin këta në shkretëtirë gjatë vapës më të madhe të ditës duke i lidhur për drunjë. Një ditë Pejgamberi a.s. kaloi pran tyre dhe kur i pa në atë gjendje u tha: “Keni durim o familja e Jasirit! Vendbanimi juaj do të jetë xhenneti”.[11] Jasiri kishte vdekur nga plagët ndërsa gruan e tij e mbyti Ebu

Xhehli, duke ia shpuar zemrën me hu. Kjo është shehidi i parë në islam. Djalit të tyre Amrit duke i ushtruar dhunë në mënyra të ndryshme, mushrikët kurejshë i thonin se nuk do ta lënin të qetë përderisa nuk e shanë Muhamedin dhe përderisa nuk i përmend zotat e tyre "Latin" dhe "Uzatin". Amri për shkak të vuajtjeve të rënda, iu premtoi këtë, e pastaj shkon drejtë tek Pejgamberi a.s. duke qarë dhe duke kërkuar ndjesë. Në lidhje me këtë All-llahu xh.sh. pastaj shpalli: "Ai që pas besimit të tij e mohon All-llahun, me përjashtim të atij që dhunohet (për të mohuar), e zemra e tij është e bindur plotësisht me besim, pra fjala është për atë që ia hapë gjoksin mosbesimit, ata i ka kapur hidhërimi nga All-llahu dhe ata kanë një dënim të madh". (En-Nahl: 106).[12]

Përveç këtyre që i përmendëm, ka pasur edhe raste të tjera të vuajtjeve dhe të torturave edhe ndaj besimtarëve tjerë madje edhe ndaj besimtareve femra siç është rasti me Zun-Nejra, En-Nehdija, Umu Ubejsen etj.

Pavarësisht pengesave me të cilat është ballafaquar Pejgamberi a.s. dhe muslimanët e parë, ata qëndruan në këmbë dhe ballë lartë gjatë tërë jetës së tyre në interpretimin e fjalës së All-llahut xh.sh. duke e bartë me vete tërë peshën e shfrenimit në të cilin jetonte populli i tij.

Përveç këtyre ngjarjeve të dhimbshme që i përmendëm, ka edhe shumë ngjarje të tjera të shënuara në historinë e përhapjes së shpalljes gjatë periudhës së Pejgamberit a.s.. Vlenë të përmendet kontrata armiqsore mbi izolimin e muslimanëve e shënuar në vitin e 7-të shpalljes, përmes së cilës mushrikët kurejsh morën vendim për bojkot të gjithmbarshëm kundër familjeve Benu Hashim dhe Benu El-Mutalib. Pastaj ngjarja e emigrimit (Hixhretit) të Pejgamberit a.s. në Taif, për ta përhapur thirrjen edhe jashtë Mekës, si dhe hixhreti në Medinë, si një ngjarje shumë e rëndësishme në historinë e islamit, i cili nuk ishte vetëm një lirim nga ngatërresat dhe trazirat në Meke, por ka pasur edhe domethënie të përkrahjes dhe angazhimit në vendosjen e themeleve të një shoqërie në një vend të sigurt. E gjithë sfida e themelimit dhe konsolidimit të shtetit islam në Medine, është përcjellë me shumë sakrifica materiale dhe me kërcënime e rreziqe tjera të cilat i përcillnin muslimanët (muhaxher), të cilët me rastin e emigrimit në emër të islamit i humbën të gjitha pasuritë e tyre që i kishin në Mekë .

Pavarësisht këtyre sakrificave, muslimanët e parë dhe Es'habët e Pejgamberit a.s. ishin të gatshëm që çdo gjë që vinte nga ai e që kishte të bënte me dispozitat e All-llahut dhe me përhapjen e tyre, me gjithë zemër e me gjithë shpirt i zbatonin ato në vepër. All-llahu xh.sh në Kur'an thotë: "E, besimtarë të vërtetë janë vetëm ata, të të cilëve kur përmendet All-llahu u rrëqethen zemrat e tyre, të cilëve kur u lexohen ajetet e Tij u shtohet besimi, dhe që janë të mbështetur vetëm te Zoti i tyre". (El-Enfalë: 2).[13] Të marrim si shembull me këtë rast vetëm Mus'ab bin Umejrin, ambasadorin e parë në islam, i cili kishte udhëtuar qindra kilometra nga Meka për në Medine vetëm e vetëm për ta përhap fjalën e lartësuar të All-llahut fuqiplotë, për ta përhap islamin si fe e drejtë dhe e vërtetë në mbarë rruzullin tokësor. Nuk ka dyshim se rastet e tilla në historinë e shpalljes janë të shumta.

### Cilat janë rrethanat sot

Pavarësisht rrethanave të përgjithshme në botë dhe armiqësive ndaj islamit në rrafshin global,sot me të drejtë mund të themi se mundësitë dhe kushtet për ushtrimin e lirë të fesë dhe të besimit në shoqëritë e lira, janë më të volitshme dhe më të favorshme. Këtë fakt e mbështesim edhe në aprovimin e shumë ligjeve, normave dhe kartave mbi lirinë dhe të drejtën e ushtrimit të fesë të bazuar në akte juridike dhe në të drejtën ndërkombëtare.

Sot në shumë pjesë të botës, së paku në rrafshin individual besimtari islam është i lirë të ushtroj fenë e vetë, pa ndonjë frikë a pengesë prej askujt. Kushtet e përgjithshme të sigurisë, kushtet ekonomike, kushtet në shtëpi, në familje dhe në xhami për ushtrimin dhe aplikimin e obligimeve fetare dhe të parimeve bazë të fesë islame, sot janë më të përshtatshme se sa në periudhën e shpalljes kur ajo i vinte Pejgamberi a.s..

Po ashtu paisja me njohuri fetare si dhe zhvillimi i të gjitha niveleve të arsimit fetar islam në kohët e sotme moderne të kompjuterizmit dhe të internetit, më lehtë ndikon në kultivimin dhe në praktikimin e islamit në formën dhe në përmbajtjen e tij të vërtetë, në veçanti aplikimi dhe kultivimi i ndjenjave fetare tek të rinjtë.

Zhvillimit të islamit si shpallje hyjnore e përhapur në katër anët e botës, sot i ndihmon edhe prania e shumë kuadrove dhe dijetarëve të shquar islam, të cilët me angazhimin e tyre kanë mbushur përplot libraritë, bibliotekat, xhamitë, medresetë, universitetet si dhe institucionet tjera fetare, me burime dhe literatura të lloj-llojshme fetare. Zhvillimit dhe afirmimit të vlerave islame sot i kontribuon edhe organizimi i shumë simpoziumeve fetare, organizimi i konferencave dhe i sesioneve shkencore me tematikë fetare si dhe organizimi e nxitja e tryezave dhe debateve afirmative në nivele botërore.

Fatkeqësisht këtë potencial intelektual, fetar, shkencor e kulturor, këtë potencial ekonomik e gjeostrategjik, muslimanët nuk po e shfrytëzojnë si duhet. Në rrafshin ekonomik financiar, disa vende të pasura të botës arabe islame, po t'i menaxhonin si duhet resurset e tyre ekonomike dhe financiare, duke u mbështetur në ekonominë politike që na mëson islami, me siguri sot do të ishin ndër vendet më të fuqishme dhe më me ndikim në botë, si në rrafshin ekonomik ashtu edhe në planin gjeopolitik të botës. Pasanikët më të mëdhenj të botës islame, mjetet e tyre i kanë nëpër bankat e vendeve perëndimore ose në SHBA. Shpenzimet në jetën luksoze që bëjnë sot shumë muslimanë të pasur janë marramendëse dhe shpeshherë të pa lejuara nga aspekti islam. Ndërsa në anën tjetër në shumë vende të botës islame, shtresa të ndryshme të popullatës jetojnë në varfëri të skajshme. Këtu prapë nuk vjen në shprehje parimet islame që kanë të bëjnë me solidaritetin dhe me zgjidhjen e shumë problemeve sociale dhe të varfërisë në shoqëri. Disa musliman nuk e kujtojnë, apo sikur nuk duan ta kujtojnë kohën e themelimit të shtetit të parë islam në Medinë, kur nën flamurin e islamit banorët Ensar të Medinës dhe muhaxhir të Mekës, u bashkuan, u bënë një dhe tërë pasurinë dhe shtëpitë i ndanë së bashku.

Dëmet tjera që iu servohen sot muslimanëve në botë, janë ato që vinë nga politika përqarëse e ndjekur nga shumë lider e udhëheqës politik të vendeve is-



lame. Po të ishin të bashkuar dhe unik udhëheqësit e vendeve islamike dhe të kishin një strategji të përbashkët në raport me zhvillimin e politikës botërore ndaj tyre, sot nuk do ta kishim problemin e Palestinës e as të Gazës të pa zgjidhur, nuk do ta kishim problemin e Libanit, nuk do ta kishim as luftën 8-vjeçare në mes të Irakut dhe Iranit, nuk do ta kishim as luftën e viteve të 90' në mes të Irakut dhe Kuvajtit, e pastaj prezencën ushtarake amerikane në Gjirin Arab. Po të ishin liderët e vendeve islamike dhe muslimanët të bashkuar nuk do të ndodhnin as lufta dhe përçarjet në Afganistan dhe as intervenimi amerikan në Irak. Sigurisht se nuk do të ndodhnin edhe shumë e shumë probleme të tjera në mes muslimanëve në botë.

Të gjitha këto të liga që i përjetojnë sot muslimanët, kryesisht ju vinë për shkak të mosmarrëveshjeve dhe përçarjeve që kanë ata mes vete. Edhe në këtë rast muslimanët harrojnë duke mos e përkujtuar periudhën e Pejgamberit a.s. kur ai, në Medine, i bashkoi të gjithë muslimanët nën flamurin e dinit islam, madje edhe përmes akteve dhe kontratave zyrtare. Pejgamberi a.s. për interesa të islamit dhe të muslimanëve, bënte marrëveshje edhe me kundërshtarët e tij dhe me fiset hebreite, e lere më përbrenda pjestarëve të besimit islam.

Në aspektin e praktikimit të fesë poashtu gjendja tek muslimanët nuk është aq e kënaqshme, në veçanti tek gjeneratat e reja. Aspektin kulturor, shkencor, moral dhe shoqëror te muslimanët, shpeshherë e kemi në gjendje të papranueshme. Disa dukuri negative devijante që reflektohen sot në shoqërinë islame, janë shumë të rrezikshme dhe të dëmshme për muslimanët. Zhvillimi i prostiticionit, përdorimi i alkoolit, i drogës, prania e huliganizmit, divorci, klonimi, vrasjet, vetëvrasjet, konfliktet, vjedhjet, ryshfeti, keqpërdorimet, fitimi jo i ligjshëm (haram), ushqimi nga harami, veshja nga harami etj., fatkeqësisht janë bërë sëmundje të shpeshta edhe në shoqërinë tonë islame të Kosovës. Aq më keq është që këto dukuri devijante po e goditin pjesën më vitale të popullit tonërininë.

Mendojmë se është parim fetar, moral e shoqëror që këtyre dukurive degjeneruese të dëmshme për shoqërinë tonë të i'u ndalet hovi me të gjitha mjetet dhe metodat. Nëse nuk e bëjmë këtë, apo heshtim ndaj këtyre dukurive, kjo do të thotë pranim në heshtje të këtyre veprimeve të liga, e që pasojat do të jenë për mbarë shoqërinë. Në Kur'anin famëlartë thuhet: "Ruajuni nga e keqja dhe dënimi që nuk i godet vetëm mizorët nga mesi juaj, por i godet edhe të mirët (të pafajshmit)".

Mendojmë se islami si fe hyjnore me parime të larta morale, njerëzore e shoqërore, është i vetmi mjet që mund ta shëroj këtë sëmundje që ka përfshirë shpirtrat, trupin, mendjet edhe zemrat e shumë njerëzve. Islami si fe e vërtetë mund të ndikoj pozitivisht në luftë kundër këtyre dukurive sepse kodeksi i moralit islam është mjaftë i gjerë dhe shumë dimensional. Islami si mesazh i fundit hyjnor drejtuar njerëzimit është në gjendje që njeriun, i cili qëndron pa shpresë, ta rikthej fuqimisht në jetë, ta bëjë një personalitet të fuqishëm, i cili do të jetë i dobishëm për mbarë shoqërinë.

Për të pasur efekt të gjitha këto parime dhe për t'u përmirësuar gjendja e muslimanëve në botë dhe në vendin tonë, së pari duhet ta kujtojmë se jeta e kësaj bote është e shkurtër dhe kënaqësitë e saj janë të përkohshme dhe vdekja do të vijë e do të kalojmë në botën tjetër të përhershme. Së dyti duhet ta dimë se duhet të përgjigjemi për tërë atë që kemi vepruar në këtë botë. All-llahu xh.sh në Kur-an thotë: "O ju që keni besuar, keni parasysh frikën ndaj All-llahut dhe le të shikoj njeriu se çka ka bërë për nesër".[14]

Lusim All-llahun xh.sh që të na udhëzoj në rrugë të drejtë, që të na mbrojë nga mëkatet në këtë botë dhe të na falë gabimet tona, në të vërtetë Ai i ndëgjon lutjet tona dhe u përgjigjet atyre. Amin..

---

*Fusnotat:*

1. Ibni Hisham, Pjesa e parë, 159-160.
2. Alek: 1-5.
3. El-Muddeththir: 1-7.
4. Rahmetun Li-l-Alemin,1/50.
5. Esh-Shu`ara: 214.
6. Ibnul-Ethir-Fikhu-s-Sire, f.77-78.
7. Ibni Hisham, 1/271.
8. Ngjarjen e tregon Termidhiu nga Jezid Bin Rumman dhe Tarik Bin Abdull-llah El-Muharib, ndërsa e transmeton Imam Ahmedi në Musned III-492 dhe IV-341.
9. El-Mesed: 1,4.
10. Ibni Hisham, 1/320.
11. Safijurrahman El-Mubarekfuri, Er-rahikul Mahtum.
12. En-nahl: 106.
13. El-Enfal: 2.
14. El-Hashër: 18.

# Pasojat e kamatës - (2)

**Mr. Bashkim Aliu**

**Askush nuk bën të mendojë se përqindja e lartë e kamatës ka qenë dukuri e shekujve të kaluar, dhe sot kjo nuk përbën rrezik për ekonominë dhe gjendjen financiare të njerëzve, sepse rreziku i kamatës dhe roli i saj negativ në shtimin e borxheve, është i pranishëm edhe sot e kësaj dite**

### B.4. Ndikimi i kamatës në zhytjen e njerëzve në borxhe

Nëse ndjekim me kujdes dhe i bëjmë analizë të mirëfilltë asaj që u përmend për kamatën dhe pasojat e saj, do të arrijmë shumë lehtë dhe pa u lodhur në përfundimin e logjikshëm e të natyrshëm se kamata i mbyt njerëzit në borxhe. Bile jo vetëm kaq, por natyra e kamatës prodhon borxhe të shumëfishuara, dhe me kalimin e kohës ato vijnë e grumbullohen edhe më tepër.

E gjithë kjo ndikon në humbjen e qetësisë tek njerëzit dhe në shfaqjen e sëmundjeve të shumta shpirtërore në shoqërinë njerëzore. Kjo, sepse, kur huazon pasuri, njeriu do të bëhet borxhli, meqë kamata shtohet e nuk pakësohet si rezultat i përqindjes së lartë. Në këtë mënyrë, njeriu punon, mundohet dhe jep kontribut, po e gjithë kjo shkon në xhepin e huadhënësve, kurse vetë personit i mbetet shumë pak nga mundi i tij i madh.

Nuk ka studim ekonomik objektiv, i cili mohon këtë të vërtetë, pra që kamata ka ndikim thelbësor në zhytjen e njerëzve në borxhe dhe shtimin e sasisë së borxheve për shkak të kamatës.

Një raport britanez konfirmoi se në vitin 1925 përqindja e kamatës në disa kredi kishte arritur deri në 250%, 260%, 400% dhe 433%, madje, sipas asaj që thuhet në raportin në fjalë, përqindja e kamatës disa herë ka arritur në 866% e 1300% në vit.

Enver Ikbal El-Kureshij pohon se gjendja në Amerikë në çerekun e parë të këtij shekulli (shekullit XX), nuk është hiç më e mirë se gjendja në Britani. Ai kishte përmendur raste dhe raporte që konfirmonin se kreditorët merrnin kamatë përqindja e së cilës arrinte deri në 20%, 40% dhe 100%, , madje edhe më tepër[12].

Askush nuk bën të mendojë se përqindja e lartë e kamatës ka qenë dukuri e shekujve të kaluar, dhe sot kjo nuk përbën rrezik për ekonominë dhe gjendjen financiare të njerëzve, sepse rreziku i kamatës dhe roli i saj negativ në shtimin e borxheve, është i pranishëm edhe sot e kësaj dite.

Në këtë kontekst, Dr. Omer Sulejman El-Eshkar thotë: ”Mund të thotë dikush se gjendja sot ka ndryshuar, sepse përqindja e kamatës është limituar në mënyrë që të mos i ngarkojë individët, kompanitë dhe qeveritë. Megjithëkëtë, unë them se kjo është shkurtpamësi dhe qëndrim i gabuar. Kjo, sepse kamata e bankave në fillim të shekullit XX nuk ishte më e lartë se 3%, 4%, 5%, 6% ose maksimumi 7%, sa kohë që sot, përqindja e kamatës, e proklamuar nga disa banka me kamatë, ka arritur deri në 18% ose 20%, kurse në disa vende është 10%, 11% e 12%. Kamata në Kuvajt, në disa transaksione, ka arritur deri në 800%. Njohësit e rrethanave flasin se sasia e mjeteve që shkaktuan krizën në fjalë, ka qenë 27 miliardë, kurse 9 miliardë janë akumuluar vetëm nga kamata”[13].

Dr. Fadël Ilahij për këtë çështje thotë:”Nëse ndonjëri zihet në rrjetin e kamatëdhënësve, nuk mund të dalë lehtë nga rrjeti i tyre. Huamarrësi shpesh paguan ma tepër kamatë për borxhin sesa sasia e vetë borxhit, e borxhi përsëri mbetet për t'u kthyer aq sa është marrë…”[14].

Problemi i shtresimit të borxheve për shkak të kamatës dhe përqindjeve të saj të larta, është problem që nuk u takon vetëm individëve, po edhe shteteve. Kështu, ka shumë shtete që nuk mund t'i paguajnë kamatat e borxheve, e jo më vetë borxhin. Nëse do ta ilustronim me shembuj këtë konstatim, kjo do të na merrte shumë kohë. Por, përmbledhtazi mund të themi se shtetet e botës së tretë, si quhen ato, apo vendet në zhvillim, ose të pazhvilluara, pa përjashtim, janë argumenti më konkret në këtë drejtim.

“Kështu, në Egjipt, borxhet prej 301 milionë dollarësh në vitin 1974, në vitin 1985 kishin arritur në 24 bilionë dollarë.

Shpjegimi i vetëm i kësaj gjendjeje është se ShBA, në rend të parë, kërkonte investime të mjeteve të grumbulluara në bankat e saj, për këtë qëllim edhe i mashtruan e i nxitën këto vende për të marrë kredi, duke i drejtuar mjetet në projekte jo të domosdoshme, edhe pse mund të jenë të dobishme…”[15].

### B.5. NDIKIMI I KAMATËS NË SHKATËRRIMIN E SHOQËRISË SI REZULTAT I PRISHJES SË NJERIUT

Ndikimi negativ i kamatës në shoqërinë njerëzore manifestohet edhe në faktin se kamata tek njeriu shkatërron parimet e jetës së ndershme, dhe tek ai mbillet bindja se qëllimi i vetëm dhe më i larti për të cilin ai jeton, është interesi i



tij personal, pa e interesuar se si do të ndikojnë veprimet e tij në shoqëri dhe tek të tjerët. Kjo njeriun e nxjerr nga të qenët qenie shoqërore, që jeton me tjerët, ndikon dhe ndikohet nga ata dhe kryen një rol pozitiv aktiv në shoqëri, gjegjësisht interesohet për realizimin e interesit shoqëror, ashtu sikur interesohet për realizimin e interesit vetjak. Nisur nga kjo, në shoqëri ndodhin të këqija të shumta, si: puna me haram, ngrënia e pasurisë së të tjerëve në formë jolegjitime, të dhënët përparësi interesit vetjak përballë atij shoqëror, zullumi-padrejtësia, kacafytjet, zënkat, smira, urrejtja si dhe shumë dukuri të tjera negative.

Kjo, sepse, kur formohet tek njeriu kjo bindje e gabuar për qëllimin e jetës, gjegjësisht "se qëllimi final i ekzistimit të njeriut është fitimi i pasurisë- me çdo mënyrë- dhe kënaqja e tij si t'ia dojë epshi. Së këndejmi, ai i qaset grumbullimit të pasurisë, kënaqjes me të, duke shkelur në këtë drejtim çdo parim dhe duke nëpërkëmbur çdo mirësi ndaj të tjerëve"[16].

Në këtë mënyrë njeriu i humb ndjenjat njerëzore dhe nuk mendon për punë të mira ndaj njerëzve, nga zemrat e njerëzve zhduket mëshira dhe prishen raportet vëllazërore në mes njerëzve.

Imam El-Meragiu, në tefsirin e tij, në këtë kontekst thotë: "Kamata shkakton armiqësi, urrejtje, zënka dhe kacafytje mes njerëzve, sepse heq nga zemrat ndjenjën e mëshirës, e humb karakterin e njeriut dhe largon mirësinë nga njerëzit. Në vend të mëshirës vë ashpërsinë, kështu që ndodh të vdesë i varfri nga uria e të mos gjejë njeri që ta ndihmojë ose t'i shtjerë në gojë një kafshatë bukë… Që kur u përhap kamata në Egjipt, u dobësua ndjenja e bashkëpunimit dhe mëshirës reciproke, kështu që njeriu filloi të mos ketë besim as tek njerëzit më të afërt të tij…"[17].

Prej fakteve që cilat dëshmojnë ndikimin e madh të kamatës në nxitjen e urrejtjes, hidhërimit dhe pezmit tek njerëzit, janë edhe vetë deklaratat e liderëve britanezë, kur Britania kërkoi borxhe prej ShBA-së, pas Luftës së Dytë Botërore, dhe ata pranuan t'u jepnin hua vetëm me kamatë.

Lordi Kinz[18], pasi u kthye prej ShBA-së, pati thënë: "Nuk mund të harroj asnjëherë atë zemërim e dhembje të madhe që më përshkoi nga qëndrimi i ShBA-së ndaj nesh. Ata pranuan të na huazojnë kredi vetëm me kamatë"[19].

Ky është një shembull adekuat që tregon esencën e kamatës, gjegjësisht konfirmon faktin se kamata çon në prishje të miqësisë dhe ndërprerje të lidhjeve e raporteve miqësore, bile edhe në nivel ndërshtetëror. Kjo i motivoi krerët çifutë që t'i ngulfatnin popujt e tjerë në borxhe, sepse e dinin që kjo do të shkaktonte divergjenca, pesimizëm dhe jostabilitet social e ekonomik.

Ka edhe një segment tjetër, nga i cili kamata ndikon në shkatërrimin e shoqërisë. Kamata ndikon në përhapjen e dukurive negative që prishin moralin dhe i luftojnë vlerat morale në shoqëri.

Po qe se duam ta kemi edhe më të qartë këtë pohim, do të duhet të ndalemi në atë që ndodhi në Shqipëri në dhjetëvjetëshin e fundit të shekullit të kaluar, kur u shkatërrua shteti si pasojë e skemave piramidale.

"U përhapën skemat piramidale dhe prandaj u shfaqën shumë dukuri negative në Shqipëri. U përhapën me të madhe dhe në mënyrë enorme klubet e bixhozit, kështu që në Tiranë numri i atyre që i vizitonin këto vende, arriti në 25 mijë veta për çdo natë…U përhapën baret, pubet, diskotekat e klubet e natës të të gjitha llojeve. Shqiptarët me të madhe filluan të ndjekin modën dhe çdo gjë tjetër të huaj. U bë e njohur se çdo boss bën punë të dyshimta, prandaj kishte truprojë personale. U përhap prostitucioni, femra të bukura me vetura luksoze, u shtua numri i abortit, sidomos tek adoleshentet…, etj."[20]

## B.6. NDIKIMI I KAMATËS NË PLASJEN E LUFTËRAVE QYTETARE DHE TË TRAZIRAVE SHOQËRORE

### B.6.I. Prolog rreth formës së realizimit të këtyre dukurive

Prej dukurive më të rrezikshme të kamatës në shoqëri dhe për shtetin, është ajo se kamata shkakton plasjen e luftërave qytetare, nxit probleme dhe trazira të brendshme, të cilat i dëmtojnë interesat e njerëzve, të shumtën e rasteve, edhe vetë jetën e njerëzve.

Kjo, sepse kamata prek çështje mjaft të shtrenjta për njeriun, si: liria, dinjiteti, nderi, prestigji etj, dhe si rezultat natyror i gjithë kësaj pason shpërthimi i mllefit të njerëzve, mbrojtja e dinjitetit të njeriut deri edhe përmes rezistencës së armatosur. Po kjo mënyrë veprimi, te personi përkatës nuk shihet si rebelim dhe prishje e sigurisë dhe stabilitetit të shoqërisë, por si rebelim ndaj protagonistëve të krizave dhe sistemit ekonomik e politik jo të drejtë, të cilët nëpërkëmbën dinjitetin e njeriut dhe e shndërruan atë në peng të interesit të kapitalistëve, që menaxhojnë çdo gjë përmes kamatës.

Lidhja e kamatës me luftërat, apo thënë më qartë, ndikimi i sigurt i kamatës në plasjen e luftërave dhe trazirave në shoqëritë njerëzore, nuk është diçka e çuditshme dhe e re, veçse kjo është konfirmuar në Kuranin famëlartë para shumë shekujsh. Allahu i Madhërishëm thotë: "O ju që besuat, kini frikë All-llahun dhe, nëse jeni besimtarë të sinqertë, hiqni dorë prej asaj që ka mbetur nga kamata. E në qoftë se nuk e bëni këtë (nuk hiqni dorë nga kamata), atëherë binduni se jeni në konflikt me All-llahun dhe të dërguarin e Tij. E nëse jeni penduar, atëherë juve ju takon kryet e mallit tuaj - nuk dëmtoni askënd dhe nuk dëmtoheni as vetë."[21]

Profesor Sejjid Kutub, në lidhje me këtë ajet dhe përmendjen e luftës në të, thotë: "Oh sa gjë e trishtueshme! Luftë e shpallur nga Allahu dhe i dërguari i Tij… Luftë të cilën e përjeton shpirti njerëzor…Luftë e tmerrshme, epilogu i së cilës dihet, pasojat e së cilës janë të vërtetuara…Kjo është luftë kundër nervave dhe zemrave, bereqetit dhe komoditetit, lumturisë dhe qetësisë. Luftë, në të cilën Allahu i bën që disa kundërshtues të sistemit dhe rrugës së Tij, të dominojnë mbi disa të tjerë… Luftë e mashtrimit dhe padrejtësisë, luftë e depresionit dhe dëshpërimit…Dhe, në fund, luftë e armatosur në mes popujve, ushtrive dhe shteteve…Kapitalistët e rangut botëror, protagonistët kryesorë të kamatës, janë ata që i shkaktojnë këto luftëra, qoftë drejtpërdrejt ose në mënyrë indirekte. Ata e gjuajnë rrjetin e tyre dhe në të bien kompanitë e industritë. Pastaj, në këtë rrjet bien popuj dhe qeveri. Bossët e kamatës i vërsulen gjahut që ka rënë në këtë rrjet, dhe në këtë mënyrë nxiten luftëra. Apo, pas pasurive të tyre vrapojnë qeveritë dhe ushtritë, e në këtë mënyrë zhvillohen luftëra. Luftërat ndodhin edhe si rezultat i rëndimit të tatimeve dhe harxhimeve për t'i paguar kamatat e kredive, ashtu që përhapet varfëria dhe ngjallet urrejtja në mes kreditorëve dhe prodhuesve. Gjëja më e lehtë që ndodh, nëse jo e gjithë kjo që u përmend, është shkatërrimi i shpirtrave, rrënimi i moralit, përdhosja e epsheve dhe shkatërrimi në palcë i qenies njerëzore në atë masë, saqë as luftërat më të tmerrshme nuk mund ta bëjnë".[22]




Do të theksojmë shkurtimisht se ky ajet është kërcënim i fortë nga ana e Allahut të Madhërishëm për ata që punojnë me kamatë, një kërcënim që ka arritur deri në shkallën e shpalljes së luftës. Prej ajetit kuptohet se, nëse nuk luftohen bossët e kamatës, ata do të inicojnë luftëra në shoqëritë njerëzore. Kjo do të motivohet nga dëshira për profit dhe për shprehjen e pezmit.

Mund të thuhet se prej urtësive të përmendjes së luftës në këtë ajet, mund të nxirret konstatimi se shpërblimi është nga lloji i punës.

Dr. Fadël Ilahij thotë: "Këtë dëm të kamatës e kanë pohuar edhe mendimtarët jomyslimanë. Kështu, Platoni dhe Aristoteli kishin konstatuar se kamata është shkak i grindjes në mes palës së pasanikëve dhe të varfërve. Në Enciklopedinë amerikane citohet mendimi i tyre: Kamata sigurinë e shtetit ia ekspozon rrezikut duke u ballafaquar shtresa e të pasurve huadhënës me shtresën tjetër, të varfrit huamarrës"[23].

Prej motiveve të hebrenjve për nxitjen e luftërave ka qenë "shfrytëzimi i palëve kundërshtare për shitje të armatimit dhe dhënien e kredive të nevojshme, në mënyrë që ai që e fiton luftën, të jetë i humbur, borxhli në bankat botërore hebraike.

Po qe se lexojmë historinë e luftërave në botë dhe i analizojmë shkaqet sekrete të inicimit të tyre, nuk do të gjejmë asnjë periudhë kohore e cila të ketë qenë bosh nga intrigat sioniste dhe nga gishta të prijësve e agjentëve të tyre në shkaktimin e konflikteve… Në kohën tonë ata ndezën zjarrin e dy luftërave botërore, ndikimi i të cilave u shtri në të gjitha anët e botës, madje nuk mbeti asnjë qytet e fshat pa u prekur drejtpërdrejt nga lufta, si dhe u vranë dhjetëra miliona njerëz.

Kështu, rebelimi i Cromwelit ndaj fronit britanez, ishte inicuar prej tyre, rrëzimi i tij prej pushteti mbretin britanez Çarlsi I, në vitin 1649, kishte ndodhur me planifikimin e tyre.

Revolucioni Frëng, i cili plasi në vitin 1789, ka qenë i planifikuar dhe i mbështetur materialisht nga hebrenjtë, ndërkaq Rotçildi i parë pati ndikim të dukshëm në tërë këtë.

Ata financuan ekspeditën e Napoleon Bonapartit prej Evrope për në Egjipt dhe në vendet e Shamit….

Vrasjen e Fransua Ferdinandit, trashëgimtarit të fronit austro-hungarez, dhe gruas së tij, në vitin 1914, që ishte shkak për plasjen e luftës së parë botërore.

Këto atentate të njëpasnjëshme kanë qenë të planifikuara nga bossët e bankave hebraike, në mënyrë që të përgatisnin terrenin për disa servilë të tyre që të vinin në pushtet në disa vende, dhe hedhja e përgjegjësisë për këto trazira mbi politikanët dhe paraqitjen e tyre si të paaftë për të ruajtur stabilitetin, si dhe të përgatitej klimë që lufta botërore të ishte një treg i madh për konsumimin e prodhimit që ishte grumbulluar në depot e fabrikave luftarake nga fundi i shekullit XIX dhe në fillim të shekullit XX"[24].

Në përgjithësi, kamata shkakton varfëri dhe borxhe të shumta, një situatë që, pa dyshim, çon në trazira në shoqëritë njerëzore dhe ndez luftëra qytetare, duke gjurmuar në këtë mënyrë për zgjidhje dhe dalje nga gjendja e rëndë ekonomike. Krahas kësaj, hap rrugë për mafiet që përhapin krimin në shoqëri.

### B.6.II. Ilustrimi me shembuj-Shqipëria si shembull

Nëse duam që këtë çështje ta kuptojmë më mirë, duhet ta ilustrojmë me shembuj nga realiteti ynë, në mënyrë që të mos mbeten vetëm fjalë teorike.

Shembujt që konfirmojnë saktësinë e këtij prologu teorik, janë të shumtë dhe të ndryshëm, po ne do të ndalemi vetëm në ngjarjet e Shqipërisë, si shembulli më i afërt kohor në këtë drejtim, po edhe më i qarti për të ilustruar çështjen e diskutuar.

Me përhapjen e skemave piramidale në Shqipëri, në vitin 1997, shoqëria shqiptare u shkatërrua si dhe u krijuan kushte reale për shpërthimin e një lufte qytetare. Kjo edhe ndodhi pikërisht atë vit, kur u shkatërruan objekte afariste dhe qeveritare, si dhe u vranë qytetarë e punonjës të rendit.

Pasi pronarët e kompanive të skemave piramidale shpallën bankrotimin e kompanive të tyre, shpërtheu hidhërimi i popullit, sepse njerëzit i kapi paniku për pasuritë e tyre. Nga ana tjetër, opozita majtiste e shfrytëzoi këtë rast që të organizonte protesta masive kundër qeverisë, dhe pas një kohe relativisht të shkurtër, gjendja u përshkallëzua dhe mori përmasa shqetësuese, sepse këto protesta u shndërruan në veprimtari shkatërruese, vrasje të njerëzve dhe përhapjen e trazirave në shoqëri.

"Në zhvillimet dramatike në Jug të Shqipërisë, më saktë në qytetin bregdetar të Vlorës, ku pjesa dërrmuese e qytetarëve u dëmtuan nga skemat piramidale, disa struktura të armatosura i vunë zjarrin ndërtesës së Shërbimit Informativ Shtetëror dhe e dogjën duke qenë brenda edhe punonjësit e shërbimit. Një epror e hodhën nga kati i dytë, bile të lënduarit e SHISH-it edhe i keqtrajtuan në Sheshin e flamurit, para masës së tubuar.

Epilogu i kësaj tragjedie qe se humbën jetën gjashtë eprorë, kurse numri i të plagosurve ishte mbi njëzet veta"[25].

---

*Fusnotat:*

12. Cituar sipas:Omer Sulejman El-Eshkar, *Er-Riba ve etheruhu a'la el-muxhtemei'-l-insanij*, f.116.
13. Po aty, 117-118.
14. *Et-Tedabir el-vakije min er-riba fi-l-Islam*, f.88-89.
15. Cituar sipas:Dr.Abdullah ibën Muhammed ibën Hasen Es-Sei'di, *Er-Riba fi-l-mua'melat el-masrifijje el-mua'sire*, vëll.II, f.989-990.
16. Sejjid Kutub, *Fi dhilali-l-Kur'an*, vëll.I, f.320.
17. Shih:*Tefsiru-l-Meragi*, vëll.III, f.57-58.
18. Ky është Lordi Xhon Kinz, i lindur në vitin 1883. E studioi ekonominë në Universitetin e Kembrixhid.Ai është themelues i shkollës personale në mendimin bashkëkohor ekonomik. Shih: El-Kamus es-sijasij, f.1031-1032.
19. Cituar sipas: Dr.Fadël Ilahij, *Et-Tedabir el-vakije min er-riba fi-l-Islam*, f.91.
20. Dr. Hamza Zeubeë, "Presidenti shqiptar ndërmjet çekanit të depozituesve dhe kudhrës së opozitës", revista El-Muxhteme'ë, Kuvajt: nr.1241 (1997), f.32.
21. El-Bekare, 278-279.
22. *Fi dhilali-l-Kur'an*, vëll.I, f.331.
23. *Et-Tedabir el-vakije min er-riba fi-l-Islam*, f.91.
24. Cituar sipas:Dr.Mustafa Muslim Muhammed, *Mea'lim Kur'anijje fi es-sira'ë mea'-l-jehud*, f.231,232,226,227.
25. Dr.Hamza Zeubeë, "Presidenti shqiptar ndërmjet çekanit të depozituesve dhe kudhrës së opozitës", revista El-Muxhteme'ë, Kuvajt: nr.1241 (1997), f.33.

# “Shën Gjergji” sinonim i idhullit “buvane” te kurejshitët paganë

**Orhan Bislimaj**




Njeriu në historinë e vet, parimisht ka besuar në ekzistencën e Allahut të Lartësuar (Ez-Zuhruf: 87). Por, ai jo gjithmonë E ka besuar Allahun për zot të Vetëm dhe që vetëm Atij I takon çdo formë e adhurimit. Kjo e fundit, ka qenë kërkesë e secilit pejgamber për çdo shoqëri njerëzore: “... Të gjithë ata thoshin: Adhuroni vetëm Allahun, e shmangiuni idhujve” (En-Nahl: 36). Një parim i këtillë mbetet veçanti e besimit islam. Por ç’e do që, në mungesë të njohurive fetare, një pjesë e myslimanëve kanë rënë pre e festave joislame, duke lidhur besueshmëri në to. I këtillë është rasti me festën e “Shën Gjergjit”.

## I. Njohje me “Shën Gjergjin”

### 1.1. Historiku dhe profili i “Shën Gjergjit”

“Shën Gjergji” është emër i një personi të krishterë, që ka jetuar para shpalljes së Kuranit. Kishte lindur rreth vitit 275 pas Krishtit, prej prindërish të krishterë. I ati ishte nga Kapadohia, e ëma nga Lida e Palestinës. Nga historia mësohet se tërë jetën e kishte kaluar duke mbrojtur Krishterimin. Për meritat e tij ndaj Krishterimit, “Shën Gjergji” qe bërë një figurë e shenjtë dhe mitologjike. Atij i atribuohen çudira të jashtëzakonshme. Për biografinë e tij, kanë ardhur më shumë se një version.

Thuhet se në moshën 18-vjeçare kishte shkuar ushtar në Nikomedi, e cila në atë kohë ishte kryeqendër e pjesës lindore të shtetit romak. Aty pati marrë grada ushtarake, madje edhe atë të princit. Mirëpo, perandori Dioklecian, i nxitur nga ndihmësi i tij Galer, të cilët i përkitnin besimit paganë dhe ishin kundërshtarë të tërbuar ndaj të krishterëve, në vitin 303 pas Krishtit, pati shpallur dekretin e tij të parë kundër fesë së krishterë dhe të krishterëve. Sipas dekretit në fjalë, urdhërohej shkatërrimi i kishave dhe suprimimi i të gjitha të drejtave civile e politike për të krishterët, dhe ata që besonin Krishtin, të arrestoheshin. Por ç’e do që “Shën Gjergji”, i cili në atë kohë ishte 28-vjeçar, dhe ndonëse ishte ushtar i perandorit, nuk do t’i nënshtrohej këtij urdhri. Ai do të vihej në ballë të mbrojtjes së të krishterëve dhe Krishterimit. Kur i vdiq e ëma, gjithë pasurinë e saj dha në ndihmë të Krishterimit. Për këtë këmbëngulësi të tij në Krishterim, perandori Dioklecian, përmes njerëzve të tij, përdori lloj-lloj torturash, për ta bindur të hiqte dorë. E lidhën në një rrotë, që njihej si dënimi më i rëndë, dhe, sa herë që rrotullohej ajo, i çante trupin. Pasi i dhanë një dënim të rëndë dhe e lanë për të vdekur, persekutuesit shkuan në tempullin e tyre të mbushur me idhuj, që t’u dërgonin kurbanë perëndive të tyre. Mirëpo, për çudinë, para tyre qe shfaqur “Shën Gjergji”, i shëndoshë si molla. “Shën Gjergji” këtë shpëtim të tij ia atribuon Jezu Krishtit. Me këtë veprim të jashtëzakonshëm, ai ndikoi te ushtria që të konvertoheshin në Krishterim. Madje dhe dy nga kryegjeneralët e mëdhenj - Anatoli dhe Protoleoni, e pasuan atë.

Perandorit vazhdoi t’i shtohej mllefi edhe më shumë. Ai organizoi edhe ndëshkimin tjetër ndaj “Shën Gjergjit”, duke e hedhur në një furrë të gëlqeres. Edhe kësaj radhe, kur e hapën furrën, “Shën Gjergjin” e gjetën të padëmtuar. Pyetjes se kush e shpëtoi, ai do t’i përgjigjej: “O mbret, Krishti, Biri i Perëndisë, është ai që edhe mua edhe gjithë besimtarët na mbulon me krahë të padukshëm e na ruan prej çdo dëmtimi”. “Shën Gjergji” vazhdimisht propagandonte fenë e tij të krishterë. Thuhet se, për të ndjekur edhe më tutje lirisht fenë e tij, i ishte kërkuar të ringjallte një të vdekur, dhe ai, në emër të Jezu Krishtit, e kishte bërë atë veprim. Mirëpo, perandori Dioklecian, si një pagan i përbetuar, për asnjë çast nuk i besonte. Kjo bënte që torturat ndaj tij të mos pushonin. Pas shumë torturash, më në fund, perandori vendosi ta ekzekutonte me shpatë. Xhelati me shpatën e tij ia hoqi qafën, dhe jeta e “Shën Gjergjit” mori fund në vitin 303.

Për kontributin që kishte dhënë për Krishterimin, emri i tij nuk do të harrohet kurrë nga zemrat e krishtera. Kisha Ortodokse ka thurur himne shumë të bukura për jetën dhe veprat e tij. Është cilësuar: atlet i hyjshëm, luan i lavdishëm, yll i shkëlqyer, margaritar i shumëçmuar, ushtar i Krishtit, Davidi i ri, e të tjera.[1]

### 1.2. “Shën Gjergji” është festë e krishterë

Më lart, në vija konceptuale, u prezantua profili i “Shën Gjergjit”. Vetë titulli ‘shën’, që është titull kishtar dhe u jepet personave për kontribut të shquar

dhënë Krishterimit, qartëson se "Shën Gjergji" është festë mbi bazë kristiane. Krishterimi figurën e tij e ka shenjtëruar dhe për të ka trilluar lloj-lloj legjendash, në mënyrë që t'u mbushë mendjen njerëzve që janë të dhënë për të besuar në gjëra të kota (besëtytni). Të gjitha veprat e mbinatyrshme që i atribuohen Shën Gjergjit, disa prej të cilave u përmendën më lart, nuk do mend se janë një mashtrim dhe mitologji. Sipas këtyre të dhënave, "Shën Gjergji" del të jetë, jo një njeri i 'mbërrimë", por një 'hyjni', që nuk u nënshtrohet ligjeve fizike të natyrës, pasi iu mveshën çudira mbinatyrore. Viktima të këtij mashtrimi, fatkeqësisht, ka edhe prej myslimanëve, të cilët, duke mos i vënë këto rrëfime irracionale nën thjerrën e arsyes dhe udhëzimit të Allahut, shfaqin besueshmëri naive, gjë që rreshtohen në grupin e njerëzve të devijuar nga udhëzimi i Allahut të Lartësuar.

### 1.3. Përmbajtja e festës së "Shën Gjergjit"

"Shën Gjergji", shoqërohet fund e krye me veprime të palejueshme dhe besëtyte. Ato veprime, në esencë kanë karakter të pakuptimtë dhe irracional. Si festë, kremtohet në muajin maj të çdo viti. Në disa rajone mbahet më datën 5 ose 6 maj, e në disa të tjera para këtyre datave ose pas tyre. Ndoshta sepse muaji maj shënon fillimin e sigurt të kohës së nxehtë, sa kohë që edhe bjeshkët e larta, në këtë muaj, marrin ngrohtësinë e pleshmërisë. Prandaj, "besohet se nëse kontaktohet me tokën, vjen plleshmëria, kështuqë vajzat rrokullisen nëpër livadhe për të pasur fat në martesë, kurse nuset për të pasur fëmijë. Ato ditë bëhen pastrime, rituale dhe spërkaten skutat e shtëpive dhe objektet e tyre."[2] Pastaj, njerëzit me paramendim shkojnë te teqetë e ndryshme ose në tyrbe dhe qëndrojnë pranë tyre, duke kërkuar shërim, mbarësi dhe shëndet. Në rajonin e Prizrenit, kjo festë kremtohet kësodore: më 5 maj njerëzit tubohen në varrezat e vjetra të qytetit, që njihen me emrin "Karabash", ku gjendet edhe një 'tyrbe' rreth së cilës bëhet nderim, hedhin të holla, bëjnë nezër, presin qengja etj., - që të gjitha këto duke besuar se mbrojnë nga e keqja dhe çojnë në fat dhe mbarësi.[3] Vajzat e reja marrin filiza pemësh me gjelbërim, të cilat i vendosin nëpër dyer të shtëpisë, duke besuar se ato japin mbarësi dhe begati. Në natën e 5 majit, fëmijët dhe të rriturit lahen me lule, duke kërkuar shëndet për vetveten dhe mbrojtje nga të ligat, deri në vitin e ardhshëm. Këto janë disa prej formave që implikon "Shën Gjergji", po mbase ka edhe veprime të tjera të ndryshme, në varësi prej vendit dhe rajonit.

Të gjitha këto veprime, janë besëtytni të qarta, që manifestojnë politeizëm (shirk - besueshmëri në hyjni të tjera krahas besimit në Allahun), dhe ndalohen rreptësisht nga feja Islame.

### 1.4. "Shën Gjergji" nuk është festë kombëtare

Pa dyshim që "Shën Gjergji" nuk është festë kombëtare, sepse festat kombëtare lidhen me persona e veprime që kanë rëndësi kombëtare. E "Shën Gjergji" nuk reflekton kurrfarë ngjarjeje të karakterit kombëtar. Po ashtu "Shën Gjergji" nuk është as festë ndërkombëtare, pasi dihet botërisht se kjo festë ka karakter lokal dhe provincial.

### 1.5. "Shën Gjergji" nuk është festë islame

Fakti që "Shën Gjergji" është festë me prejardhje të krishterë, vërteton se ai nuk ka prejardhje islame. Festat islame dihen se cilat janë, ndërsa "Shën Gjergji", bazuar në emrin e tij dhe përmbajtjen e tij, mohon çdo mundësi që të ketë lidhje me ngjarje a veprime të karakterit islam.

## II. Besimi islam e ndalon kremtimin e "Shën Gjergjit"

### 2.1. Besimi islam është i dëlirë nga besëtytnia

Parim thelbësor i besimit islam është tevhidi - Njëshmëria e Allahut. Myslimani, imanin e tij e bazon në "tevhid", dhe këtë nuk e shoqëron me asgjë prej besëtytnive dhe mitologjive. Ai beson në "tevhidin rububijjeh', se Allahu është i Vetmi Krijues Absolut, Që krijon çdo gjë, të mirën e të keqen; beson në "tevhidin uluhijjeh", se Allahu është i Vetmi, të Cilit I takon adhurimi, dhe se askujt nuk i duhet drejtuar për asnjë nevojë, përveç Atij; dhe beson në "tevhidul esmai ves-sifati", se Allahu është i Vetmi që posedon emrat dhe cilësitë e Tij absolute, dhe se askush nuk është i përsosur dhe nuk ka kapacitete për t'iu përgjigjur nevojave tona përveç Allahut.

Këto janë vijat e trasha të besimit islam, të cilat nuk mund të thyhen e as të tejkalohen. Me këto cilësi nuk mund të cilësohet askush prej krijesave, sepse *a priori* do të bëhej 'hyjnizimi' i atyre krijesave. Në këtë aspekt, besimi islam është i pastër nga besëtytnitë, të cilat manifestojnë besueshmërinë e njeriut, që në përmbajtjen e tyre kanë karakter irracional dhe qesharak, sepse nuk përkojnë me perceptimin racional si një formë që dikton besimi i vërtetë.

### 2.1. "Shën Gjergji" implikon elemente të shirkut - politeizmit

'Shëngjergji', që përbën besueshmëri të kotë (besëtytni), drejtpërdrejt inkorporon elemente të shirkut - politeizmit, dhe vjen në kundërshtim me besimin islam në tri llojet e tevhidit.

***a) Shirku në 'tevhidin rububijjeh'.*** Ky lloj shirku nënkupton besueshmërinë se një krijesë apo gjësend mund të krijojë diçka, pa pasur ndonjë shkak të arsyeshëm. Për shembull, njerëzit besëtytë besojnë se, nëse kontaktohet me tokën ditën e "Shën Gjergjit", vjen plleshmëria, apo nëse njeriu lahet me lule, do të jetë i shëndoshë deri në vitin e ardhshëm, pastaj vendosja e luleve nëpër cepat e shtëpisë, etj. Kjo domethënë se atyre gjësendeve u jepen elemente hyjnore, kur dihet se ato nuk kanë kurrfarë shkaku të arsyeshëm që të mund të japin ndonjë efekt. Përvetësimi i kësaj besueshmërie, i bën injorim të drejtpërdrejtë Allahut të Madhëruar duke i atribuar edhe dikujt tjetër, krahas Allahut, sovranitetin e Krijuesit, Sunduesit, Furnizuesit, Ndihmuesit, etj.

***b) Shirku në 'tevhidul-uluhijjeh'.*** Në këtë kategori të 'shirkut' bëjnë pjesë të gjitha veprimet me karakter të besueshmërisë dhe adhurimit, të cilat i drejtohen dikujt tjetër, e jo Zotit, ose në të njëjtën kohë I drejtohen edhe Zotit të Madhëruar, po edhe dikujt tjetër në cilësinë e ndërmjetësuesit. Për shembull, në ditën e "Shën Gjergjit", njerëzit tubohen te tyrbet apo teqetë; sillen rreth tyre, duke besuar se shpirtrat e të vdekurve mund të ndikojnë në çështjet e kësaj bote, edhe pas vdekjes së tyre; se ata i dëgjojnë kërkesat e të gjallëve dhe mund

t'ua plotësojnë dëshirat etj.. Për "shenjtërinë" e tyre, bëhet nezër (zotim) dhe theren kafshë. Me këto veprime shprehet përulshmëri (nënshtrim), ndërsa shprehja e përulshmërisë në konceptin e adhurimit të dikujt tjetër përveç Allahut, është shirk ndaj Allahut, i Cili është i Vetmi Që meriton t'I nënshtrohemi dhe askujt tjetër.

***c) Shirku në 'tevhidul-esmai ve's-sifat'.*** Shirku në këtë kategori, përfshin bindjet besëtyte, duke u dhënë krijesave atributet e Krijuesit, dhe, e kundërta, duke i dhënë Krijuesit atributet e krijesave. Besimi në besëtytni, nuk do mend se është një manifestim ideal dhe real i atribuimit të cilësive të Allahut, krijesave të tjera. Për shembull, në ritualet e "Shën Gjergjit" veprohen besëtytni të tilla, sikur janë larja me lule, lutja e të vdekurve etj.

Në këtë konstelacion, përfundimisht themi se besëtytnia e "Shën Gjergjit", parimisht nuk është diçka që mohon drejtpërdrejt Allahun (kufër), por themi se ajo e shpie njeriun në rrezikun e '**politeizmit - idhujtarisë**' apo, siç njihet në terminologjinë fetare, '**shirkut**' - të adhuruarit e dikujt tjetër krahas Allahut. Një gjendje të këtillë, Allahu e ka sinjalizuar në Kuran: "Dhe shumica e tyre nuk e beson ndryshe Allahun, vetëmse duke i shoqëruar (zota të tjerë)" (Jusuf:106). Pra, e besojnë Allahun, por këtë besim e shoqërojnë edhe me besëtytni të tjera, rivale të besimit në Allahun. Këtë veprim, Allahu i Lartësuar e ka ndaluar rreptësisht:

"Dhe mos lut tjetërkënd përveç Allahut, ndonjë (idhull) që nuk të sjell as dobi as dëm, e, nëse e bën atë, dije se i ke bërë të padrejtë vetvetes" (Junus: 106). Po ashtu thotë: "E nga njerëzit ka asish që në vend të Allahut i besojnë idhujt, që i duan (i madhërojnë) ata, sikur (që besimtarët e vërtetë E duan) Allahun, …" (El-Bekare:165).

## 2.2. "Shën Gjergji", paraqet kremtimin e një feste joislame

Pa dyshim, shëngjergji nuk është festë islame. Nga historia islame mësohet se një ngjarje e ngjashme me "Shëngjergjin", ka ekzistuar edhe në kohën e injorancës, pra, para se t'i vinte Shpallja Muhamedit a.s.. Por Pejgamberi a.s., kundrejt trysnisë nga xhaxhai i tij, kishte refuzuar të merrte pjesë në të, dhe në çdo ceremoni, që implikonte veprime të ndaluara.

Transmeton Ummu Ejmene, kënaqësia e Allahut qoftë ndaj saj, e cila ka thënë: Në çdo vit, kurejshët shkonin pranë një idhulli, i njohur si **"buvane",** të cilin e madhëronin, thernin kafshë (kurbanë) për të dhe, për hir të tij, izoloheshin për një ditë të tërë. Edhe xhaxhai i Pejgamberit a.s., Ebu Talibi, merrte pjesë në atë festë bashkë me popullin e tij, dhe Pejgamberit s.a.v.s. i fliste që edhe ai të marrë pjesë me të. Mirëpo, ishte e kotë dhe Pejgamberi a.s. mohonte një gjë të tillë. Madje thotë transmetuesja: E kam parë Ebu Talibin dhe hallat e Pejgamberit a.s., të nervozuara ndaj tij. Këto të fundit i thoshin: Ne frikësohemi për ty për shkak se po largohesh nga zotat tanë. Dhe i thoshin: Ç'mendon ti, o Muhamed, do që t'i sjellësh popullit tënd një festë, në të cilën ata nuk do të bëhen bashkë?! Ato vazhdonin me fjalë, ndërsa Pejgamberi a.s. shkoi dhe u largua prej tyre, ashtu si deshi Allahu. Pastaj u kthye i frikësuar tej mase (sikur të kishte parë ndonjë gjë). Ato përsëri iu drejtuan, duke i thënë: Ç'të ka ndodhur? (Pejgamberi a.s.) tha: Unë frikësohem të marr pjesë aty ku më prek shejtani. Ato i thanë: Nuk ndodh që Zoti të të sprovojë ty shejtan, gjersa ti i ke këto cilësi të mira, që nuk i ka kush. Po, ç' ishte ajo që



pe? (Pejgamberi a.s.) Tha: E pashë se kur provoja t'i afrohesha njërit prej idhujve, m'u personifikua një njeri shumë i bardhë dhe i gjatë, që më bërtiste prapa tij:"O Muhamed, mos e prek idhullin!". Ummu Ejmene thotë: Muhamedi, kurrë nuk ka marrë pjesë në festat e tyre derisa i erdhi pejgamberia."[4]

Nëse Pejgamberi a.s. kishte refuzuar të merrte pjesë në kohën kur ende nuk ishte pejgamber, e ç'mund të flasim për kohën pas gradimit të tij?! Prandaj, myslimani e ka të ndaluar rreptësisht të marrë pjesë në festat e besimeve të tjera. Sepse Ymeti islam përbën një koncept unikat, të bazuar në doktrinën e besimit islam, që as pranon ndryshim, as tjetërsim e as plotësim. Në saje të tij, myslimanët e ndërtojnë jetën e tyre, dhe posedojnë tiparet e identitetit besimor e kulturor, për të cilat veçohen. Këto tipare përvijojnë gjithë mendësinë besimore të myslimanit. Ndërsa festimi i një feste joislame, veçanërisht që ka karakter të besueshmërisë devijante (kupto: besëtytnisë), sikurse është "Shën Gjergji", paraqet kundërshtim të asaj mendësie.

E, ai që kremton festat e huaja, veçanërisht ato që implikojnë besueshmëri, ka përvetësuar tipare që e rreshtojnë në anën e tyre. Transmeton Ibni Omeri, i cili ka thënë: I Dërguari i Allahut ka thënë: -"Kush i përngjan një populli, ai është prej tyre."[5]

## 2.3. Konkluza akaidore e çështjes

Ndonëse 'besimtari' besëtyt beson Allahun, që kushtimisht mund ta llogarisim për një fije shprese në çështjen e tij, në anën tjetër është fatale vendimi që, megjithëkëtë, Allahu i Madhëruar nuk i ka llogaritur për besimtarë ata që e kanë besuar Allahun për Krijues, por krahas adhurimit ndaj Tij, kanë adhuruar edhe idhuj të tjerë, apo që adhurimin ndaj Tij e kanë përzier me besëtytni dhe mitologji. Në Kuran lexojmë se, sikur idhujtarët të pyeteshin se kush i krijoi qiejt dhe Tokën, gjithsesi do të thoshin "Allahu" (shih: Ez-Zuhruf:87); pastaj, sikur të pyeteshin se kush i furnizon me begati, gjithsesi do të thoshin "Allahu" (shih:Junus:31). Domethënë, ata kishin 'besim' në Allahun, mirëpo, krahas Tij, adhuronin edhe 'fuqi mbinatyrore' të tjera, përfshirë nga llojet e gjësendeve që kishin gdhendur vetë apo kultet e per-

sonaliteteve të vdekura, të cilat i konsideronin për ndërmjetësues tek Zoti i Vërtetë. (shih: Ez-Zumer:3; Junus:18). Këtë besueshmëri të tyre Allahu i Madhëruar e ka quajtur **shirk** – politeizëm.

Mirëpo, është jetike të theksojmë se pesha e përgjegjësisë së besueshmërisë në ritualet besëtyte të "Shën Gjergjit", varet nga forma e involvimit në to dhe intensiteti/shkalla e besueshmërisë. Sepse, bazuar në realitetin ekzistues të festimit të "Shën Gjergjit" ndërmjet myslimanëve, pjesëmarrja e tyre ndodh për këto arsye:

a) Pjesa dërrmuese e myslimanëve që e mbajnë "Shën Gjergjin", nuk lidhin kurrfarë besueshmërie në 'hyjnitetin' mitologjik të tij. Njerëzit e këtillë, e bëjnë këtë zakonisht nga mungesa e njohurive fetare islame, dhe për shkak se janë adaptuar në një mendës të tillë, e cila kryesisht është shndërruar në manifestim argëtimi, dhe kurrsesi në diçka që ndërlidhet me besueshmëri në ritualet besëtyte të shëngjergjit. Kjo kategori nuk mund të akuzohet shumë rëndë për këtë veprim, ndonëse nuk mund të shfajësohet për kontribut për përformancën e festimit të "Shën Gjergjit", dhe për mosbojkotimin e tij;

b) Një pjesë e caktuar prej tyre, festën e "Shën Gjergjit" e mirëpresin për leverdi ekonomike, sikurse janë tregtarët e ndryshëm, blegtorët etj., pasi në ditën e shëngjergjit, bëhet grumbullim i madh i njerëzve. Kjo kategori kërkon një analizë të gjithanshme, pasi presioni i varfërisë mbetet një opcion i tolerueshëm në shumë rrethana. Në të kundërtën, edhe kjo kategori nuk mund të shfajësohet nga përgjegjësia e përformancës dhe mosbojkotimit;

c) Një pjesë e caktuar marrin pjesë në festën e "Shën Gjergjit" dhe bëjnë disa veprime, që klasifikohen besëtytni e qartë, por që konsiderohen si besëtytni me intensitet të zbehtë, sikurse është besueshmëria se kontaktimi me tokën atë ditë sjellë bereqet, pastaj larja me lule e trupit atë ditë... etj. Më së paku që mund të thuhet për veprimet e këtilla, është se ato janë prej mëkateve që meritojnë ndëshkimin e Allahut të Lartësuar, në proporcion me intensitetin e bindjes; dhe

d) Një pjesë e caktuar marrin pjesë në festën e "Shën Gjergjit", dhe veprojnë disa besëtytni, që klasifikohen *shirk i pastër* (politeizëm), sikurse është lutja për të vdekurit dhe sjellja rreth 'tyrbeve', qoftë duke iu drejtuar atyre si ndërmjetësues, në atë mënyrë siç veprojnë të krishterët, të cilët u rrëfehen priftërinjve për mëkatet e bëra..., ku ata veprojnë si ndërmjetësues në mes njerëzve dhe Zotit, qoftë duke iu lutur atyre drejtpërsëdrejti për falje të mëkateve. Tubimi i kësaj kategorie të myslimanëve rreth tyrbeve në ditën e "Shën Gjergjit", i gjason tubimit të kurejshitëve në kohën e injorancës rreth idhullit "buvane", që u përmend më lart, në të cilin Pejgamberi a.s. kishte refuzuar të merrte pjesë. Njerëzit e kësaj kategorie, pa dyshim që e ngarkojnë vetveten e tyre me një barrë shumë të rëndë.

## 2.4. Dispozita ndaj pjesëmarrësit në festën e 'Shën Gjergjit"

**a) Dispozita e kësaj bote,** e cila nënkupton procedurën e rregullt, sipas së cilës besëtyti (pjesëmarrësi në festën e "Shën Gjergjit") duhet të përballet për besëtytninë që aplikon. Së pari, i qartësohet ndalesa e saj me argumente nga bazat e fesë, sepse ajo konsiderohet devijim nga rruga e vërtetë, prandaj duhet ta braktisë menjëherë. Nëse nuk heq dorë nga forma e besueshmërisë, pason vendimi në varësi nga intensiteti i kotësisë së besueshmërisë apo rrezikut të besëtytnisë, duke filluar nga masat më të ulëta të ndëshkimit e deri tek akuza për apostazi - dalje nga Feja Islame, për se pason ekzekutimi i tij.

**b) Dispozita e botës tjetër.** Në botën tjetër personi që shkon me mëkatin e shirkut - politeizmit, do të ketë dënim të rëndë, pasi Allahu i Lartësuar ka dëshmuar në Kuran se politeistët (ku potencialisht mund të bëjnë pjesë edhe besëtytët hijerëndë) dhe mosbesimtarët do të jenë përgjithmonë në Xhehennem (shih: El-Maide:72-73), kurse mëkatarët nga besimtarët janë në dëshirën e Allahut, nëse do, i fal dhe i shpie në Xhennet me mëshirën e Tij, e nëse do, i dënon me drejtësinë e Tij, aq sa është pesha e mëkatit të tyre në këtë botë. Çështja e tyre është në mëshirën e Allahut të Madhëruar (shih: El-Bekare:284).

## Përfundim

Vëlla i nderuar; motër e nderuar!

Tani e ke të qartë se festa e shëngjergjit nuk është islame. Përkundrazi, ajo është me prejardhje kristiane e me përmbajtje pagane. Si e tillë, ty nuk të bën nder dhe as dobi, veçse dëm. Largohu prej saj njëherë e përgjithmonë dhe mos e infekto besimin tënd islam me idhujtari! Mos u bëj valltar në vallen e humnerës dhe të shkatërrimit! Mëshira e Allahut është e hapur gjithmonë. Ai është Krijuesi yt dhe vetëm Ai të bën mirë. Për gjithçka, lutju Atij Që është i Gjallë e nuk vdes kurrë, e jo atyre që vetveten e tyre e kanë barrë të rëndë! Mos E nënçmo Allahun, duke iu drejtuar me lutje varreve, tyrbeve e teqeve, duke bërë zotim për ta, duke u besuar luleve të fatit, larjes me to dhe çfarë jo tjetër mos më keq! Ato janë mashtrim, nuk mund të të ndihmojnë asgjë. Ji falënderues vetëm ndaj Allahut për të gjitha të mirat! Thirre ndërgjegjen tënde të besimit të pastër, që mëshira e Allahut të të mëshirojë ty, familjen tënde, prindërit e tu, vëllezërit, fëmijët dhe farefisin mbarë! Mos e sulmo përkatësinë tënde islame, duke iu bashkuar kremtimit të një feste të krishterë! Përgjegjësinë për këtë, nuk mund të ta justifikojë dot askush. Jeta, është një dritare e shkurtër, prandaj jetoje atë si mysliman dhe vdis i tillë. Nëse nuk punon për këtë, vështirë se imanin do ta kesh shok të pandashëm në çastet e vdekjes.

---

*Fusnotat:*

1. "Shën Gjergji, Martiri i Madh Çudibërës", tekst i parafrazuar ( cituar sipas: http://www.forumishqiptar.com/showthread.php?t=75090; http://www.forumishqiptar.com/showthread.php?p=1593668.
2. Basri Iljazi, *Shkaqet e prapambeturisë së muslimanëve*, Tetovë, 1999. fq. 70-71.
3. shih: Ali Vezaj, Punim Diplome, "*Sihri, (magjia) xhinët dhe besëtytnia"*, Prishtinë, 1998. fq. 49.
4. Abdul Kerim Tetan & Muhamed Edib El-Kilanij "*Avnu'l muridi lish-sherhi xhevheret'it-tevhidi*" fi akideti Ehli Sunneti ve'l-xhemati, 'darul beshair', botimi i dytë, 1999/1419, pa vend botimi, vëll.II. fq. 728.
5. Suneni i Ebu Davudi "kitabu'l-libasi" (babu: fi libsish-shuhreti), nr. 3512.

# Mbi çmendurinë tonë

Mr. Hamdi Thaçi

A është psikologjia më e dobishme se puna spirituoze? Kurrgjë s'është më e dobishme se puna spirituoze.

Ç'mund të bëjë psikologu i mjerë? Mund ta zvogëlojë vetëm gjendjen e nderë. Edhe unë merrem me psikoterapi, por kur duhet të zgjedh medoemos ndërmjet psikologjisë dhe punës spirituoze, atëherë lind konflikti? Pyes a ekziston dikush që e kupton për se jam duke folur? Unë këtë e kam kuptuar vetëm pas shumë vitesh.

Do të tentoj ta shpjegoj. Vite të tëra nuk kisha kuptuar një fakt, derisa një ditë nuk e zbulova se njerëzit duhej të vuanin mjaft për një pikëpamje, që më në fund të dëshpërohen për të gjitha pikëpamjet. Vallë s'është kjo e tmerrshme? Njerëzit duhej të vuanin tepër në një mënyrë para se të zgjohen dhe të thonë: "Mjaft më! Duhet të ekzistojë patjetër një jetë më e mirë, një jetë që nuk bazohet në varësinë nga qeniet e tjera njerëzore".

E ç'kam bërë unë si psikoterapeut? Njerëzit vinin të m'i paraqitnin problemet e veta në marrëdhënie me komunikimin e tyre me të tjerët, e unë, pak a shumë i ndihmoja. Por, e pranoj se kjo në përgjithësi nuk kishte vlerë, sepse kjo njerëzve u ndihmonte vetëm të flinin. Mbase duhej që këta njerëz të vuanin më tepër. Ndoshta duhej të preknin fundin e të thonë: "Mjaft më për të gjitha". Vetëm kur na bëhet mjaft për të gjitha, hapet shtegu (dalja).

Shumica e njerëzve shkojnë te psikiatri ose te psikologu për t'ia lehtësuar vetes jetën dhe jo për të gjetur dalje nga situata ku gjenden.

Psikologët e gjorë kryejnë punën e vet me nder. Ka raste kur psikoterapia ofron ndihmën e vërtetë, sepse, kur dikush gjendet në cep të çmendurisë, atëherë mund të kalojë në psikozë apo në një ekstrem tjetër-në misticizëm. Ç'është mistika-e kundërta e çmendurisë. A e dini cila është shenja e zgjimit? Çasti kur pyesim: "A jam unë i çmendur apo janë të gjithë të tjerët"? Me të vërtetë është ashtu, sepse ne me të vërtetë jemi të çmendur. Tërë bota është e çmendur. I vetmi shkak që nuk jemi të mbyllur, është se jemi shumë. Domethënë jemi të çmendur. Jetojmë duke u mbështetur në idetë e marra për dashuri, për marrëdhëniet me njerëzit e tjerë, për lumturi, gëzim dhe për raste të ngjashme. U binda se jemi të çmendur deri në atë masë, sepse, kur të gjithë pajtohen për diçka, atëherë ajo duhet të jetë gabim.

Çdo ide e re, çdo ide e madhe ka rrjedhur nga veprimi që ka kryer një njeri. Njeriu i cili është quajtur gjithëdijshmëria-pakicë të cilën e përbën një njeri. Të gjithë flitnin ndryshe nga ajo që fliste i urti-pakicë të cilën e përbën një njeri. Të gjithë flitnin ndryshe nga ajo që fliste ai. Bertrant Raseli ka thënë: "Çdo ide e madhe, në fillim është përdhosje".

Bukur! Këtu do të dëgjoni tërë serinë e deklaratave përdhosëse. "Ai shau (blasfemoi)! "Njerëzit janë të çmendur, të tërbuar, dhe sa më parë që ta kuptoni këtë, do të jetë më mirë për shëndetin tuaj mendor dhe shpirtëror. Mos shpresoni. Mos shpresoni tek miqtë tuaj më të mirë. Të jeni skeptikë në kontakt me miqtë tuaj më të mirë. Janë tejet të shkathët, siç jeni edhe ju në kontakt me të tjerët, madje edhe nëse nuk jeni të vetëdijshëm. Oh, sa të gjindshëm, të shkathët dhe dinakë që jeni! Jeni artistë të mëdhenj. Nuk po ju bëj lajka për së tepërmi. Po e përsëris: ju s'dini të zgjoheni. Vetëm aktroni e nuk jeni të vetëdijshëm për këtë. Mendoni se jeni tepër të ndjeshëm. Ah! Në krahasim me kë? Deri edhe blatimi i vetvetes ju pëlqen, apo jo? "Blatohem! Jetoj në harmoni me idealet e mia". Mirëpo, fitoni diçka si kundërshpërblim, apo jo?

Gjithmonë fitohet diçka si kundërshpërblim deri në çastin e zgjimit. Dhe kështu, ja ku jemi - hapi i parë. Pranoni se nuk doni të zgjoheni. Me të vërtetë është rendi të zgjohet njeriu kur është nën hipnozë që për një copë letër të pavlerë mendon se është një çek prej miliona dollarësh. Sa vështirë është të ndahesh nga ajo copë letër!

### Rruga e dështimit

As dështimi nuk është zgjidhje. Çdoherë që heqim dorë nga diçka, e mashtrojmë veten. Çdoherë që heqim dorë nga diçka, ngelim përherë të lidhur për objektin e mohuar. Një predikues ka thënë: "Sa herë që më vinte një prostitutë, fliste vetëm për ZOTIN. Më thoshte: "Jam e ngopur me jetën që kam. Më nevojitet ZOTI xh.sh. Ndërkaq, sa herë më vinte një predikues, më fliste për dashurinë dhe seksin".

Me të vërtetë është ashtu. Kur heqim dorë nga diçka, ngelim përherë të lidhur për të. Kur luftoni kundër diçkaje përherë jeni të lidhur për të. Përherë, derisa luftojmë me diçka, japim fuqi. I japim fuqi të njëjtë asaj që e shpenzojmë në atë luftë.

Kjo i përket madje edhe komunizmit, kapitalizmit dhe të gjitha ideve të tjera. Duhen "pranuar" pra demonët vetjakë, sepse duke luftuar kundër tyre, u jepet fuqia. Vallë, a nuk jua ka thënë kurrkush këtë? Kur heqim dorë nga diçka, ngelim të lidhur për të. Shtegdalja e vetme në këtë situatë është që të mos lejojmë të jemi të ma-



shtruar. Mos hiqni dorë, por mos lejoni që të jeni të mashtruar. Tentoni të kuptoni vlerën e vërtetë të diçkaje, dhe nuk do të keni nevojë të hiqni dorë – thjesht, në të kundërtën do t'ju dalë nga dora.

Natyrisht, nëse nuk e kuptoni këtë që po ju them, nëse jeni aq të hipnotizuar të mendoni se si nuk mund të jeni fatlum pa ndonjë send, ose pa një tjetër apo pa një të tretë, atëherë jeni në grackë. Ajo që po mundohem të bëj për ju, nuk është i ashtuquajturi spiritualizëm - t'ju detyroj të flijoni, të hiqni dorë nga shumë gjëra. Kjo është krejtësisht e padobishme (e kotë). Edhe më tutje do të jeni të përgjumur. Ajo që duhet t'ju ndihmojë, është të kuptoni, të kuptoni, të kuptoni. Kur të kuptoni, sakaq e humbni dëshirën për objektivin konkret prej të cilit varet lumturia juaj. Kjo do të thotë: Nëse zgjoheni, humbet dëshira juaj për atë objektiv.

### Të dëgjuarit dhe të çmësuarit

Dikë prej nesh e zgjon e vërteta e hidhur e jetës. Vuajmë aq, saqë zgjohemi të fundit. Por, njerëzit vetëm ndeshen me jetën, gjithnjë rrotullohen në gjendje të përgjumur (të somnambulit). Përveç kësaj, kurrë nuk mendojnë se është e mundur mënyra tjetër e jetës. Kurrë nuk mendojnë se ndoshta ekziston edhe një mënyrë më e mirë e jetës. Fundja, nëse dikush nuk është rrahur mjaft nga jeta dhe nëse nuk ka vuajtur mjaft, ekziston një mënyrë (metodë e zgjimit) – të dëgjuarit. Kjo s'do të thotë se duhet ta pranoni këtë që po ju them. Kur po them "dëgjoni", nuk po e mendoj këtë.

Më besoni, është pa kurrfarë domethënieje nëse e pranoni apo s'e pranoni këtë që po ju them, sepse pranimi apo mospranimi u përket vetëm fjalëve, kuptimeve dhe teorive, kurse e gjithë kjo s'ka kurrfarë lidhjeje me të vërtetën. E vërteta kurrë nuk shprehet me fjalë. E vërteta ndihet papandehur dhe rrjedh nga qëndrimi i përcaktuar. Ju pra, mund të pajtoheni me mua, por prapë në kundërshtim me të, e njihni të vërtetën. Po pse nevojitet qëndrimi i hapur – vullneti për të zbuluar diçka të re? Kjo është ajo me vlerë, e jo se si e sa pajtoheni me mua në përgjithësi. Tekefundit, pjesa dërrmuese e asaj që po ju flas, është teoria, sa kohë që as teoria nuk mund të përfshijë njësoj të vërtetën. Unë dua të them, nuk mund t'ju flas për të vërtetën, por vetëm për pengesat për ta njohur të vërtetën. Ato mund t'i përshkruaj, kurse të vërtetën nuk mundem. Nuk mundet askush. Mund t'jua përshkruaj vetëm gënjeshtrat me të cilat e mashtroni veten, derisa nuk jeni në gjendje t'i flakni. Mund të diskutoj me ju për bindjet tuaja dhe sistemin e bindjes, i cili ju bën të pafat. Vetëm mund t'ju ndihmoj që të çmësoheni nga gjithë ato. Kur dalim në shteg të rilindjes shpirtërore, e vetmja gjë që duhet mësuar, është pikërisht kjo: çmësim, çmësim, çmësim, nga gjithçka që kemi mësuar. Nevojitet vullneti për çmësim, për të dëgjuarën.

Ndoshta si shumica e njerëzve që bëjnë, që në fund të vërtetoni në vete atë që keni menduar edhe më përpara? Apo dëgjoni që të zbuloni diçka të re? Kjo është tejet e rëndësishme. Njerëzit e përgjumur nuk e kanë aspak të lehtë të pranojnë ose të zbulojnë diçka të re. Kam sjellë një lajm të mirë, por megjithatë është flakur. Jo sepse ishte lajm i mirë, po sepse ishte i ri. Të gjithë ne e urrejmë atë të renë. Me të vërtetë e urrejmë! Sa më parë të ballafaqohemi me këtë fakt, do të jetë më mirë. Ne nuk i duam sendet e reja, sidomos kur na shqetësojnë, sidomos kur çojnë nga ndërrimi/ndryshimi. Dhe sidomos kur ta imponojnë pranimin: " S'kam pasur të drejtë. Kam gabuar".

Më kujtohet takimi me një predikues të moshuar 87-vjeçar në Spanjë – në një kohë ishte mësuesi im, 30 vjet më parë. Edhe ai ishte pjesëmarrës në një seminar të tillë. "Dëm që nuk të kam dëgjuar para 6 vjetësh", më pati thënë në fund. "A e di, isha në lajthitje gjatë tërë jetës".

Është e pabesueshme të dëgjosh diçka të tillë. Kjo është sikur të shohësh diçka nga mrekullitë. Ky është, miqtë e mi - besimi! Kjo është çiltëri ndaj së vërtetës, ngado që do të na çojë duke mos e ditur madje as se nga do të na çojë. Ky është besimi i vërtetë. Bindjet na frymëzojnë për siguri të mëdha, besimi atë nuk e ka. Njeriu nuk e di kur do të përfundojë. Është gati të dëgjojë, të përcjellë dhe është i çiltër ndaj të gjithëve! Megjithatë, të jesh i çiltër, s'domethënë naivitet, s'domethënë që duhet të kapërdini çdo gjë që ju thuhet. Kurrsesi!...Ajo që them, i duhet nënshtruar diskutimit. Por, një diskutimi i duhet qasur me qëndrim të çiltër dhe pa paragjykime. Çdo gjë i duhet nënshtruar diskutimit.

Kujtojini fjalët e bukura të të urtit: "Murgjit dhe nxënësit s'duhet t'i pranojnë fjalët e mia nga respekti, por duhet t'i çmojnë si argjendari që bën me arin – e pret, e mat dhe e shkrin".

Kur të silleni kështu, kjo domethënë se dëgjoni. Bëtë pra edhe një hap të madh nga zgjimi. Hapi i parë, siç thashë, ishte gatishmëria që të pranoni se si nuk dëshironi të zgjoheni, se s'dëshironi të jeni i lumtur. Në brendinë tuaj ekzistojnë rezistenca të panumërta.

Hapi i dytë është që të jeni të gatshëm të kuptoni, të dëgjoni, t'i parashtroni diskutimit tuaj tërë sistemin tuaj të bindjes. Jo vetëm bindjes së besimit religjioz, politik, social apo psikologjik, por të gjitha bindjeve tuaja. Të jeni i gatshëm për rivlerësimin e të gjitha bindjeve si në metaforën e të urtit. Unë do t'ju paraqes një sërë mundësish ta bëni këtë.

### Sa jemi vetjakë – egoistë

Përdëllimi është në thelb, interesi personal i shtirur në njeridashës. Për ju, mbase, është rëndë të pranoni që ka raste kur nuk jeni bindës në tentativën tuaj që të jeni të ndjeshëm dhe me plot besim ndaj të tjerëve. Do ta thjeshtësoj këtë temë duke shkuar në një skajshmëri, së paku, për fillim.

Ekzistojnë dy tipa të egoizmit. I pari, kur ndiejmë kënaqësi që t'ia plotësojmë dëshirën vetvetes. Ajo është që rëndom e quajmë egocentrizëm. I dyti është kur jemi të kënaqur t'ua plotësojmë dëshirën të tjerëve. Ai është tip i egoizmit më të rafinuar. Tipi i parë është më i dukshëm, ndërsa tjetri është i fshehtë, nganjëherë tejet i fshehtë, dhe mu prandaj është më i rrezikshëm, sepse na jep shpresën e ndjenjës se jemi të jashtëzakonshëm. Megjithatë, kur të mblidhen të gjitha, ndoshta as që jemi aq të rrezikshëm.

Njoh një grua e cila punon për vete dhe u kushton mjaft kohë të tjerëve dhe familjes. Por, ajo e pranon se këtë e bën për shkak të egoizmit – e ndien nevojën që të jetë e dobishme për t'i dhënë ndonjë kontribut jetës. Në çdo rast, ajo e di se atëherë edhe të tjerët kanë nevojë për të, kështu që dobia është e ndërsjellë. Ajo është gati e shenjtëruar. Të gjithë mund të mësojmë nga ajo. Ajo thotë: " Unë diçka jap dhe diçka marr". Ka të drejtë. Shkon të ndihmojë, diçka jep e diçka merr. Ai s'është përdëllim, por interesi personal i shenjtëruar. Ju sigurisht hetoni ndjenjën e kënaqësisë, e cila tek ne zgjon aktin e përdëllimit. Por, ajo është në kundërshtim të njeriut, i cili thotë: "Ç'është e veçantë tek ajo që kam bërë? Dhashë diçka, fitova diçka. S'kam menduar të bëj vepër të mirë. Dora

ime e majtë e ka injoruar atë që bën e djathta. Me të vërtetë, mirësia më së shumti del në pah kur s'jemi të vetëdijshëm se bëjmë diçka të mirë. Apo, siç ka thënë i madhi Sufi: "I shenjti është i tillë derisa të mos e kuptojë".

Po mundohem të imagjinoj një aksion në të cilin egoizmi ynë nuk hyn në lojë, kur individi është i zgjuar dhe kur ajo që ai bën, sendërtohet falë atij. Në atë rast, aksioni shndërrohet në ngjarje. Por prapë, pothuaj gjithmonë, është i përzier interesi. Madje edhe kur kufizohet në mendimin: "Do të mbahem në mend si hero" ose: "S'kisha mundur më të jetoj po të mos e kisha bërë atë, s'kisha mundur të jetoj me vetëdije po të kisha ikur".

Po përsëri, nuk mund ta përjashtoj as aksionin e llojit tjetër, se nuk them që ekziston asnjë aksion në të cilin egoja jonë të shtyn në lojë. Është e mundur të ekzistojë. Megjithatë, e marrim shembullin e ushtarit që vdes për atdheun e vet. Shumicën, vdekjet e tilla nuk i shqetësojnë. Po pyes, a janë rezultat i shpëlarjes së trurit. Mendoj se shumë martirë, njerëz të cilët e flijojnë veten për ndonjë ide, i janë nënshtruar indoktrinimit. Martirët myslimanë, martirët budistë, martirët krishterë, martirët partiakë - shumica e tyre janë rezultat i shpëlarjes së trurit. Në kokat e tyre është ngulitur ideja se duhet të vdesin, se vdekja është një vepër e madhe.

Nuk them se ekziston motivim i thjeshtë, vetëm po them se gjithçka që punojmë, punojmë përgjithësisht në interesin tonë. Që të gjithë. Kur veprohet diçka në emër të të urtit, është ky egoizëm? Po. Kur veprohet diçka për dashurinë e dikujt, është ky egoizëm? Po. Kur bëhet diçka për dashurinë e dikujt, gjithmonë është në interesin vetjak. Ta marrim se ushqeni 500 fëmijë në ditë. Kjo vepër ju lartëson para syve tuaj. Mbase s'do të ndiheni keq për atë ndjenjë?

Disa njerëz bëjnë punë të caktuara, vetëm që të mos ndihen keq. Dhe atë e quajnë përdëllim. Atë që e bëjnë, e bëjnë për shkak të ndjenjës së fajit. Po ku është dashuria këtu? Megjithatë, falë ZOTIT, kur ju bëni diçka për të tjerët, ju pëlqen. Shkëlqyeshëm! Ju jeni njerëz të shëndoshë, sepse nuk e fshihni interesin tuaj personal. E kjo është e shëndetshme.

Ekzistojnë, pra, dy lloje egoizmi; ndoshta vlen të themi tre. I pari, kur vetes i lejojmë kënaqësi. I dyti, kur vetes i lejojmë kënaqësi për t'i kënaqur të tjerët. Po e përsëris, të mos krenoheni për të tilla punë, mos mendoni se jeni të mëdhenj. Ju jeni njerëz normalë, me shije pak më të rafinuar. Shija juaj është të jeni të mirë, e kjo nuk është kualiteti i shpirtit tuaj. Kur keni qenë fëmijë, keni adhuruar çokollata; tani kur jeni të rritur, mbase më shumë çmoni ndonjë simfoni. Shija juaj u ndryshua, por edhe më tutje e kënaqni veten, veçse tani e bëni ashtu që ndonjëherë t'ua plotësoni dëshirat edhe të tjerëve.

Ekziston edhe lloj i tretë i egoizmit, ai më i keqi: kur bëni një vepër të mirë për të mos u ndier fajtor. Bamirësia nuk ju lejon kënaqësi, përkundrazi, nga ajo neveriteni. Ajo është diçka që urreni. Flijoni në emër të dashurisë, por vuani, ankoheni. Ah, sa pak që dini për veten tuaj nëse mendoni që nuk bëni punë të tilla.

Po të kisha pasur nga një dollar për çdo çast që kam kaluar duke punuar diçka që nuk më ka pëlqyer, tani do të isha milioner. E dini më se si shkon kjo.

"A mund të bisedoj me ju sonte, baba"?

"Natyrisht, vetëm urdhëro"!

"Nuk dua të bisedoj me të, më vjen neveri nga ajo ( bisedë). Sonte dua të shikoj diçka në televizion, por si ta refuzoj? Nuk kam guxim t'i them jo".

"Vetëm urdhëroni", kurse në vete mendoj "O ZOT, tash duhet të dëgjoj këtë të krisur".

Nuk më vjen mirë fare të bisedoj me të, por më vjen keq t'i them jo dhe kështu zgjedh të keqen më të vogël duke i thënë: "Hyni, çlirohuni". Do të jem i lumtur kur biseda të kryhet dhe kur të mund të heq buzëqeshjen nga fytyra ime. "Si jeni"? - e pyeta.

"Shkëlqyeshëm, m'u përgjigj, dhe pastaj flet se çfarë domethënieje ka për të ky seminar, kurse unë mendoj "O ZOT, kur do të kalojë në temë"?

Në fund thotë seçka, kurse unë, metaforikisht, e përplas për muri duke i thënë: "Çdokush mund të zgjidhë një problem të tillë banal" dhe pastaj ia hap derën.

"Uh, më në fund shpëtova nga ai", them me vete. Të nesërmen në mëngjes gjatë mëngjesit (s'e e ndiej që kam qenë i pasjellshëm) i afrohem dhe e pyes si është. "Mjaft mirë", thotë ai dhe shton: "Deomos duhet t'ju them diçka. Ajo që më thatë mbrëmë, më ka ndihmuar tejet shumë. A mund t'ju shoh sot pasdreke"?

"Oh, jo"!

Kur punohet diçka vetëm që të mos ndihemi fajtor, ky është lloji më i keq i përdëllimit. S'kemi guxim të themi se si duam të na lënë të qetë. Kur dikush më thotë: "Nuk dua t'u bëj keq njerëzve", unë përgjigjem: "Lëre atë. Nuk të besoj".

Nuk u besoj atyre që thonë se nuk duan t'u bëjnë keq të tjerëve. Të gjithë ne adhurojmë t'i lëndojmë të tjerët. E kur dikush tjetër bën keq, kjo na pëlqen edhe më shumë, duke qenë se të tjerët do të mendojnë keq për ne, nëse u bëjmë keq. Nuk do të na çmojnë, do të flasin kundër nesh, dhe kjo aspak nuk na pëlqen!



# Prezantim i suksesshëm i poezisë klasike turke

## (ANTOLOGJI e poezisë klasike turke – Poezia e Divanit-, përktheu nga turqishtja Mithat Hoxha, Logos – A, Shkup, 2008, f.97)

**Prof. asoc. Dr. Abdullah Hamiti**

Shkenca jonë e historisë periudhën e gjatë pesëshekullore të sundimit osman në trojet shqiptare e ka trajtuar shpesh në mënyrë të thjeshtë dhe me prirjet e nevojës së zhvillimeve politike. Natyrisht që ka pasur tendenca të herëpashershme që edhe të thuhej e vërteta për turqit, jo vetëm si pushtues po edhe si bartës të një kulture të caktuar materiale e shpirtërore, aq më tepër kur dihet se për ato vlera kulturore e materiale sigurisht që kanë kontribuar shumë edhe shqiptarët.

Për fat të mirë, tashmë ka filluar të ndryshojë ajo traditë e të shkruarit vetëm zi për sa i takon periudhës osmane. Kohët e fundit, botimet e shumta, të shkencëtarëve tanë dhe të huaj, duke u mbështetur në materiale arkivore, japin rezultate që paraqesin një pasqyrë shumë më objektive të jetës së popullit tonë nën sundimin turk dhe, definojnë qartë rolin e tyre në historinë tonë kulturore. Dhe, sigurisht që hulumtimet e reja do të sjellin të dhëna të reja për një pasqyrë edhe më kritike për atë periudhë. Gjithashtu, gjatë studimeve objektive shkencore për atë periudhë, do të ndriçohen edhe më shumë vlerat që kishin sjellë turqit në Ballkan, të cilat më pastaj edhe i kanë përhapur e zhvilluar në qendrat e ndryshme.

Dhe, natyrisht, ajo që na intereson ne të shihet këtu, është sfera e kulturës, pra thjesht duhen thënë disa fjalë për ndikimin turk islam, duke e lënë anash atë prirjen e shikimit të turqve si pushtues.

### Mbi interesimin tonë për letërsinë turke

Jo pa qëllim i thamë këto gjëra për faktin se, megjithatë, duhet ta pranojmë se dimë fare pak për trashëgiminë kulturore të popullit turk, me të cilin plot pesë shekuj kemi jetuar nën një çati shtetërore. Dhe kjo është rezultat i mosinteresimit tonë për trashëgiminë kulturore turke-islame, sado që ajo është shumë e përbashkët me kulturën tonë. E deri para një shekulli, pra, kemi qenë pjesëmarrës në krijimin e vlerave të asaj kulture.

Shikuar historikisht, nuk do të thotë se nuk ka pasur fare interesim për letërsinë turke. Kemi një periudhë të hershme kur shqiptarët kanë qenë pjesëmarrës aktivë në krijimin e letërsisë turke, si edhe të asaj arabe e perse. Madje, ka pasur edhe krijues të tillë të mëdhenj shqiptarë, që kanë zënë vend të merituar në historinë e letërsisë turke, siç janë Jahja Bej e Prishtineli Mesihi në shek. 16 e me radhë deri tek dy figurat e mëdha të fundit të Perandorisë Osmane, si Sami Frashëri e Mehmet Akifi. Gjithashtu nuk duhet harruar se edhe nëpër qendrat e mëdha shqiptare ka pasur krijues të dalluar që mund të zënë vendin e tyre në historinë e letërsisë turke. Por, letërsia turke, megjithatë, sidomos ajo klasike, njihet fare pak në opinionin tonë, natyrisht duke përjashtuar rrethin shumë të ngushtë të ekspertëve.

Mirëpo, interesimi për letërsinë turke prapëseprapë ka traditën e vet mjaft të gjatë, dhe ky interesim lidhet edhe me vetë shqiptarët si krijues të kësaj letërsie deri në shekullin 20.

Kështu, si fillim i periudhës së shikimit të letërsisë turke si letërsi e huaj, mund të merret viti 1912, d.m.th., viti i themelimit të Shqipërisë, kur arsimi dhe kultura shqiptare filluan të zhvilloheshin e të kultivoheshin në gjuhën shqipe, pra në baza kombëtare. Në këtë periudhë kishte njohës të mirë të kulturës islame, pra edhe të letërsisë turke, të cilët bënë hapat e parë të përkthimit të saj në shqipe. Pastaj pason periudha e rënies së interesimit për letërsinë turke, pra bëhet fjalë për periudhën pas vitit 1945, në periudhën komuniste, kur kemi edhe qëndrimin mohues të intelektualëve tanë të Tiranës e të Prishtinës, të cilët donin t'i shlyenin gjurmët e dominimit shekullor turk në viset tona, pra donin edhe tëhuajsimin shpirtëror e kulturor të shqiptarëve me vetëdije ose pa të.

Pra, përveç përkthimeve të pakta nga gjuha turke dhe disa përkthimeve të disa krijuesve turq nga gjuhët evropiane, të botuara në periodikun tonë, si edhe disa botimeve të veçanta, ne ende nuk kemi



një histori të letërsisë turke. Kjo ndoshta edhe mund të argumentohet për faktin se pas Luftës së Dytë Botërore tek ne të paktë kanë qenë ekspertët që i preokuponin drejtpërdrejt letërsitë e Botës Islame. Nga sa u tha, mund të përfundohet se një traditë e pasur letrare është e përfaqësuar relativisht pak, dhe jo sistematikisht, e fatkeqësisht, jo rrallë me përkthime nga gjuhë të tjera.

Prandaj kjo antologji, edhe pse mund t'i bëhen vërejtje qoftë për vëllimin dhe qoftë për shijen e përzgjedhjes, ka rëndësinë e duhur. Kjo antologji na jep një pasqyrë të zhvillimit historik të poezisë klasike turke, pra të poezisë së divanit, të përfaqësuar nga autorët më të denjë të asaj poezie.

## Pasqyrë e shkurtër e zhvillimit të poezisë së divanit

Letërsia turke gjatë periudhës së Perandorisë Osmane përjetoi rritën bashkë me Perandorinë. Sikundër rritej e forcohej Perandoria, po ashtu rriteshin e zhvilloheshin edhe arsimi, arti e kultura. Letërsia klasike turke, pra poezia e divanit, zanafillën e ka nga shek. 13. Ajo edhe në shek. 14 ishte në fazën e konsolidimit për t'u konsoliduar plotësisht në shekullin 15. Ndërkaq, në shek. 16, me poetët e mëdhenj si Fuzuli e Baki, përfundoi periudha e imitimit të poezisë arabe e perse dhe tashmë letërsia turke e Divanit kishte arritur origjinalitetin.

Prandaj shek. 16 është periudha më e ndritshme e letërsisë turke të divanit, sidomos në fushën e poezisë. Kjo periudhë, e cila ka krijuar shumë vlera në çdo sferë, është periudha e artë e letërsisë së Divanit. Por, shek. 16 gjithashtu ishte periudha më e shndritshme e Perandorisë Osmane edhe në aspektin social e politik.

Me gjithë faktin se në shekullin 17 Perandoria Osmane hyn në periudhën e ngecjes, kur ballafaqohej me lloj-lloj problemesh politike e sociale, për sa i takon shkencës, artit e letërsisë - kjo ishte një periudhë shumë produktive. Letërsia turke në atë periudhë shënoi pjekurinë e saj edhe në poezi edhe në prozë.

Në këtë periudhë krijoi mjeshtri i kasides së poezisë turke Nefi. Në gazel dallohen mjeshtrit Shejhulislam Jahjai, Naili, Nabi etj. Nabi qe poeti i cili në letërsinë turke futi poezinë e urtësisë, poezinë filozofike. Në këtë periudhë letërsia e divanit ishte liruar krejtësisht nga ndikimi pers dhe kishte treguar një zhvillim të shpejtë drejt origjinalitetit vetjak. Në këtë periudhë poezia e divanit ka një gjuhë paksa më të thjeshtë e më të bukur. Veçmas në format poetike të Kasides dhe Gazelit kishte jetuar një periudhë të shkëlqyeshme.

Edhe në shekullin 18 zhvillimi i letërsisë turke qe i suksesshëm. Në këtë shekull në letërsi reflektoheshin ngjarjet e jetuara nga bota e kënaqësisë dhe argëtimit, e njohur si Lale Devri (Periudha e Tulipanëve, 1718-1730). Studiuesit thonë se kjo rrymë me Nedimin, i kishte sjellë risi poezisë së Divanit, se kishte thyer kallëpet, se nuk ishte mjaftuar me format e njohura poetike, se reflektonte jetën, se përdorte një stil të të shprehuri shumë të thjeshtë, të rrjedhshëm, dhe se në poezitë e tij sillte atmosferën e shijes së kënaqësisë dhe të argëtimit e humorit. Veçmas, pra, shquhet për faktin se kishte përshkruar argëtimet e kohës të Stambollit. Ndërkaq shekulli 19 karakterizon periudhën e re të letërsisë turke, atë të Tanzimatit, kur krijuesit në letërsi bënë reforma duke sjellë përvojat letrare të Perëndimit.

Poetët e Divanit ishin intelektualë të formuar dhe njohës të shkëlqyer të letërsisë perse si dhe të teknikës së poetikës së poezisë islame. Të gjithë shquhen për stilin e tyre elegant, për gjuhën figurative e imagjinatën e pasur dhe poezitë e tyre i krijuan në format e njohura poetike, si kasideja, gazeli, rubaia, museddeja, kit'a, mesnevia etj.

Kjo ishte poezi ku i kushtohej rëndësi shumë formës poetike, prandaj edhe ishte poezi që karakterizohej nga përsosmëria në aspektin e metrit dhe rimës, që janë të lidhura me rregulla të caktuara. Por kjo poezi, që të dilte më e lartë, përdori një gjuhë poetike, të ngarkuar me shprehje arabe e perse dhe ishte e pakapshme për shtresa të thjeshta popullore turke, prandaj edhe shohim se në shekujt 18 e 19 pati tendencë të një thjeshtësimi gjuhësor, dhe tashmë, me Nefin e Nabin, poezia klasike e divanit kishte arritur një gjuhë poetike të lehtë, të pastër e të bukur. Megjithatë, poezia e Divanit ishte poezi që u dedikohej shtresave të caktuara, që ishin të pajisura me kulturë e njohuri islame, dhe veçmas që kishin njohuri për letërsinë arabe e persiane, nga të cilat ndikohej shumë letërsia klasike turke. Kjo poezi pra, quhet poezi e divanit për faktin se poezitë e poetëve mblidheshin në divane, pra në përmbledhje poetike të radhitura sipas skemës së caktuar.

Dihet se poezia e divanit mbështetej në njësinë e bejteve, ku poeti duhej ta shfaqte tërë mendimin, imagjinatën dhe kuptimet e shijen e tij poetike. Prandaj këtu gjente shprehjen dekori, loja me fjalë të zgjedhura, që ishin bërë klishe në tërë poezinë islame. Në poezinë e Divanit sistemi i shprehjeve figurative ishte i pasur dhe ai lavdëronte një tip të vetëm të bukurisë, që ishte bukuria enigmatike, imagjinative, me të cilat përshkruanin të dashurit, ndjenjat e tyre të dashurisë dhe të përmallimit. Kështu, në këtë poezi mbretëron një tip i simbolikës dhe i një alegorie të njëjtë për ta përshkruar atë bukuroshe të pa rastisur fare në jetë, e cila është shtatgjatë si selvi, ku trëndafilja paraqet fytyrën e saj, e cila shkëlqen si hëna. Kjo simbolikë mbase nuk është e panjohur edhe për lexuesit shqiptarë, sepse e rastisim tek autorët e alhamiados shqipe, po edhe në letërsinë popullore. Prandaj duhet thënë që ky tip i bukurisë që kishin projektuar poetët turq, nuk është i vërtetë, është imagjinativ; nuk është real, është ideal, pra është mistik. Ky ishte një model që duhej ta donte e të cilit duhej t'i përshtatej çdo poet. Estetika e atyre kohëve nuk pranonte model tjetër të bukurisë.

Kështu, kur poeti thotë "shtatselvi", është gabim të mendosh një dru të gjatë selvie. Poeti me këtë do të tregojë të gjitha së bashku: trupin e drejtë të së dashurës, të ecurit e saj me naze, gjendjen e saj të freskët. Pastaj duhet ta dimë se këto aludime janë një rast për poetin që të tregojë hollësitë e shkathtësisë dhe të inteligjencës së tij.

Duhet thënë se tek poezia e divanit dekori është esencial, prandaj hyjnë në përdorim edhe artet e fjalës e të kuptimit. Të thuash një fjalë që përfshin edhe formën edhe kuptimin, është një shkathtësi që kërkohet te çdo bejte. E ajo fjalë përfshin kuptimin e veçantë, domethënien mendjehollë, thjesht një urtësi. Ky nuk është kuptim i drejtë që bie në sy menjëherë. Ky është kuptim i fshehur dhe që dihet vetëm me kulturën e poezisë së Divanit.

Prandaj, kur lexojmë poezitë e divanit të përfshira në këtë antologji të poezisë klasike turke, duhet të jemi vigjilentë dhe fjalët të mos i marrim thjesht si fjalë, por të kemi parasysh se po lexojmë poezi të Divanit dhe se ato kanë kuptime shumë të thella, sepse janë thënë në mënyrë figurative, me të cilat bëhen asociacione. Bie fjala, kur thuhet "faqe", duhet menduar së bashku: ngjyra e kuqe

e saj, ngjyra e trëndafilit, shkëlqimi i saj, ngjashmëria me Hënën, Diellin, dritën, tulipanin, pasqyrën, zjarrin dhe djegien si flutur nate e ashikut që bie në atë zjarr; kur thuhet ashik, të kuptohen atributet si: i shkatërruar, perishan, i mjerë, i rënë në hall, i brengosur, ai që qan, durimtar.

Pa u ditur estetika, sistemi i shprehjeve figurative të poezisë së divanit, nuk kuptohen këto figura letrare. Fakti se poezia e Divanit është një art që më tepër u drejtohet njerëzve të ditur, del në shesh edhe nga hollësitë e këtyre shprehjeve figurative. Çdo poet i divanit e ka përdorur sistemin e figurave letrare, që do të thotë se është një shije, kënaqësi e lojës së zgjuarsisë. Sepse me to kemi art krahasimi, huazim fjalësh, aluzione etj.

Edhe për sa i përket tematikës së poezisë së divanit, do theksuar se nga temat që më së shumi trajtojnë poetët e divanit, janë: ashku (dashuria hyjnore), natyra, shoqëria, vdekja, dëfrimi, heroizmi etj. Poetët e divanit mundoheshin t'u shmangeshin ngjarjeve të ditës, problemeve shoqërore, saqë në këtë poezi, edhe dhembja e vuajtja ishin të fshehura ndërmjet figurave letrare, barcoletave dhe kallëpeve të varura nga disa rregulla. Dhe duke trajtuar temat e nduarnduarta, edhe poezia e divanit lidhet me mitologjinë e gjerë dhe të pasur. Pjesa e rëndësishme e simboleve dhe legjendave mbështetet në Kuran dhe në tregimet për pejgamberët, në legjendat fetare dhe të evliave, një pjesë e vogël në besimet e popullit, ndërsa pjesa më e madhe në mitologjinë persiane. Natyrisht, shumica e simboleve dhe legjendave të letërsisë klasike turke, janë të pranishme edhe në kulturën e popujve të tjerë myslimanë e më gjerë.

## Dy fjalë për antologjinë

Kjo antologji nis me një paraqitje të përkthyesit, ku jepen sqarime të mira për ndikimin e Islamit në jetën shpirtërore të popujve myslimanë, për kontributin dhe mbështetjen që sunduesit osmanë i dhanë shkencës, artit e kulturës, për metrikën arabe *aruz,* për llojet e masave metrike dhe për rimën, përkatësisht edhe për format poetike që kultivoheshin në poezinë klasike turke, me shpjegimin se cilat janë të pranishme në këtë përmbledhje. Gjithashtu pason një pasqyrë e shkurtër e zhvillimit të poezisë klasike turke e Dr. Mustafa Çëpan, i cili ka bërë zgjedhjen e poezive. Prej tij po e shkëpusim këtë vlerësim të thukët: "Në këtë poezi, e cila konsiderohet esenca e një trashëgimi kulture dhe qytetërimi, e cila është burim me rëndësi që, brenda kufijve estetikë, e ka orientuar jetën tonë shoqërore e politike, e cila na ka sjellë gjer në ditët tona me qindra mijëra modele nëpërmjet mijëra poetëve, disa nga të cilët, si "mbretër të poezisë", kur ka qenë vendi, e kanë korrigjuar shoqërinë dhe, kur ka qenë vendi, i kanë treguar kahun vullnetit politik, në këtë poezi pra, është përdorur një gjuhë shumë e pasur. Përveç kuptimeve të thjeshta dhe që vijnë të parat në mendje, me fjalë dhe shprehje margaritar, të zgjedhur me kujdes prej argjendari dhe të ngarkuara me ide, ndjenja e fantazi përmes përpunimit shumështekullor, janë krijuar vepra arti të fjalës të një elegance të lartë duke bërë, njëkohësisht, një pasurim dhe thellim kuptimor" (f. 16).



Prandaj, duke lexuar poezitë e përfshira në këtë përmbledhje lexuesi, pa dyshim do të shijojë të gjitha këto tipare që e karakterizojnë poezinë klasike turke, në një përkthim të mirë, të këtij përkthyesi tashmë të dëshmuar, i cili mjaft mirë ia ka dalë t'i ruajë veçoritë e poetikës së origjinalit. Për sa i përket zgjedhjes së poezive, mund të themi se ajo është bërë sipas të gjitha kritereve të mundshme, ngase janë përfaqësuar poetët më të dalluar të periudhave të caktuara të poezisë klasike turke, sado që nuk mund të kalojmë pa përmendur se, megjithatë, nuk janë përfshirë edhe dy figura shumë të mëdha të poezisë së Divanit, me prejardhje shqiptare, Jahja Bej Dukagjini dhe Prishtineli Mesihi. Jo pse janë me prejardhje shqiptare, por sepse vërtet janë poetë të çmuar dhe janë të përfshirë në të gjitha përmbledhjet serioze të poezisë klasike turke, të botuara në turqishte dhe në gjuhë të tjera. Madje në përmbledhjet në gjuhët perëndimore, shquhet veçanërisht stili i tyre me koloritin e mentalitetit ballkanas. Gjithashtu do të mund të bëhej vërejtje edhe për vëllimin e këtij libërthi, ngase poezitë zënë vend nga faqe 22 deri në 53, pastaj pasojnë biografitë e poetëve faqe 57-97, prandaj konsideroj që ky ka qenë një rast që lexuesit shqiptar t'i ofrohet një antologji më serioze, ku do të përfshiheshin më shumë poetë dhe të prezantoheshin me më shumë poezi.

Sidoqoftë, vetë shfaqja e këtij libri, pra e *Antologjisë së poezisë klasike turke - poezisë së Divanit,* të një kulture që për ne është edhe e afërt edhe ekzotike, si e përjetojmë kulturën turke, - paraqet një ngjarje të vlefshme kulturore. Duke pasur parasysh faktin se në trojet tona më shumë se pesë shekuj letërsia ishte krijuar, në pjesën më të madhe, në gjuhën turke dhe se letërsia turke kishte ndikuar dukshëm në letërsinë tonë alhamiado, apo të ashtuquajturën poezi e bejtexhinjve, si edhe ndikimin e madh të letërsisë turke tek intelektualët tanë të Rilindjes Kombëtare, e edhe pas krijimit të shtetit shqiptar deri në vitet dyzet të shekullit të kaluar, - do të ishte e natyrshme të pasqyrohej një kontinuitet i rrjedhave letrare turke.

# Dijaneti i Turqisë një emër shumë i madh për myslimanët e Kosovës

## Mbi 9.401 ndërtesa për kurse të Kuranit, 80.332 xhami, më shumë sei 80.000 imamë dhe një kapital prej 90.000 hafëzësh

Frytet e bashkëpunimit në mes Bashkësisë Islame të Kosovës ( BIK) dhe Dijanetit të Turqisë po marrin një zhvillim të hovshëm dhe karakter tepër vëllazëror .Në këtë frymë, Dijaneti, në bashkërendim me Myftiun e BIK-së Mr.Naim ef. Tërnava, është mundësuar mbajtja e një seminari njëjavor në Ankara për administratën dhe personelin e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Seminari kishte për temë çështje rreth administrimit të institucionit të Dijanetit turk në disa lëmenj, si p.sh. administratë, menaxhim, informim teknologji etj.. Për të shtuar peshën e këtij trajnimi, në hapje të këtij seminari ishte i pranishëm edhe Myftiu Mr.Naim ef. Tërnava. Për ta pritur kishte dalë numri një i myslimanëve të Turqisë, Prof. Dr. Ali Bardakoglu dhe ambasadori i Republikës së Kosovës në Ankara, Bekim Sejdiu. Seminari është organizuar nga departamenti për marrëdhënie me jashtë i DIJANET-it; në të morën  pjesë 32 nëpunës nga personeli dhe administrata e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës. Duke iu drejtuar të pranishmëve në hapje të seminarit, kryetari i DIJANET-it, Prof. Dr. Ali Bordakoglu tha se në mes dy popujve ka një lidhje shumë të fuqishme vëllazërore dhe shpirtërore. "Mendoj se ky seminar do ta forcojë bashkëpunimin tonë dhe këtë ia kemi borxh popullit të Kosovës dhe BIK-së, - tha ai. Me Kosovën kemi qëndruar dhe ju kemi përkrahur në ditët e mira dhe të vështira, dhe ne do të vazhdojmë t'ju mbështesim. Kosova është në këmbët e veta dhe populli i Kosovës vazhdoi të jetojë Islamin si e meriton vetë Islami si fe".

Po ashtu, nga ana e tij, Myftiu Mr. Naim ef.Tërnava, pasi ka falënderuar Turqinë për kontributin që ka dhënë për popullin e Kosovës, para të pranishmëve paraqiti një pasqyrë të shkurtër për të arriturat e Kosovës. Në fjalën e tij, Myftiu foli edhe për e rolin që ka Bashkësia Islame e Kosovës në organizimin e jetës fetare në Republikën e Kosovës. Ndërsa për organizimin dhe funksionimin e Bashkësisë Islame, Myftiu Tërnava tha: "Modeli i DIJANET-it të Turqisë për ne është shumë i favorshëm, ngase na lidh e kaluara e përbashkët historike e shpirtërore".

Në shenjë respekti, Myftiu Tërnava kryetarit të DIJANET-it Bardakoglu, i dha një dhuratë simbolike - plisin tradicional shqiptar, të cilën ai e pranoi me kënaqësi të veçantë. Për nder të këtij delegacioni, Kryetari i DIJANET-it të Republikës së Turqisë, Prof. Dr. Ali Bordakoglu shtroi një drekë pune. Turqia ka 80,000 imamë, në 81 vilajete me myftini, 973 nënmyftini në lagje të mëdha, dhe ka një potencial prej 90,000 hafëzësh të regjistruar zyrtarisht. Zëvendëskryetari i Dijanetit, Mehmet Gormez, duke folur për historikun e Dijanetit, tha se në kohën e osmanlinjve shejhulislami kishte një rëndësi të madhe në shtetin osman. Çdo shejhulislam kishte vepra në tri gjuhë, kurse tefsiri i Ebu Suudit pati një shtrirje edhe më të madhe. Pas shuarjes së Perandorisë Osmane, feja është udhëhequr nga ministria e feve e vakëfeve dhe më 3 mars 1924 është kërkuar që ajo ministri të shuhej dhe të formohej Dijaneti nën udhëheqjen e Rifat ef. Borekcizades. Dhe, për kuriozitet, në Kushtetutën turke Dijaneti dhe ushtria janë në të njëjtin ligj. Në fillim Dijaneti kishte 20 nëpunës, kurse sot numëron 103 mijë sish. Prej këtyre 1000 kryejnë punën në fushën e mësimbesimit, -kemi më shumë se 1 mijë davetxhinj dhe ekspertë të lëmenjve të ndryshëm, mbi 1 mijë profesorë e mësimdhënës dhe më shumë se 1400 nëpunës janë nëpër Evropë.Si çështje pri-










mare e Dijanetit është përkthimi dhe komentimi i Kuranit,si dhe përkthimi dhe komentimi i haditheve profetike. Institucioni i Dijanetit gjatë periudhave të ndryshme është ballafaquar me shumë sfida e peripeci, sikur ato që më herët është kërkuar nga zyrtarët shtetërorë që ezani të këndohej turqisht, ndalesa për të shkuar në Haxh nga viti 1920-1930, pra për plot njëzet vjet populli turk ka qenë i privuar nga qeveria turke e asaj kohe për të kryer këtë shtyllë të Islamit...; po ashtu sfidë e veçantë ka qenë vendosja e karrigeve dhe muzikës në xhami etj, etj. Në kohën e Adnan Menderesit filluanë disa ndryshime, por fatkeqësia më e madhe pas viteve pesëdhjetë ishte sepse nuk kishte dijetarë me tituj akademikë, që të jepnin mësime në Fakultetin e Ilahijatit dhe ishin detyruar t'i bënin ftesë dijetarit Tajip Okiç nga Bosnja, i cili shkollimin e kishte mbaruar në Francë, kurse babai i tij ishte drejtor i bibliotekës në qytetin e Stambollit. Sot Turqia ka më shumë se 550,000 medresantë, 25 fakultete, 250 profesorë doktorë, mbi 300 docentë e me mijëra që kanë përfunduar fakultetet islame dhe, mund të thuhet lirisht, ka një infrastrukturë të mirë të kuadrit. Pas varjes së Menderesit në vitin 1960, jeta fetare mori një tatëpjetë dhe u vështirësua dukshëm edhe veprimtaria e Dijanetit. Kryetari i Dijanetit pati dhënë dorëheqje pas disa muajsh, edhe i dyti po ashtu, kështu që më pastaj kryetar i këtij institucioni qe emëruar një gjykatës, i cili luante rolin e myftiut duke thënë se futbolli është ibadet, loto është mirë të luhet e jepte shumë fetva të tjera qesharake. Ai më vonë qe shkarkuar dhe këtë post zuri një dijetar tjetër.

Shumë me rëndësi për ne është që, sipas Gormezit, Mehmet Akif Ersoj, me origjinë nga Peja kishte për detyrë të komentonte Kuranin, i pari nga Dijaneti, por ai kategorikisht kishte refuzuar një gjë të tillë, edhe pse ishte alim i kohës së vet, me arsyetimin se ishte një punë me përgjegjësi dhe ishte i varfër të komentonte Fjalën e Allahut. Gormez thotë se i kanë të ruajtura të gjitha shënimet dhe dorëshkrimet e tij. Zgjedhja e kryetarëve të Dijanetit bëhej me rekomandim, por në vitin 1936 qe vendosur që ai të vinte në këtë post me anë të zgjedhjeve: mblidhen dijetarë dhe propozojnë tre emra, njëri prej të cilëve zgjidhej nga Kryetari i shtetit. As kjo formë nuk u tregua e qëndrueshme, prandaj pritet që kjo të ndryshojë dhe tani zgjedhja e kryetarit të Dijanetit është ndryshe, kjo pritet të bëhet me ligje të reja.

Në kuadër të Dijanetit me rëndësi tepër të veçantë është edhe Departamenti me Jashtë, i cili udhëhiqet nga Prof. Dr. Ali Dere, i cili njëherësh është edhe profesor i lëndës së hadithit në Fakultetin Islam të Ankarasë. Ky departament punën kyçe e ka me emigrimet e turqve nëpër botë, që janë më shumë se 5 milionë banorë, largimi më i madh i të cilëve ka ndodhur në mes viteve 50-60 të shekullit të kaluar, prandaj kemi ndier nevojën që dikush duhet të përkujdeset edhe për ata në aspektin fetar. Kështu u organizuan në ndërtimin e më shumë se 3000 xhamive në Diasporë. Po ashtu nga viti 1982 Dijaneti ka dërguar imamë nëpër vende të ndryshme, për të ndihmuar në ngritjen e jetës fetare në Diasporë, dhe numri i tyre sot arrin në mbi 1300 imamë vetëm në Evropë, që punojnë në kuadër të Dijanetit turk, me pagesë nga shteti. Në ramazanin e vitit 2008 kemi pasur 170 imamë në Diasporë. Në vazhdën e ndryshimeve kemi parë të arsyeshme që të shkollojmë studentë me origjinë nga vendet e ndryshme të Diasporës, ngase ata e dinë më mirë gjuhën dhe mentalitetin e vendit të tyre.

### Kurset verore një bum fetar; në to marrin pjesë më shumë se 2 milionë pjesëmarrës

Dijaneti në vitin 2003 ka hapur Fakultetin Islam në Frankfurt, ku ndjekin mësimet mbi 100 studentë.Në vazhdën e projekteve që ka ky departament është edhe përhapja vizuale e kontakteve dhe fetvave të ndryshme sipas nevojës. Është formuar edhe shura e vendeve Avroasia, që ka zgjuar interes të jashtëzakonshëm. Po punohet edhe për ndodhitë fetare nëpër botë dhe ne u dërgojmë e-maile 2100 të regjistruarve, për t'u informuar se ç'ndodh nëpër botë.Një institucion me rëndësi të veçantë në Dijanet është edhe komisioni i lartë i çështjeve fetare, i udhëhequr nga Dr. Hamza Aktan. Ky institucion ka 73 ekspertë dhe kontrollon mendimet e fetvatë dhe i dërgon në këshillin më të lartë, për të marrë vendime të rëndësishme fetare, por ka edhe disa qendra të hulumtimeve islame që merren me hulumtime dhe me fetva të cilat studiohen dhe përpunohen. Po ashtu në sferën e këtij sektori është edhe kujdesi ndaj monumenteve dhe gjurmëve historike, botimi i librave,vaizët dhe hytbet përgatiten për çdo xhuma në gjithë Turqinë, dhe me e-mail u dërgohen imamëve në rrethe të ndryshme brenda dhe jashtë. Gjatë vitit të kaluar ky sektor ka nxjerrë mbi 100 fetva për probleme dhe fusha të ndryshme dhe brenda ditës merr nga 200-300 pyetje. Pyetjet për fetva merren me anën e telefonit,e-mail-it, faksit etj.. Po ashtu ky sektor në kuadër të zhvillimit ka filluar të furnizohet me informacione edhe për moshën e gjininë e atyre që kërkojnë fetva, që do të jetë një tregues i rëndësishëm për hulumtime të mëtutjeshme të këtij sektori. Një rëndësi e veçantë i jepet organizimit të kurseve.Gjatë vitit që lamë pas, Dijaneti ka mbajtur 500 kurse, ku kanë marrë pjesë 7,272 persona, duke përfshirë edhe imamë e medresantë që kanë nevojë për trajnim. Rëndësi



po ashtu u është kushtuar edhe kurseve verore në periudhën qershor - korrik 2008, të cilat i kanë vijuar 1.800.074 kursantë të ndryshëm.

Një departament mjaft me peshë është edhe ai i Haxhit në Turqi. Ka filluar të organizohet që herët, por një organizim i mirëfilltë dhe institucional është mundësuar vetëm më 1979, për të marr formën e vet përfundimtare në vitin 1984. Nga 10.805 aplikues për Haxh, që kishte Turqia në vitin 1979, tash ky numër kalon shifrën prej 100 mijë hanxhinjsh. Është Dijaneti që merret ekskluzivisht me organizimin dhe kontrollin e plotë të procedurave të Haxhit. Dijaneti bashkëpunon me 7 ministri të shtetit që të organizohet dhe të mbikëqyret Haxhi. Kërkesat për Haxh për çdo vit, sa vijnë e rriten; p.sh. në vitin 2006 ka pasur 300 mijë kërkesa për Haxh, për të kaluar në 600 mijë në vitin vijues, kurse në vitin që lamë pas, janë evidencuar 723 mijë kërkesa për Haxh. Ciceronët e hanxhinjve i nënshtrohen një kursi teorik intensiv dhe pjesa praktike njëjavore në vendet ku do të kryhet Haxhi.

Drejtoria e shtypit fetar është formuar me formimin e Dijanetit në vitin 1924, dhe kjo deri më tani ka botuar mbi 750 tituj të librave. Përdorimi i teknologjisë më moderne mbetet prioritet i këtij sektori, që të jetë në kontakt me të gjitha shtresat e popullit dhe jashtë shtetit. Nga viti 2006 deri në 2008 janë botuar 17.258.434 libra; vetëm botimi i tretë i Tefsirit është në mbi 100,000 ekzemplarë. Në vitin 2008 janë shpërndarë 4,443,529 libra nëpër foshnjore, spitale, burgje, shkolla, xhami dhe jashtë shtetit etj. Ka katër revista mujore me tirazh prej 90,000 copësh, kurse ajo tremujore 6500 copë, për Evropë 7000 copë, revista për fëmijë 60,000 copë, që i shpërndajmë falas me ndonjë CD dhe po ashtu një orë në javë mbajmë emision fetar në kanalin shtetëror TRT, kurse gjatë Ramazanit, në iftar dhe syfyr, nga gjysmë ore program fetar. Hatmja e Kuranit është regjistruar në CD, mp3, mp4, etj.

Kurse tash për jetën e familjes së Pejgamberit a.s. po bëhet një CD. Biblioteka eDijanetit ka mbi 60,000 ekzemplarë dhe që të gjitha janë të hedhura edhe në kompjuter. Dijaneti ka 81 rajone me 81 myftinj, me 894 myftinj lokalë, ka 1,346 vaizë, ligjërues në burgje 61, mësues të Kuranit në kurse 4507, imamë hatibë 63,717, myezinë 10,546, ka 329 inspektorë të cilët janë në terren vazhdimisht, vizitojnë xhamitë dhe evidencojnë e shënojnë vërejtje gjithfarëshe. Turqia ka mbi 9.401 ndërtesa për kurse të Kuranit, kurse, sipas statistikave zyrtare, ka gjithsej 80,332 xhami. Patjetër që Dijaneti duhet që të japë pëlqimin e vet përkitazi me zgjedhjen e myftinjve.

## Administrata i gjen metodat më moderne të udhëheqjes dhe teknologjisë informative

Drejtoria e buxhetit harton buxhetin njëvjeçar të Dijanetit, i cili debatohet deri në parlament dhe, pasi të marrë aprovimin zyrtar nga parlamentit, atëherë ky buxhet mund të përdoret. Është me rëndësi që, nëse në harxhime ka parregullsi, atëherë hapen kontrolle shtetërore të harxhimeve dhe merren masa të rrepta për të papërgjegjshmit. Buxheti i Dijanetit peshon hiç më pak se 2.5 miliardë euro në vit, dhe jepet direkt nga shteti. Dijaneti bën regjistrimin e inventarit të xhamive në tërë Turqinë. Një gjë është shumë karakteristike e organizimit të mirëfilltë në institucionet fetare. Sa për ilustrim, askush nuk guxon të heqë ndonjë qilim nga xhamia pa e njoftuar Dijanetin dhe, nëse eventualisht ka nevojë për një qilim, duhet të bëhet kërkesa tek Dijaneti, i cili vepron me shpejtësi për këtë punë duke ndërruar qilimin dhe të vjetrin do ta vendosë në depo ose, nëse ka nevojë, në ndonjë vend tjetër.Kryetari i Dijanetit ka shofer personal, truprojat, mirëmbajtjen e shtëpisë; të gjitha i ka nga shteti dhe ky benificion i bëhet derisa është i caktuar në detyrë, por, pas përfundimit të mandatit, dy muaj më vonë duhet ta lëshojë shtëpinë shtetërore. Xhybet dhe shallat imamëve u jepen në çdo dy vjet. Vakëfi i Dijanetit të Turqisë jep bursa për 1100 studentë nga njëzet shtete të ndryshme, dhe deri më tani nga këto bursa kanë përfituar më shumë se 111.000 studentë. Një prej angazhimeve më të mëdha është botimi i Enciklopedisë Islame,e cila ka filluar nga viti 1988; deri më sot janë botuar 35 vëllime, dhe së shpejti pritet të arrijë deri në 42 vëllime.

Po ashtu sponsoron edhe ISAM-in, që është qendër e studimeve islame, dhe llogaritet se biblioteka e saj kategorizohet në vend e tretë në botë, me 702.000 tituj. Për nder të mysafirëve, Myftiu i Ankarasë Mustafa Hak Yzel ka shtruar një darkë në restorantin “Canli Konak”.

Ai ka vlerësuar dhe vënë në dukje se marrëdhëniet e DIJANEIT-it me BIK-në janë tejet të mira dhe ka premtuar se këto marrëdhënie vëllazërore do të thellohen edhe më shumë në të ardhmen në të mirë të dy popujve. Po ashtu delegacioni, gjatë punimeve të këtij seminari, ka vizituar një nga xhamitë më të vjetra të Ankarasë, “Haci Bayrami Veli Cami Serifi”, e cila është ndërtuar para katërqind vjetësh dhe ishte rindërtuar para 300 vjetësh, sepse ishte shkatërruar nga një tërmet shumë i fuqishëm që kishte prekur Ankaranë. Surprizë në vete ka qenë vizita në Ambasadën e Republikës së Kosovës në Ankara, ku u pritën nga ambasadori z. Bekim Sejdiu, i cili ka falënderuar BIK-në për përpjekjet që ka bërë në avancimin e çështjes kombëtare e fetare dhe në ruajtjen e balancës në mes kulturave dhe koncepteve të ndryshme në Kosovë. Të gjithë pjesëmarrësit e këtij seminari njëjavor kanë shprehur kënaqësinë e tyre, me dëshirën që seminare të tilla të organizohen sa më shpesh.

*Përgatiti:*
***Rexhep Suma***

# Fetarësia e Barak Obamës model edhe për liderët shqiptarë

Emine A. Vezaj

**"Të Allahut janë edhe Lindja edhe Perëndimi, dhe ngado që të ktheheni, aty është ana e Allahut. Vërtet Allahu është i gjerë e i dijshëm".** (Kurani; 2:115)

*"Askush s'mund ta kuptojë njerëzimin pa kuptuar së pari fenë e tij, sepse feja përfshin jetën e njeriut prej kohës më të lashtë".* (Ninuan Suart)

Të gjithë ata që kanë ndjekur telenovelën e udhëtimit të Barak (Barack) Obamës ashtu sikurse edhe unë, kam përshtypjen se kanë qenë dëshmitarë të liberalizmit amerikan në përzgjedhjen e një udhëheqësi nga radhët e amerikanëve me anamnezë afriko - amerikane, dhe do të kenë vërtetuar se ata, me këtë përzgjedhje, botës demokratike ia bënë të ditur se Amerika ka potencial dhe mirëpret të gjithë ata që punojnë për mirëqenie të gjithmbarshme. Së këndejmi edhe Piter Robinson si ish-shkrues i fjalimeve në Shtëpinë e Bardhë, ardhjen dhe inaugurimin e Presidentit të parë afrikano - amerikan, e cilësoi në të njëjtën kohë edhe historike, për shkak se vuri në pah mirësinë e demokracisë amerikane. Por, Barak Obama, përveç kësaj, shënoi në historinë e re edhe një eveniment tjetër të rëndësishëm, ai u bë presidenti i tretë që bëri betimin për të dytën herë si President i Amerikës. Gjatë ceremonisë në shkallët e Kapitolit, Xhon Roberts aksidentalisht ndryshoi radhitjen e fjalëve gjatë administrimit të betimit, duke thënë: "Unë do të ushtroj funksionin e Kryetarit të ShBA-së me besnikëri", në vend të renditjes: "Unë me besnikëri do të ushtroj funksionin e Kryetarit të ShBA-së". Për këtë shkak Obama bëri betimin e dytë. Presidenti Obama nuk është Presidenti i parë që ka përsëritur betimin. Në të kaluarën këtë e kishin bërë edhe presidentët e tjerë, - Calvin Coolidge dhe Chester Arthur.

Ndalesa e parë e çiftit Obama para mbërritjes në Shtëpinë e Bardhë, ishte kisha Saint Johns, pranë Shtëpisë së Bardhë. Në këtë kishë, Barak dhe e shoqja Michele, morën pjesë në një shërbesë fetare. Ajo quhet ndryshe edhe kisha e presidentëve, sepse ndalesa aty para inaugurimit është traditë. Në anën tjetër, duket se fetarësia e Barak Obamës do të vërehej edhe në ditën e parë të punës së tij në Shtëpinë e Bardhë. Para se të fillonte ditën me punë, zt. Obama fillimisht mbajti një meshë, ku të pranishëm, përveç besimtarëve katolikë e protestantë, kishte edhe disa prijës – liderë shpirtëror myslimanë, dhe aty Obama mori edhe një herë bekimin e famullitarit të Shtëpisë së Bardhë, i cili e bekoi për punën e tij në vazhdimësi. Jo vetëm kaq, para se Barak Obama të vendosej në Shtëpinë e Bardhë, në fjalimin e tij, i cili për disa ai do të duhej mbajtur në mend, e për disa nuk kishte gjë të vlefshme, - më bëri përshtypje një citat i marrë nga Bibla. Në mes të tjerash shkruante... "sipas fjalëve të Biblës, ka ardhur koha për të lënë mënjanë sjelljet fëmijërore. Ka ardhur koha të riafirmojmë shpirtin tonë të fuqishëm, të zgjedhim një histori më të mirë, të çojmë përpara atë dhuratë të çmuar, atë ide fisnike, të trashëguar nga brezi në brez. Premtimin e Zotit se të gjithë njerëzit janë krijuar të barabartë, të gjithë



janë të lirë dhe të gjithë meritojnë shansin të jenë plotësisht të lumtur".

Të gjithë jemi të njohur se Amerika dhe shumica e vendeve në botë kanë një sistem laik (shekular), kurse betimi në Librin e shenjtë është pjesë e Kushtetutës së Shteteve të Bashkuara. Në anën tjetër, është e çuditshme se ky laicizëm i Amerikës nuk është transparent edhe aq sa duhet në institucionet përkatëse, vërehet dukshëm një fetarësi e amerikanëve. Përderisa në dollarin amerikan është mbishkrimi "In God we trust" - (Ne besojmë Zotin) dhe derisa betimi i presidentëve pararendës dhe i presidentit të sapoinauguruar bëhet në Bibël (e përdorur nga Abraham Linkolni në inaugurimin e tij në vitin 1861), atëherë çfarë do të thotë kjo? Mos ka ndonjë histori sekrete ky betim?! Sipas historianit Marwin Kranz; "Prania e Biblës gjatë betimit nuk është e domosdoshme, por një traditë e trashëguar që nga Xhorxh Washingtoni, që e kanë ndjekur edhe shumë presidentë". Cilado qoftë arsyeja e betimit, mjafton që ta kuptojmë të gjithë se edhe superfuqitë më të mëdha kthimin e kanë te burimi Hyjnor.

Rrjedhimisht, në librin e Barak Obamës "*Guxim për të shpresuar*" është edhe një kapitull i librit i emërtuar "Feja". Përshtypja ime nga kjo pjesë e librit është shkëputja e një realiteti amerikan,




që e jetova edhe unë për tre javë në disa qendra të Amerikës. Në vijim tekstualisht do të doja të informoja edhe lexuesin se opinioni i Barak Obamës ishte po ai që unë kisha nxjerrë në trejavorëshin tim në ShBA. E favorshme të përmendet është paraqitja dhe mënyra e aderimit që bëjnë intelektualët amerikanë në një parti. Gjithnjë sipas Obamës: “Ndërkohë, dallimi më i madh që bëjnë amerikanët e bardhë, kur vjen puna për regjistrimin në parti, nuk është ai gjinor - midis grave dhe burrave - as ai midis atyre që jetojnë në shtetet e kuqe (e kuqja nënkupton animin nga republikanët) dhe atyre që jetojnë në shtetet blu (blu-ja nënkupton animin nga demokratët), por midis atyre që shkojnë në kishë rregullisht dhe atyre që nuk shkojnë”. Duke shkuar më tutje në këtë përshkrim, zt. Obama vë në dukje edhe këtë aventurë të amerikanëve: “Duket se çdo ditë amerikanët kryejnë punët e tyre të zakonshme - i çojnë e i marrin fëmijët në shkolla, shkojnë në zyra e punëra të ndryshme, i hipin avionit për të shkuar në një takim biznesi, bëjnë pazar në hipermarkete, mundohen të mbajnë dietë - por mendojnë se diçka u mungon. Ata po arrijnë në përfundim se pasuria e tyre, gjithë sa kanë, argëtimi, bizneset gjigante, nuk mjaftojnë. Ata duan të ndiejnë se kanë një qëllim në jetë, diçka që t’i shpëtojë nga vetmia kronike apo që t’i lartësojë e shkëpusë nga stërmundimi i zakonshëm. Ata kanë nevojë të sigurohen se dikush kujdeset për ta, i dëgjon ata – se ata nuk janë të destinuar të ecin në një rrugë të gjatë që të çon drejt hiçit”.

Tani, më duhet të shtroj natyrshëm një këso pyetjeje: A mund të kemi edhe ne shqiptarët një Obama shqiptar, i cili do të ruajë tablonë e identitetit të tij? Mbase asgjë nuk është e pabesueshme; të gjithë ata që janë pjesë e politikës, janë pjesë e planetit Tokë, asnjëri prej tyre nuk na ka habitur dhe nuk presim të na habisë me ndonjë karakteristikë ose veçori mbinjerëzore. Dhe, duke qenë se të gjithë liderët tanë burojnë dhe ushqehen me realitetin shqiptar, ata natyrisht edhe mbartin në vete realitetin pozitiv dhe negativ të kësaj shoqërie. Sa do të donim që edhe ne shqiptarët t’i shihnim njëherë liderët tanë institucionalë teksa i shtrijnë duart e bashkimit dhe urimit në ndonjë festë fetare në ndonjë objekt fetar (jashtë institucioneve zyrtare), p.sh. në xhami, pasi, deshën a nuk deshën ata, “mbulohen aksidentalisht” me një identitet islam. Të nisur nga historia e shumëpërfolur, e Presidentit të ndjerë të Kosovës Ibrahim Rugova, dhe identitetit të tij, jemi të detyruar në njëfarë forme ta bëjmë publike edhe një herë simpatinë e tij për Krishterimin. Duhet të ndërgjegjësohen edhe liderët tanë se mozaiku i trashëgimisë sonë kulturore dhe identiteti ynë islam, janë shenjë e forcës e jo e dobësisë, krenohemi që jemi të tillë dhe, pikërisht pse jemi këta që jemi, bota ka ndihmuar vendin tonë. Ne jemi një vend me myslimanë e të krishterë dhe të gjithë së bashku kontribuojmë për një mirëqenie të gjithmbarshme, por edhe kërkojmë nga liderët tanë që këtë përgjegjësi tonën ndaj vendit tonë ta shpërblejnë së paku dy herë në vit, me shkuarjen në xhami për ndonjë festë (Bajram ose Ramazan), ose ndonjë kulti tjetër, ku ata ndihen më komodë me përkatësinë dhe identitetin e tyre fetar.

# Dua të të pyes, Kosovë



Kosovë, jetoj larg vatrës tënde
Kilometrat, rrallë herë më lanë me ty të bashkuar
Dhe takimi me ty, shpesh më ka rënduar
Kur ikja nga ti, Kosovë prapë më rrije në sy
Pse Kosovë, nuk më le të qetë?
Unë jam larg teje, e ti, më pëshpërit në vesh
Eja, eja, se pranvera doli
Eja, eja, se vera erdhi
Eja, më …., se dushku po bie
Eja, të gjuhemi me topa bore me ty
Ç'ke Kosovë që më shqetëson në shpirt
Te ti unë, vetëm u linda, e krejt larg teje, u rrita
A thua vallë, mos më ke magjepsur
Apo këtë magjepsje ma lanë të parët e mi
Pse Kosovë më lëndon aq shumë
Kur unë në ty, kurrë s'bëra lum
Kosovë, kur po më len të qetë
Që ty më, të mos kem ves
Të lutem Kosovë, se më nuk mund të duroj
Mallëngjimi për ty, një ditë të më lirojë
E pa brenga, tek ti, jetën ta jetoj.

**Elmedina Ismajli** nx.kl. së VII
Amman-Jordani*

* Elmedina Ismajli është rritur dhe vazhdon shkollimin në Aman të Jordanisë, së bashku me familjen. Përndryshe është e bija e teologut Mr. Rexhep Ismajlit, i cili aktualisht ndjek studimet pasuniversitare të doktoraturës në Aman.

## Mëshirë

Dora po më ngrihet,
në të ftohtë, në borë e në shi,
vdes në rrugë unë i mjeri,
e askush hallin nuk ma di.

Ah, si qenka jetë e shkreta?
me një mijë halle,vuajtje e lot,
njerëzit kalojnë me këmbë të shpejta,
askush një fjalë nuk ma thotë.

Ki mëshirë, o njeri,
a s'më sheh si po vuaj?
në besoni në Perëndi,
pse s'u besoni syve tuaj?

## Dikush ngre pallate në tetë kate

Seç më digjet zemër e shkreta,
kur i shoh njerëzit në skamje e lot,
kur i shoh fëmijët me fytyra të zbehta,
i them vetes - ah ç'na gjeti kështu, o Zot.

Dikush ngre pallate në tetë kate,
dikush bukë s'ka për të ngrënë,
dikush pasurohet brenda një nate,
bela e madhe na ka zënë.

Plaku ecën me këpucë të grisura,
në sytë e tij vëren shqetësimin,
edhe fytyrat e vërenjtura të fëmijëve,
na e tregojnë qartë mjerimin.

Në anën tjetër i pasuri krenohet,
sytë e tij s'shikojnë përtokë,
në rrugë a e sheh se si zgjerohet
sikur të ishin të tijat qiell e tokë!

Jo, aspak s'po e kupton njerëzia,
se nëse njëri-tjetrin nuk ndihmojmë,
nuk do të na ndihmojë as Perëndia,
vaj medet, pastaj, për hallin tonë.

**Atdhe Ibrahimi**

# Mulla Veseli “Lutja për Kosovën” një poezi atdhetare për Kosovën

**Mr. Ramadan Asllani**

*Veçantia e kësaj poezie të Vesel Gutës, është dyrimëshi brenda vargut, ose rimimi i dyfishtë, nëse mund të quhet kështu, sepse, mendoj se te asnjë poet shqiptar e as i huaj nuk e kam hasur ekzistimin e kësaj veçorie, që ndoshta edhe vetë krijuesi Guta e ka bërë pa dije. Sido që të jetë, kjo është veçori tipike e kësaj poezie të tij “Lutje për Kosovën”.*

Copëtimi i Shqipërisë Etnike, më 1913, nga disa shtete evropiane, këtë etni e ndau në pesë pjesë, që janë edhe sot. Natyrisht, për ne shqiptarët nuk ishte gjë e mirë, por, në pamundësi për të bërë diçka më shumë në këtë drejtim, u “pajtuam” në heshtje. Në këtë ndarje, nuk ishin të gjithë heshtakë, po një pjesë kryeneçe bëri një qëndresë, që si pasojë pati dëbimin jashtë atdheut nga ndjekjet e pushteteve të ndryshme.

Pjesa më e madhe e shkëputjes së tërësisë etnike të Shqipërisë ishte dhe është Kosova (sot republikë më vete), për të cilën më vonë u bë edhe tradhtia në saje të përbashëkimit në të ashtuquajturën Luftë “Nacionalçlirimtare” (apo ndryshe Antifashiste). Pa e zgjatur më tej këtë histori gjeografike truallsore, po ndalemi te njëri nga krijuesit në “heshtje”, që tani e 70 vjet, krijoi të thuash një “himn” për Kosovën, duke mos lënë anash as pjesët e tjera simotra të tërësisë së etnisë shqiptare.

Është fjala për poetin “e anatemuar” - hoxhë i rrallë, i përmendur atëherë e sot, atdhetar-fetar, mulla Vesel Xheladin (Xhelaludin është nënshkruar personalisht) Guta[1], për të cilin dhe krijimtarinë e tij, për herë të parë dhe në mënyrë të guximshme shkroi Prof. Dr. Muhamet Pirraku[2], i cili në mbarim të viteve shtatëdhjetë guxoi të botonte për mulla Veselin në revistën kulturore “Fjala”, nr. 20, shkrimin me titull trimërues “Këndoi edhe kur e kishte të ndaluar”, (Prishtinë, 1979)[3].

Frymëzimi për këtë shkrim dhe autorin e tij është 70-vjetori i krijimit të poezisë atdhetare pas copëtimit të trojeve etnike shqiptare, e cila i kushtohet Kosovës me titullin “Lutje për Kosovën”. Qëllimisht po e vëmë në qendër të vëmendjes, për të treguar se hoxhallarët



*Mulla Vesel Guta*

nuk ishin vetëm mësimmbajtës të mësimbesimit fetar islam dhe nuk i kryenin vetëm ritet fetare, por brenda shpirtit të tyre ekzistonin ndjenja me shkëndija të zjarrta krijuese dhe atdhetare, dhe ata si “heshtakë” aktivë, edhe në këtë mënyrë kryenin misionin e tyre kombëtar.

### Më shumë dënoheshin për shkrim se për armë

Ndoshta gaboj (e nëse po, kërkoj falje nga lexuesit), se mulla Veseli, (hoxhë), si duket është ndër të parët që ka shkruar një poezi për Kosovën në Kosovë, edhe pse poezia, si e tillë, nuk ishte botuar atëherë për shkak të rrethanave të njohura okupuese. Në ato rrethana që dihen, njerëzit më shumë dënoheshin për një abetare sesa për një pushkë, dhe do të vazhdonin trysnitë ndaj familjes gjatë të gjitha regjimeve.

Krijimi poetik “Lutje për Kosovën”[4] i Vesel Gutës, është një vjershë astrofike, e rimuar, që ka gjithsej 21 vargje. Ky krijim letrar është shkruar në katundin Vojnoc (i standardizuar Zotaj) të Shtimes (më përpara- të Ferizajt), më 1939, ku rahmetliu kishte shërbyer 20 vjet hoxhë, prandaj edhe një numër njerëzish e konsideronin se ishte nga ky vend, për se dhamë edhe shpjegimin në fusnotën nr. 1.

Kështu, me rastin e njëvjetorit të Pavarësisë së Kosovës, kjo vjershë mbush 70 vjet, vjershë që e kishte varguar (brenda mundësive të tij) një bejtexhi i Kosovës. Tema e vjershës është copëtimi i trojeve shqiptare në pjesëza gjeografike, duke pasur parasysh pjesën më të madhe të tërësisë së saj (veç Shqipërisë) - Kosovën. Brenda saj shfaqet motivi atdhetar, që kap gjeografinë e Shqipërisë Etnike, natyrisht që e kishte prekur çdo shqiptar. Poezia e Vesel Gutës është një vaj në heshtje për vendbanimet e ndara shqiptare, që përfshin etninë tonë, duke filluar me lutjen për lirinë e Kosovës, e cila prej ndarjes ishte e okupuar në mënyrë klasike nga pushtues të ndryshëm sllavë, por edhe gjermanë, bullgarë e italianë. Lutja nis te Zoti për lirinë e Kosovës: *T’lutna Zot liro Kosovën*, pastaj vazhdon të përmend edhe qytetet e tjera të Maqedonisë, duke nisur nga Shkupi e me radhë: Kumanovën, Tetovën, Gostivarin, Kërçovën, Dibrën, Manastirin, Prilepin, të gjitha këto qytete të banuara me shumicën shqiptare, por që udhëhiqeshin nga maqedonasit dhe serbo-malazeztë.

Vjersha ka një shtrirje gjeografike truallsore, duke mos lënë pa përmendur as pjesët e tjera të shkëputura të Shqipërisë, si Çamërinë në Greqi dhe Ulqinin në Malin e Zi,

*Ulqinin dhe Çamërinë*
*gjitha fushat e Malësinë*
*tanë katundet ren që vinë*

për t’iu rikthyer sërish disa qyteteve të Kosovës: Gjilanit, Prishtinës, Ferizajt, Podrimes, Drenicës, Pagarushës, Pejës, Mitrovicës, Prizrenit, Gjakovës, Podujevës, Deçanit, Lipjanit dhe Ujmirit.

*...ashtu Shkupin e Prishtinën*
*Ferizajin e Podrimen*
*Pagarushën me Drenicë*
*edhe Pejën me Mitrovicë*
*Prizrenin me Gjakovën*
*Gostivarin e Kërçovën...*

Autori Vesel Guta nuk e ka harruar as Preshevën, si një nga qytetet më të mëdha të banuar me shqiptarë atëherë e sot, e cila mjerisht është nën administrimin e Serbisë, që ne e konsiderojmë si Kosovë Lindore.

Mbi të gjitha këto, autori lutet tek Zoti që liria t’i kthehet Kosovës:

*...e lusim Zotin ja Rrahim*
*Kthena lirinë ja Kerim.*

Mjerisht, që autori, bashkë me të vëllanë, kontribuan aq shumë për lirinë e Kosovës, po nuk e pritën ta përjetojnë, ndonëse bënë përpjekje që ajo sa më parë të bëhej e lirë. Të shkruaje një vjershë të tillë para 70 vjetësh, vërtet që duhej të kishe guxim dhe trimëri të madhe për të kërkuar lirinë e Kosovës.

### Dyrimëshi ose vargu i dyfishtë – veçantia e kësaj poezie

Veçantia e kësaj poezie të Vesel Gutës, është dyrimëshi brenda vargut, ose rimimi i dyfishtë, nëse mund të quhet kështu, sepse, mendoj se tek asnjë poet shqiptar e as i huaj, nuk e kam hasur këtë veçori; ndoshta edhe vetë krijuesi Guta do ta ketë bërë këtë pa dije. Sido që të jetë, kjo është veçori tipike e kësaj poezie të tij "Lutje për Kosovën".

Dyrimëshi ose rimimi i dyfishtë brenda vargut i poezisë në fjalë të Vesel Gutës është veçanti, që nuk njihet as në metrikën e vargënimit, por ja që te ky krijim është i pranishëm. Pra, dyrimëshi ose rimimi i dyfishtë i vargut është i pranishëm te kjo poezi prej vargut të dytë deri tek ai i trembëdhjeti:

| Vargjet | dyrimëshi |
|---|---|
| *...tej Gilanin e Kumanovën* | *-in : -ën* |
| *Prilepin e Tetovën* | *-in : -ën* |
| *ashtu Shkupin e Prishtinën* | *-in : -ën* |
| *Ferizajin e Podrimen* | *-in : -en* |
| *Pagarushën me Drenicë* | *-ën : -icë* |
| *edhe Pejën me Mitrovicë* | *-ën : -icë* |
| *Prizerenin e Gjakovën* | *-in : -ën* |
| *Gostivarin e Kërçovën* | *-in : -ën* |
| *edhe Dibrën me Manastir* | *-ën : -ir* |
| *Preshevën deri n'Ujmir* | *-ën : -ir* |
| *Podujevën dhe Deçanin* | *-ën : -in* |
| *edhe Strugën me Lipjanin...* | *-ën : -in* |

Në përfundim të këtij shkrimi, dua të them se atdhetaria është kuptuar në mënyrë të veçantë dhe me shumë dashuri nga mësimmbajtja e mësimbesimit islam, sepse për ta kryer këtë të dytën, duhej ta kishe të lirë të parën. Këtë e ka dëshmuar edhe pjesëmarrja e tyre në Ushtrinë Çlirimtare të Kosovës, kur shumë hoxhallarë u flijuan për lirinë e shtetit, që sivjet bëri një vjet. Në kuadër të këtij përvjetori edhe ne sollëm një krijim artistik kombëtar para 70 vjetësh nga një hoxhë ferizajas, që është një krijim i rrallë, sidomos për veçantinë e vargënimit të rimimit të dyfishtë.

Zoti i mëshiroftë të tillët!

---

*Fusnotat:*

1. Vesel Xheladin Guta është me prejardhje nga Jezerci, por pas shpërnguljes së prindërve në Zaskok, Veseli me të vëllanë, Ademin, kishin lindur aty. Një pjesë e njerëzve mendojnë se mulla Veseli është nga Vojnoci, e disa të tjerë thonë edhe nga Hasan Begu i Shkupit, ku vërtet ka shërbyer dhe ka jetuar shumë kohë. Pra, mulla Veseli ka lindur më 1905 në katundin Zaskok të Ferizajt, ku aso kohe jetonin prindërit e tyre. Janë nga trungu familjar i Gutajve të Jezercit, ashtu siç e kanë edhe mbiemrin edhe sot.
   Ishte i diplomuar për myderriz në Prizren, si dhe ishte luftëtar në Tërrnoc të Bujanocit, ku edhe ishte plagosur në gusht të 1944-ës. Është emër i njohur në popull si hoxhë dhe njohës i mirë i dijes dhe i kulturës islame, sepse njihte shumë mirë gjuhët orientale: arabishten, turqishten dhe persishten. Ishte mësues i shumë nxënësve për mësim-besimin fetar. Ndërroi jetë më 21 janar 1986, duke lënë një krijimtari të begatë kombëtare dhe fetare, si emër që edhe sot përmendet me pietet.
2. Pos tij, për personalitetin e mulla Veselit dhe të vëllait të tij Ademit, ka shkruar edhe kushëriri i lozës së tyre, Isak Guta *"Pa këtë botë s'fitohet tjetra",* (botim autorial), Ferizaj, 2008.
   Para këtij, edhe djali i madh i mulla Veselit, Abdullahu ka botuar librin me dorëshkrime të babait me titull *"Mulla Vesel Xheladin – Guta, Përëndia më ndihmoi",* **Focus**, Shkup, 1999.
3. Më vonë i njëjti ka shkruar edhe në revistën "Dituria Islame", nr. 24, Prishtinë, prill 1991, f. 21-26; në nr. 133, f. 31-33; nr. 134-135, f. 34-36, si dhe në Seminarin Ndërkombëtar për Gjuhën, Letërsinë dhe Kulturën Shqiptare, 19, Prishtinë, 2001, f. 127-141.
4. Poezia është marrë nga libri i Isak Gutës "Pa këtë botë s'fitohet tjetra", Ferizaj, 2008, f. 100.



*Shkupi i vjetër*

# Didaktika Islame

**Jo vetëm në Evropë po dhe tek ne, shpjegimet e feve të tjera duket se janë të pranishme në tekstet shkollore, kurse për sa u përket mësimeve islame, në tekste ka ende mbeturina ateiste, të cilat infektojnë**

**Refik Gerbeshi**

Edhe pse disa studiues kanë vërejtur këso infektimesh edhe në histori e letërsi, në fe dhe sidomos në Islam këto janë më se të dukshme, dhe është e nevojshme që për të kapërcyer këto mungesa, duhet formuar një komision brenda institucioneve, që të shikohen këto tekste dhe ministrisë përkatëse t'i dërgohen sqarime rreth infektimeve të tilla.

Fryma dialoguese tolerante e edukimit islam ka ekzistuar dhe ekziston ende sidomos në Ballkan, e veçanërisht tek shqiptarët, por ngjeshja e radhëve për të punuar me projekte, nuk është e mjaftueshme. Në këtë aspekt koha kërkon formimin e degës së mësuesisë islame, qoftë në Fakultetin e Pedagogjisë, në atë të Mësuesisë ose në Fakultetin e Studimeve Islame.

Meqenëse jemi duke u integruar në Evropë, duhen shikuar hapat që marrin të tjerët drejt këtij edukimi të domosdoshëm, ndonëse dihet mirë që jo vetëm në këtë aspekt, ne shqiptarët kemi baza më të hershme, thënë më thjesht ekzistojnë shumë përparësi. Kjo, ngase Islami dhe edukimi në Islam nuk është një risi për ne sikurse për shtetet evropiane.

Konferenca Islamike në Dyseldorf të Gjermanisë, e zhvilluar në mars të vitit të kaluar, vendosi të fusë mësimin e fesë islame në gjithë federatën. Mirëpo, përpos metodologjisë mësimore, çështje e diskutueshme ishte edhe përmbajtja e lëndës. Sigurisht se prej shkaqeve për polemika janë dhe kontradiktat që nga baza duke filluar nga Akideja e tutje, ku kundërshtitë e dijetarëve kanë dalë në publikun e gjerë dhe shkaktojnë më shumë huti. Mësimi i fesë islame ndodhet para një sfide që kërkon syçelëti unifikim dhe profesionalizëm.

Mësimi i feve zhvillohet në shumë vende evropiane, siç është Norvegjia, por përmbajtja e lëndës më shumë është nëpër degë e sektorë islamë sesa në fondamente.

## Për mësimet islame nuk mungon përvoja

Shokët e Muhamedit a.s. ndiqnin me vëmendje çdo hap e mësim nga ai, mbanin në mend fjalët e tij mbi fenë dhe parimet fetare mbi jetën… Në këtë mënyrë ata edhe u bënë mësuesit më të respektuar pas të dërguarit Muhamed a.s.. Por ata ishin të rritur kur merrnin mësim dhe metodologjia e përdorur me ta nuk mund të jetë e përshtatshme për fëmijët. Ekzistojnë edhe mësime nga tradita e Muhamedit a.s., se si duhet t'u shpjegohet Islami fëmijëve.

Edhe këtu institucioneve u mbetet unifikimi i metodologjisë dhe vijat e shpjegimeve nëpër gjenerata apo grupmosha. Është e vërtetë se mësimi i shkronjave, Elifi, apo edhe i leximit të Kuranit është një, por metoda për grupmoshat kërkon dallime. Kurse për sa u përket Akides dhe rregullave fetare e Fikhut, masat janë edhe më urgjente. Kjo vërehet te shpjegimet kontraverse që hoxhallarët zhvillojnë individualisht nëpër xhami e xhemate të tyre, por tek fëmijët kjo sjell dëme...

## Tekstet e unifikuara

Përgatitja e ndonjë teksti shkollor do të ishte një paramasë për të ardhmen, që të hedhim një hap para në ecuritë e transicionit tonë. Ose së paku të hartohet një plan-program, i cili mund të organizohet për zhvillimin e mësimeve në mësojtore ose në xhami. Pa dyshim që kjo është e detyrueshme për institucionet përkatëse, po atyre duhet t'u jepet ideja e propozimi, në mënyrë që ato të merren me përkrahjen, verifikimin ose pranimin e tyre.

Në dhjetëvjetëshin e fundit ka tentime personale për shkrime: "Muslimani i vogël", "Agimi mëson Islamin" etj., por kërkohet që një grup shkencëtarësh të ulen dhe të diskutojnë për të sjellë tek të rinjtë atë që është e përbashkët, pa ndarje shkollash juridike, sektorësh etj.. Kjo ka qenë një iniciativë që më herët, por ka ardhur koha që t'i rrekemi më seriozisht këtij obligimi islam - bartjes së edukimit tek brezat e rinj.

Të gjithë e dinë se që nga vitet '60 të shekullit të kaluar ka pasur ilmihalë për mësimin elementar të bazave të Islamit, që u pasuan me "Drita e zemrës" "Ilmudini" e përkthime të ndryshme nga gjuha arabe, si dhe nga gjuhë rajonale dhe evropiane. Mirëpo, sa janë të përgatitura këto tekste për gjenerata të ndryshme dhe a u përshtaten të gjitha gjeneratave?




Shpesh ndodh që fëmijët të mësojnë mekanikisht duatë, bile edhe leximin e Kuranit, kurse teorinë islame nuk e kuptojnë fare...

Nga përvoja ime më shumë se një dekadë me nxënësit nëpër xhami, kam vërejtur struktura të ndryshme të fëmijëve që vijnë për të mësuar Islamin, duke filluar prej atyre që vijnë të përgatitur nga familja, për të përfunduar me ata që xhamisë ia mësyjnë rastësisht, pa ditur në familje fare. Puna tjetër e hoxhallarëve mbetet tek seleksionimi apo testi pedagogjik e psikologjik për nxënësit që vijnë në xhami për t'i shpjeguar Islamin me metoda bashkëkohore dhe jo direkte, ngase kam vënë re se kjo ka ndikuar në largimin e fëmijëve jo vetëm nga vullneti i tyre, po edhe nga reagimi i prindërve. "Hoxhë, unë nuk dua që fëmija im të mësojë arabisht, vetëm le të mësohet m'u falë", - kjo kërkesë më është shtruar shpeshherë.

Arsyetimi se është më mirë t'i mësojnë shkronjat, sepse pastaj duatë e suret i mësojnë në origjinal, mendoj që nuk u përket rrethanave tona, sidomos kur kemi të bëjmë me grupmoshat e reja. E po t'i shtohet kësaj Diaspora, obligimi bie mbi alfabetin shqip…

## Përgatitja profesionale e mësimdhënësve

Personaliteti i mësimdhënësit pa dyshim që është kushti kryesor i bartjes së edukimit tek të rinjtë. Vrazhdësia apo ashpërsia gjatë mësimit, nuk ishte karakteristikë vetëm për metodat e vjetra të hoxhallarëve "me fallak" e "dajak". Prania e kësaj injorance vërehet edhe tek disa mësimdhënës bashkëkohorë. Ky defekt i mësimdhënësve është në kundërshtim jo vetëm me përvojën pedagogjike, po edhe me Islamin.

Përpos ekzistimit të teksteve dhe metodave, t'i quajmë klasike, rreth zhvillimit të mësimit islam nëpër xhami, dekadat e fundit mësimet islame zhvillohen edhe në kurse verore, sigurisht ku punojnë ekipe. Është e diskutueshme nëse ekipet edukuese ishin profesionaliste apo jo dhe nëse ishin unike. Një çështje në vete është edhe përgatitja profesionale e mësimdhënësve, sepse si çdo shkencë edhe multishkencat islame kërkojnë metoda didaktike e rregulla të pasqyrimit të materies për nxënësit rrafshesh të ndryshme. Që të jem më i qartë, dua të sjell shembullin se kushtet e Imanit apo Shehadeti me parimet e tij, nuk mund t'i shpjegohen njësoj si fëmijës 5 vjeç si studentit.

# Myftiu Tërnava u prit nga Mbreti Leka I



Gjatë vizitës së tij në Kosovë më 14 prill 2009, Naltmadhnia e tij, Mbreti i shqiptarëve, Leka Zogu I, sot pas dite takoi Myftiun e Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i cili shoqërohej nga bashkëpunëtorët, sekretari i Kryesisë së BI-së të Kosovës, Resul Rexhepi, dhe kryeimami i Kosovës, Sabri Bajgora.

Myftiu Tërnava falënderoi Mbretin Zog për angazhimin e tij dhe të Oborrit Mbretëror për Kosovën si para, ashtu edhe pas fitimit të pavarësisë së vendit.

Ndërsa Naltmadhnia e tij Mbreti Leka I, i shprehu gëzimin që po vizitonte Kosovën e lirë sovrane e demokratike: ”Ka ndodhur mrekullia, jam me fat që u takoj në Kosovën shtet”.

Myftiu Tërnava e njohu Naltmadhninë e tij edhe me organizimin e Bashkësisë Islame të Kosovës.

*Myftiu Tërnava në xhaminë e Kastriotit*

## Mevludi është një nga traditat më pozitive të popullit tonë, me të cilin shprehet respekti ndaj Muhamedit a.s.



Të premten, më 20 mars 2009, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga kryeimami Sabri efendi Bajgora, namazin e xhumasë e fali në xhaminë e Kastriotit (ish-Obiliq).

Ajo që duhet thënë që në fillim, është fakti se xhamia në këtë qendër është ndërtuar tash së voni, por e veçanta e saj qëndron në faktin se është e mbushur me xhemat. E tillë, kjo xhami qe edhe këtë ditë kur për ta falur namazin e xhumasë, ishin mbledhur mbi 700 xhematilnj.

Me këtë rast Myftiu Tërnava mbajti hytben, që u ndoq nga xhemati me shumë interesim. Fillimisht, Myftiu foli për rëndësinë që ka xhamia për se ai tha: “Kur kemi filluar ta ndërtojmë këtë xhami, shumë nga njerëzit na thoshin- çka po ju duhet kaq e madhe?! Mirëpo, siç shihet, sot kjo nuk arrin të marrë brenda të gjithë besimtarët që duan ta kryejnë urdhrin e Zotit, ta falin namazin”. Më pas Myftiu foli për rëndësinë që ka edukimi i drejtë i njerëzve dhe për misionin që kanë pasur pejgamberët që nga Ademi e deri tek Muhamedi a.s., për se Myftiu u shpreh:“Krijuesi Suprem i Gjithësisë, krijoi gjithçka ka në të, por kjo do të ishte pa vlerë sikur të mos kishte dërguar krijesën më të mirë e më të veçuar - njeriun. Kjo krijesë është e veçantë nga të gjitha krijesat, sepse është e vetmja që pranoi të merrte përsipër obligimet nga Allahu xh.sh. Prandaj Allahu, kur e krijoi njeriun e parë, Ademin a.s., atij i dha vajin, për ç’arsye ai është edhe pejgamberi i parë”. Më tutje Myftiu tha: “Allahu e edukoi dhe e udhëzoi si të vepronte, dhe kështu zë fill jeta e njeriut në këtë botë. Allahu dërgoi shumë pejgamberë me të vetmin qëllim që ta udhëzonin njeriun se si të jetojë me dinjitet në këtë botë, dhe si ta besojë Zotin Një.




Ne falënderojmë Allahun që na bëri të jemi Ymet i Muhamedit a.s.. E kur jemi këtu, na shkon mendja tek Muhamedi a.s., aq më tepër kur jemi në muajin e lindjes së Muhamedit, që ne e përkujtojmë me dinjitet e pietet të lartë.Për Muhamedin, Allahu xh.sh. në Kuran, thotë: “Ne të dërguam Ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat (botët)”.

Sot, më shumë se 1430 vjet pas Muhamedit, Ymeti i tij është përhapur në tërë botën dhe përbën një ndër besimet më të mëdha në botë, me 22 % të popullatës botërore.

Muhamedi a.s., edhe para se me qenë pejgamber, ishte shembull, si për sjellje ashtu edhe për moral.

Ne si besimtarë duhet të jemi krenarë, sepse Kurani nuk na mësoi për konflikte, luftë e urrejtje, por urdhri i parë në Kuran është: Lexo, mëso e përparo. Kjo është filozofia e Islamit, ky është çelësi i Islamit. Prandaj, ne

duhet të ndihemi krenarë për këtë parim. Për moralin dhe misionin e Pejgamberit për njerëzit, në Kuran thuhet: "O Muhamed, ty të kemi ngjitur në piedestalin më të lartë të moralit".

Në fjalën e tij Myftiu foli për traditën e manifestimit të Mevludit, si traditë pozitive tek populli ynë, për të cilin tha:

"Në Kosovë ka tentime nga qarqe të ndryshme që ne ta harrojmë Muhamedin a.s., ka prej të ashtuquajturve hoxhallarë të cilët thonë nuk bën ta përkujtojmë Muhamedin a.s..! Por, ne pyesim a ka gjë më të mirë sesa të kujtohet Muhamedi a.s.?

Ky vend ka pasur gjithherë hoxhallarë të njohur, që kanë ditur ta edukojnë xhematin tonë drejt, në rrugë të Zotit. Ata e kanë ditur më mirë se ne vlerën dhe rëndësinë që ka Mevludi.

Në manifestimin e mevludit, ku këndohet Kurani, ku këndohen salavate për Pejgamberin, ku dëgjohet historia e Muhamedit dhe ligjërohet për kondita e fesë, - çfarë të keqe ka këtu?!. Manifestimi i Mevludit është ndër traditat më pozitive të popullit tonë, me të cilin shprehet respekti ndaj Muhamedit a.s.".

Faljes së farzit të namazit të xhumasë i priu kryeimami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora.

***(r. shkodra)***

## Vazhdon tradita shekullore e hatmes në Bresanë ku bënë hatme 81 nxënës



Më 6 prill 2009 në Bresanë kanë bërë hatme 81 nxënës. Banorët e dy fshatrave, Bresanë e Kuklibeg, po edhe të fshatrave të tjera përreth ishin tubuar në xhaminë e re të Bresanës, ende e papërfunduar, e cila është xhamia më e madhe në gjithë Kosovën për nga sipërfaqja dhe e cila po pret donacionet e besimtarëve. Ishin tubuar për ta kremtuar përfundimin e leximit të Kuranit nga 81 nxënës të shkollës fillore. Në këtë hatme ishte edhe kryeimami i Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili, me interesimin e tij të jashtëzakonshëm për këtë çështje, arriti të merrte pjesë së bashku me shokë dhe me stafin udhëheqës të Këshillit të Bashkësisë Islame të komunës së Sharrit (Dragashit).Imami i fshatit, Xhevat ef. Fetahi, përshëndeti pjesëmarrësit dhe u shprehu mirëseardhje Kryeimamit dhe bashkëpunëtorëve të tij. Nxënësit recituan pjesë nga Kurani dhe kënduan ilahi. Fjalë rasti mbajtën kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Sharrit, Adem ef. Ihtimani, dhe Kryeimami i Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili, në mes të tjerash, foli për rëndësinë që ka leximi i Librit të Zotit për besimtarët në përgjithësi dhe për moshën e re në veçanti, ndërsa familjarët e fëmijëve që kanë bërë hatme, ofruan ëmbëlsira për pjesëmarrësit, si shenjë kënaqësie për rezultatet e fëmijëve të tyre.

Nxënësit që bënë Hatme në fshatrat Bresanë dhe Kuklibeg:

Agon (Samidin) Xheladini, Aida (Daut) Ahmeti, Zubejde (Selami) Saiti III, Hajrullah (Isak) Hatullahu III, Alma (Vedat) Shaqiri, Sebehate (Afrim) Rexhepi III, Anida (Hesaf) Jonuzi, Imran (Bedri) Qazimi III, Arlind (Vedat) Shaqiri, Fesal (Nexhip) Mehmeti III,Azra (Isam) Hasani, Ahmet (Emin) Kamberi II Azra (Fejzullah) Shasivari, Almira (Naser) Vehbiu II, Bekim (Naim) Halimi, Benjamin (Adem) Vehbiu II, Donjeta (Bejtullah) Rakipi, Besmir (Ymridin) Sylejmani II, Donjeta (Halil) Neshati, Elvedin (Ruhit) Abdurrahmani II, Elfete (Tahir) Kasami, Ensar (Selami) Ramadani II, Elmira (Jonuz) Jonuzi, Ermira (Elez) Veliu II,Elsane (Nehat) Haliti, Fatime (Nasip) Saiti II,Elkame (Bajram) Jakupi, Fatmir (Feti) Hasani II, Elvudina (Qail) Aliu, Fatmire (Xhelal) Salihu II, Enesa (Tasim) Garipi, Flurim (Xhemal) Nazifi II,Ensare (Isak) Hatullahu, Guri (Vedat) Reshiti II, Esma (Nexhmidin) Kasami, Hakibe (Batjar ) Rysheni II, Esra (Aledin) Kasami, Hikmete (Agim) Yzeri II, Flututa (Rexhep) Reshiti, Medine (Selami) Saiti II,Gentiana (Bejtullah) Rakipi, Mensur (Vahidin) Abdurrahmani II,haxhere (Ismail) Nebiu, Myzafete (Gursel) Idrizi II, Hava (Sadik) Zejnullahu, Nadir (Xhevdet) Maliqi II, Jasin (Agim) Tefiku, Nedim (Habibullah) Mehmedi II, Jasmina (Parim) hajredini, Nexhipe (Batjar) Rysheni II, Maida (Imran) Hajrullahu, Omer (Sabit) Sylejmani II, Medihar (Rexhep) Rexhepi, Saera (Rexhep) Rexhepi II, Mimoza (Faik) Hajredini, Semina (Bekim) Kasami II, Nexhare (Naim) Halimi, Xhafer (Qerim) Qerimi II, Razie (Milaim) Halimi, Xhylshahe (Hadi) Rexhepi II, Ryshen (Sedat) Rysheni,Azra (Sabit) Qerimi II, Sabina (Enver) Maliqi, Valbona (Sabit) Fejziu III, Samire (Reshat) Reshiti, Ilderina (Zudi) Kasami III, Sara (Ymer) Shaqiri, Linda (Behar) Salihu III, Saxhid (Fesal) Shaqiri, Arzen (Berat) Salihu II, Semire (Ismet) Tosuni Nadije (Agim) Yzeri III, Shefije (Ifraim) Tafili, Ibadete (Musli) Ibrahimi II. Valmira (Faik) Hajredini, Valmir (Sedat) Ahmeti, Xhejlane (Tahir) Kasami, Zejnebe (Gajur) Aliu, Isa (Salim) Asllani, Nesar (Vajdin) Asllani,Vjollca (Emri) Beqiri.

***Fitim Flugaj***

# Udhëheqësit e Kryesisë në takim me imamë dhe nëpunës të regjioneve të BIK-së



Amanetin që kemi marrë mbi vete, mund ta realizojmë vetëm të bashkuar dhe me unitet në veprime e sjellje, si në xhami ashtu edhe në xhemate.

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, nga 1- ? prill ka filluar mbajtjen e takimeve me nëpunës dhe imamë në regjionet e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës.

Temë diskutimi në takimet me nëpunësit dhe imamët nëpër qendrat regjionale, ku morën pjesë përfaqësuesit më të lartë të Kryesisë së BI, qe diskutimi i zhvillimit të jetës fetare në terren, aktiviteti i imamëve e nëpunësve fetarë, sfidat me të cilat përballet BIK kohët e fundit dhe perspektiva për të ardhmen.

Në takim me nëpunësit dhe imamët e regjionit të Prishtinës, ku bëjnë pjesë: Këshillat: i Prishtinës, Drenasit, Podujevës dhe i Lipjanit, sekretari i Kryesisë së BI të Kosovës, H. Resul Rexhepi, dhe anëtarët e Kryesisë së BI-së të Kosovës, Ekrem Simnica e Fahrush Rexhepi, u folën atyre për zhvillimet në dhe rreth Bashkësisë Islame.

Gjendjen e tashme të Bashkësisë Islame të Kosovës, folësit e vlerësuan të mirë e stabile, por në këtë kontekst nuk lanë pa përmendur as rastet që kanë ndodhur kohët e fundit, kur u sulmuan fizikisht zyrtarë të BIK-së nga persona të panjohur.

"Këto raste, ku atakohen e dhunohen fizikisht zyrtarët e BI, janë të papranueshme dhe si të tilla duhen dënuar nga të gjithë, ngase tradicionalisht imami dhe zyrtarët e BI-së në këtë vend kanë qenë të respektuar nga masa e gjerë. Andaj, atakimet që kanë ndodhur, përveç që kanë atakuar personat e prekur, kanë atakuar edhe institucionin e Bashkësisë Islame, dhe ne të gjithë duhet të jemi të vetëdijshëm se këto gjëra nuk duhet të na përsëriten më, ngase dëmtojnë rëndë Bashkësinë Islame, vlerat e saj tradicionale, dhe krijojnë një imazh të keq për ne. Veprimet e tilla janë të papranueshme dhe nuk duhet të kenë vend në shoqërinë tonë" - tha sekretari i Kryesisë së BI të Kosovës, H. Resul Rexhepi.

***(r. shkodra)***

# Magjistroi Fitim Gashi në degën e Sheriatit lënda e Fikhut



Më 31.03.2009 në në "Universitetin e Hapur Amerikan" (American Open University) kandidati Fitim Gashi në shkencën e Fikhut-dega e Sheriatit mbrojti me sukses temën e magjistraturës me titull "Studim, transkriptim dhe recensim i kapitullit të Testamentit", nga libri i cili gjendet në dorëshkrim "Gajetul-bejan ve nadiretuz-zeman fi ahiril-avan fi sherh - El-hidajeh", i autorit Imam Emir Katib Ibn Emir Umer Ibn Emir Gazi El-farabijj El- hanefijj (758 h.).

Kanditadi Fitim Gashi temën e mbrojti para komisionit të përbërë nga: Prof. Dr. Muhamed Nebil Ganaim - mentor dhe kryetar i komisionit, Prof. Dr. Ibrahim Muhamed Abdurrahim - anëtar i komisonit, Prof . Dr. Muhamed Nexhib Ivedajni El-magribijj – anëtar i komisinit. Objekti i tematikës që ka rrahur Fitim Gashi në këtë punim, ka të bëjë me një qasje studioze ndaj njërit prej librave sqarues që i janë bërë librit "El-hidajeh", i njohur si një prej librave bazë në jurisprudencën islame sipas medh'hebit hanefi .Tema është vlerësuar me notë të shkëlqyeshme (takdir mumtaz) nga komisioni. Anëtarët e komisionit kanë konstatuar vlerën e lartë shkencore të punimit si dhe objektivitetin e studiuesit, në veçanti kur dihet se ai nuk ka origjinë arabe. Megjithatë, ky fakt nuk e kishte penguar fare atë që ta punonte temën me një stil të lartë letrar të gjuhës arabe , si dhe t'i përmbahej metodologjisë shkencore hulumtuese.

Tema është përmbledhur në një vëllim prej afro 300 faqesh.

## Shënim për Fitim Gashin

Fitim Gashi, i lindur në fshatin Majac më 24.09.1978 , komuna e Podujevës, shkollën fillore e kreu në vendlindje, të mesmen - medresenë e mesme "Alauddin" të Prishtinës (1992-1996), dhe më pastaj i vazhdoi studimet universitare në Riad të Arabisë Saudite, në Universitetin "Mbreti Saud", dega e Fikhut dhe Usuli Fikhut (2000-2004). Menjëherë pas kryerjes së fakultetit, ai regjistroi studimet posuniversitare, në Kajro të Egjiptit në vitin 2005.

***(r. shkodra)***

## Arabia Saudite njeh shtetin e Kosovës



Mbretëria e Arabisë Saudite ka njohur Kosovën me shpresën se ky zhvillim do të ndikojë pozitivisht në përmirësimin e sigurisë dhe qëndrueshmërisë në vend dhe në rajon. Arabia Saudite është një ndër vendet më me ndikim në botën arabe dhe së bashku me Emiratet e Bashkuara Arabe bëhen vendi i dytë islam që njeh pavarësinë e Kosovës. Numri i vendeve që e kanë njohur pavarësinë e Kosovës arrin në 58. Pavarësia e Kosovës kundërshtohet fuqishëm nga Beogradi dhe vende të tjera, përfshirë Rusinë. Vendimi i Arabisë Saudite për ta njohur Kosovën bëhet pak ditë pas paraqitjes në Gjykatën Ndërkombëtare të Drejtësisë të argumenteve për ligjshmërinë e shpalljes së pavarësisë së Kosovës.

## Departamenti i Çështjeve Islame në Dubai fillon fushatën botërore për lexuesit e Kuranit




Departamenti i Çështjeve Islame dhe Bamirësisë në Dubai ka filluar fushatën botërore 'Lexuesit e Kuranit', e cila do të zgjasë nga muaji prill deri në 30 nëntor 2009. Fushata ka për qëllim të ndikojë në rolin e qendrave për hifzin e Kuranit Fisnik, qendrave speciale, rolin e të moshuarve dhe qendrave për persona me nevoja të veçanta, si dhe shoqatave ekzekutive. Gjithashtu, kjo fushatë ka për qëllim edhe nxitjen e punëtorëve për hifzin e Librit të Allahut.

## Vizita e Obamës në Turqi



Në kohën kur kritikët e Partisë së Drejtësisë dhe Zhvillimit, që është udhëheqëse në Turqi, menduan se Erdogani- prijësi i partisë- me këto qëndrime politike kishte humbur shumë tek rivalët e tij perëndimorë, - përkrahësit e Erdoganit iu kundërpërgjigjën atyre se pikërisht qëndrimi i prijësit të tyre në atë kohë bëri që Presidenti i Amerikës, Barak Obama, të vendoste për të vizituar Turqinë duke qëndruar dy ditë në Ankara dhe Stamboll, vizita e tij e parë në një vend islamik.

## Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, mos e ndaloni shamin në shkolla



Komuniteti Mysliman i Shqipërisë shpreh indinjatën e tij ndaj privimit të vajzave me shami nga e drejta kushtetuese për arsimim, duke deklaruar edhe një herë se veshja e vajzave myslimane me shami koke nuk është simbol dhe indoktrinim fetar, por një obligim i besimit islam. "Kushtetuta e Republikës së Shqipërisë, i garanton çdo shtetasi shqiptar të drejtën e arsimimit dhe të lirisë së besimit. Reagimi vjen vetëm një ditë pas përjashtimit nga shkolla 9-vjeçare "31 korriku" në qytetin e Burrelit, të nxënëses 14-vjeçare A.Neziri, praktikante e besimit mysliman.

## Obama përkrah Turqinë për anëtarësi në BE



Vizita ka si qëllim përmirësimin e marrëdhënieve në mes dy vendeve. Presidenti amerikan, Barak Obama mbërriti në Turqi me qëllim përmirësimin e marrëdhënieve në mes dy vendeve. Gjatë kohës së Bushit Turqia qe kthyer në një nga vendet më antiamerikane në botë. Presidenti Obama vlerëson se Turqia, kryesisht myslimane, është një demokraci shekullare, me rrënjë të thella në Europë. Është vizita e tij e parë bilaterale, pas Kanadasë - duke nxjerrë kështu në dukje rëndësinë strategjike që Administrate Amerikane i jep Turqisë, si një vend i qëndrueshëm në një rajon të paqëndrueshëm e kritik.

## Turqia ka filluar të ndihet disi më mirë tashmë me Amerikën



Fakti që Barak Obama po e viziton vendin kaq shpejt gjatë preside-ncës së tij, është mirëpritur si një shenjë se ShBA kërkon të riangazhojë Turqinë. Një reflektim ndofta i rolit gjithnjë e më aktiv të Ankarasë në rajon - në çështje që janë në qendër të politikës së jashtme amerikane. Ka shumë më shumë simpati për Barak Obamën, i cili është më shumë pro dialogut, sesa konfrontimit.

## Profesori francez, pranon Islamin



Profesori francez, Sherif Dardimiz, specialist në mjekësinë e sëmundjeve psikike në Universitetin 'Dikart' të Parisit, deklaroi se është njohur me Islamin gjatë një vizite që kishte bërë së fundi në Arabin Saudite. Ai shtoi se publikoi Islamin e tij pasi njohu Islamin, pa si bashkëveprojnë njerëzit në mes tyre me butësi dhe çfarë është solidariteti e siguria shoqërore, - gjë që patën ndikim në vendosmërinë e tij për ta përqafuar fenë islame. Mbreti Abdullah bin Abdul-Aziz, e ka pritur në divanin e tij mbretëror profesorin specialist Dardiniz, i cili ka shpallur i islamin e tij së voni.

## Më shumë se një miliard njerëz vuajnë nga uria



Kombet e Bashkuara kanë deklaruar se më shumë se një miliard njerëz në tërë botën vuajnë nga uria e skajshme, dhe se numri i të uriturve është në rritje të vazhdueshme. Oliver De Shatir, drejtues i KB, thotë se kjo gjendje është e papranueshme, sidomos pasi e dimë fare mirë si shoqëri shtetërore se cilat janë mjetet dhe procedurat që mund të ndryshojnë këtë situatë. I bindur se shkaku i kësaj katastrofe ka të bëjë me tregtinë shtetërore jo të drejtë, e cila po shpie në neglizhenca e përfitime agrare në shumë vende të botës përmes tri kontratave premtuese të fundit. Kurse, sipas mendimeve të tyre, thuhet se faktorët kryesorë dhe përgjegjës për urinë janë margjinalizimi, varfëria, mosdhënia në pronësi e tokave të punueshme dhe ulja e nivelit të punëve të ndershme.

## Futbollisti spanjoll, fushatë për Islamin




'Namazi i sabahut është matësi i dashurisë sate ndaj Allahut', ky është slogani i fushatës që bën lojtari gjerman Frederik Kanuti, lojtar i Seviljes së Spanjës, fushatë që ka për qëllim stimulimin e myslimanëve të Spanjës për kujdesin ndaj namazit të sabahut. Duke iu bashkuar kësaj fushate fetare, shoqatat islame në Spanjë kanë përgatitur programe, ligjërata, forume dhe hutbe për rëndësinë dhe shpërblimin e namazit të sabahut. Gjithashtu, sqarohet se dy rekatet e sabahut janë synete fillestare që i paraprijnë namazit farz të sabahut.

## Kryepeshkopi i kishës anglikane: Ju falemnderit, muslimanë britanikë!



Kryepeshkopi Rowan Williams ka bërë një autoritet si një lider perëndimor i krishterë dhe i ka falënderuar myslimanët britanikë për shkak të kthimit të religjionit dhe të etikës në jetën publike. Mendoj se islami ka dhënë kontribut të rëndësishëm për shqyrtimin e religjionit në jetën publike. Nëntorin e kaluar, shefi i seksionit për kontakte ndërfetare i Vatikanit, kardinali Jean-Louis Tauran ka falënderuar myslimanët për kthim të religjionit në jetën publike në Europë. Williams i ka kritikuar liderët perëndimorë të krishterë që nuk kanë pasur sukses në të distancuarit e bashkësive të tyre nga ndikimi i materializmit dominues dhe shkatërrues. Kryepeshkopi ka bërë thirrje për forcimin e bashkëpunimit ndërmjet myslimanëve dhe të krishterëve "Nëse do të mbanim religjionin në institutet tona edukative, mendoj se do të arrinim shumë".

## Ministria e Shëndetësisë e Francës fillon fushatë kundër pirjes së alkoolit



Fushata që ka nisur aktualisht Ministria e Shëndetësisë e Francës kundër përdorimit të alkoolit, duke e cilësuar si njërin nga shkaqet më të këqija të kancerit, ka shkaktuar hidhërim në mesin e prodhuesve të alkoolit në vend. Stagnimi aktual i ekonomisë do të ishte detyrues për Presidentin francez që të zgjedhë një kohë tjetër më të përshtatshme për fushatën aktuale'. Kjo fushatë e ministrisë thekson se një gotë e vetme alkooli, e përdorur për çdo ditë, shton mundësinë e infektimit me kancer. Gjithashtu, fushata përqendrohet në udhëzimet e Institutit Francez për luftimin e kancerit, të cilat theksojnë se përdorimi i alkoolit dhe veçanërisht i rakisë duhet të ndërpritet patjetër.

## Një shërbyese indoneziane kontribuon me 100 dinarë kuvajtianë për ndihmë Gazës



Një shërbyese indoneziane, e cila punon në Kuvajt tash gjashtë vjet, ka kontribuar me 100 dinarë kuvajtianë (350 dollarë amerikanë) për ndihmë të banorëve të Gazës, me gjithë nevojën e saj të madhe për çdo dinar, për shkak të kujdesit ndaj familjes së saj në Indonezi, me numër të madh anëtarësh - shtatë vëllezër e motra, si dhe dy prindërit e saj, të cilët jetojnë së bashku në një gjendje të skamjes dhe varfërisë nga papunësia që vuajnë shumica e djemve të fshatit të saj.Edhe pse kjo shumë parash mund të duket e vogël për shumë njerëz me të ardhura të larta e pasuri të madhe, megjithatë konsiderohet një kontribut shumë i madh në krahasim me mundësitë e Fatima Bajaxhan Bajidin (26 vjeç), e cila merr rrogë mujore dyzet dinarë kuvajtianë (140 dollarë amerikanë). Ajo ka vendosur ta lërë Kuvajtin përgjithmonë dhe të kthehet në vendin e saj në fund të këtij viti, për t'u përgatitur për martesën e saj, një ngjarje kjo me probleme të sigurimit të mobiljeve të shtëpisë për martesë për shkak të varfërisë së të fejuarit të saj dhe të ardhurave të tij të kufizuara.

## Qeveria tajlandeze premton taktikë të re paqësore për myslimanët vendorë




Kryeministri tajlandez, Ebhisit Fixhaxhija, premton se do të vazhdojë proceset e reja me bashkëveprim me SD në provincat jugore me shumicë myslimane, të bazuara në plane politike paqësore. Fixhaxhija të shtunën e kaluar, para kongresit të lidhjes së shteteve juglindore Asia, në kryeqytetin e Indonezisë, Xhakartë, tha: 'Besoj se të gjitha ndryshimet që kemi parë gjatë dy muajve të kaluar, janë të qarta, kurse determinojnë qasje të re në mënyrën e bashkëveprimit tonë me pjesën jugore'. Po ashtu, ai qartësoi se qeveria e tij aktualisht po ecën për një rishikim të plotë për përmirësimin e halleve të myslimanëve në Jug dhe për vendosjen e politikave përkatëse për zgjidhjen e problemeve të tyre, duke theksuar se autoritetet do të hapin prova për shkeljet që ka bërë ushtria kundër minoritetit mysliman.

## Lajmërime mbi themelimin e partisë së parë islame në Spanjë




Gazetat spanjolle publikuan se myslimanët e qytetit të Kordobës janë duke menduar për të themeluar partinë e parë islame në jug të vendit, ku ka më shumë se një milion e njëqindmijë myslimanë, me emrin 'Rilindja dhe Bashkimi'. Duke e bërë këtë mbi shembullin e partive krishtere-katolike si lejedhënëse të saj, përkrahësit e ngritjes së partisë së re, e cila do duhej ta kishte selinë në kryeqytetin Madrid, thonë:' ...janë përcaktuar përgatitjet, në mënyrë që të jetë një dritare për mbrojtjen e të drejtave të emigrantëve, prezantimit në skenën politike spanjolle dhe do të bëhet një hapje mundësish për jomyslimanët për të paraqitur llojllojshmërinë fetare në vend'. Gazetat e kanë bërë të qartë se blloku politik i partisë së re do të përbëhet nga myslimanët spanjollë të Kordobës, arabë dhe kombësish të tjera emigrantësh.

*Përgaditi:*
***Remzi Nura***

# Fjalëterthore

| Autor: **Agim GASHI** | FOTO | Kompania ajrore sllovene | Shtet ishull... e re | Integrated motor assist | Mentë | Shkronja e dhjetë e alfabetit | Fushë-beteja | Etapat | Universiteti i Medines | Shtyp nga lart, ngjesh | Kryepro-kurorja e Shqipërisë |  | Gjerësia më e madhe e një rrethi | Pëlqim (arb.) |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| Patriot shqiptar Gafurri | | | | | | | | | | | | Kam njohuri | | |
| Njeriu i parë | | | | | | Fshat afër Pejës | | | | | | Illir Konushefci | | |
| Banorë i Irlandës | | | | | | | | | Lloj shale prej drurit / radium | | | | | |
| Shumës e ime | | | | Kade djathi / Shtet i madh aziatik | | | | | | Përputhja e vargjeve / Azot | | | | |
| Në këtë qast | | | | | Nofka e Agim Ramadanit | | | | | | | Erbium / Sillet rrotull | | |
| A.? | | Dalip Nimani | | |  | | | | | Mehmet (dim.) | | | | Thirrja para farzit |
| Kryeqyteti i A. Saudite | | | | | | | | | | Futbollisti Tieri | | | | |
| Numan Baliq | | | Një romak / lëngu i kumbu-llave | | | | | | |  | Shoumeni amerikan Kavet / Njësoj | | | |
| Copa që qepet në vrimën e petkut | | | | | | | | | | Betim | | | Halifi i dytë i musli-manëve | |
| Rruga (lat) | | | | Shkëlqim (lat) | | | | | | Bërthamë | | | | |
| Qytet kurd në Irak | | | | | | | | | | Repuplika | | Mua (ang) / Gabzheri | | |
|  | Lloj lënde e fortë plastike | Disburg / Arkivol | | | | | | | | Mjet i vogël pune | | | | |
| Hapësira qiellore | | | | | Gji i vogël në breg të detit | Këngëtari Shaqiri (shq.) | Rrugë (ar.) | Energjia | Vend-banim shqiptar në Mal të Zi | Qytet bregde-tarë në Itali | | | | |
| Diqka banale | | | | | | | | | | Floriri / Lloj bari havaian | | | | Pjesëtar i keltëve |
| Koreografi i ndjer Nokshiqi | | | | Përveç (arb) / sid bel abes | | | | Grup i fshatarëve që e ndih-monin njëri-tjetrin | | | | | Kalium / ...Jul Cezari | |
| Shkronjë greke | | | Resëtar / Italishtë | | | | | | | | Kohë e lirë / Iriq | | | |
| Nderimi (turqisht) | | | | | | | | Pjesëtar i ilegales | | | | | | |
| Njëri nga 3 filmat që ka fitu-ar 11 oskar | | | | | | | | | Ujëdhesa | | | | | |

Zgjidhja:
NAZIM GAFURRI, DI, ADEMI, RAMAN, IK, IRLANDEZ, SAMAR, MIA, TINAR, RIMA, TANI, KATANA, ER, Ë, DN, MET, RIAD, ANRI, NB, I, DIK, ARNA, BE, A, VIA, ATOM, AKRA, R, ME, DU, ALET, ETER, BARI, BANALITET, ARI, ABI, ILA, UPRI, K, NU, SMIRËZI, NGE, ITIBARI, ILEGAL, TITANIKU, ISHULLI